# DITURIA ISLAME

NUMËR 309 | VITI 30 | QERSHOR 2016 | SHEVAL 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €




## Në Kosovë u prit dhe u kremtua
## FESTA E FITËR BAJRAMIT

**Rezoluta e Fatih Sulejman Mehmedit, i biri i Murat Hanit,**

# Mehmeti i Dytë-Ngadhënjimtari i amshuar

Unë, Sulltan Mehmet Han, me këtë dekret timin mbretëror i shpall tërë botës se franjovitët boshnjakë janë nën mbrojtjen time, andaj urdhëroj:

Që askush të mos i shqetësojë dhe të mos u bëjë keq njerëzve të përmendur dhe faltoreve të tyre. Le të jetojnë në paqe në mbretërinë time, dhe këta njerëz që janë bërë refugjatë të jetojnë të lirë dhe të sigurt. Le të kthehen në të gjitha viset e mbretërisë time, dhe pa frikë të vendosen në manastiret e tyre.

Askush nga zyrtarët e lartë mbretërorë, vezirët e mi apo nëpunësit, e as shërbëtorët e mi e as varësit mbretërorë nuk do të lëndojnë krenarinë e këtyre njerëzve, dhe nuk do t'u bëjnë keq.

Askush të mos sulmojë, nënçmojë dhe rrezikojë jetën, pasurinë dhe faltoret e këtyre njerëzve. Nëse këta njerëz sjellin dikë nga vendet e tjera në shtetin tim, edhe ata kanë të drejta të njëjta.

Duke publikuar këtë dekret, betohem me emrin e Krijuesit dhe Zotit të Tokës dhe qiellit, të deleguarit tonë të ndritshëm të Zotit (Allahut) pejgamberit Muhamed, të 124 mijë pejgamberëve (të dërguarve) dhe shpatës në brez, që askush nga varësit e mi nuk do të veprojë në kundërshtim me të shënuarit në këtë dekret, derisa ata (franjovitët) të më jenë besnik mua dhe t'i nënshtrohen urdhrit tim.

***P.S.:***
***Ky deklaracion për lirinë dhe tolerancën e pjesëtarëve të feve dhe racave tjera është hartuar më 28 maj 1463.***
***Origjinali ruhet në Manastirin katolik Franjovit, në qytetin Fajnicë të Bosnjës dhe Hercegovinës***

*Përktheu nga gjuha boshnjake,*
*Enver Sahatçiu-Ferizaj*

PËRMBAJTJA





# Kryetari i Kuvendit të Kosovës, Kadri Veseli, vizitoi Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava

Myftiu Tërnava më 5 qershor priti në një takim kryetarin e Parlamentit të Kosovës, z. Kadri Veselin. Me këtë rast kryetari Veseli i uroi për muajin e madhërishëm, dhe nëpërmjet tij të gjithë besimtarët islamë në Kosovë. "Ky muaj na e përkujton sakrificën e njeriut për njeriun, si dhe tolerancën midis njerëzve, duke shërbyer njëkohësisht si motiv shtesë për të qenë më afër dhe në përkrahje të njëri-tjetrit. Të tillë duhet të qëndrojmë jo vetëm gjatë këtij muaji, por gjatë gjithë vitit", theksoi kryetari Veseli, duke paralajmëruar se gjatë muajit Ramazan do të vizitojë familje të ndryshme dëshmorësh dhe familje të tjera në nevojë.

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnava, falënderoi kryetarin Veseli për këtë vizitë në vigjilje të muajit të madhërishëm, duke e konsideruar si të një rëndësie të veçantë për institucionin që ai drejton dhe për të gjithë besimtarët myslimanë. Myftiu, gjithashtu, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin e tij personal, i ka uruar të gjithë besimtarët myslimanë për fillimin e muajit Ramazan.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com /
Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

*"Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni, e ta humbni fuqinë...!"*

*(El Enfalë, 46)*

# Në frymën e medhehbit hanefi

*Myslimanët e hapësirave tona e morën mësimin e saktë të Ehli Sunetit dhe të Xhematit-Islamin burimor, para më shumë se pesë shekujsh, dhe e mbajtën atë deri më sot. Ulemaja dhe bashkësitë islame në Ballkan, gjatë Perandorisë Osmane dhe pas saj, deri më sot i kanë shpjeguar dhe interpretuar mësimet islame në frymën e medhehbit hanefi.*

*Ruajtja e mësimeve të kësaj shkolle e mbron dhe e forcon unitetin fetar të myslimanëve te ne, që është një nga intencat dhe synimet e rëndësishme të sheriatit: "Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni, e ta humbni fuqinë...!" (El Enfalë, 46)*

*Duke pasuar medhhebin hanefi, që është një nga katër medhhebet e Ehli Sunetit dhe Xhematit, myslimanët tanë nuk duhet të lejojnë që interpretimet sektariste apo ekstremiste të kërcënojnë unitetin dhe traditën e tyre të shpjegimit të fesë.*

*Prandaj, përkundër tentativave të ndryshme, duhet të jemi të vendosur për ta ruajtur medhhebin hanefi në aspektin e fikhut dhe në aspektin e akides, sipas shkollës së Maturidiut, në përputhje me Kuranin dhe Sunetin dhe gjeneratat e para. Të punojmë në ruajtjen e unitetit të myslimanëve, dhe të mos lejojmë që grupacione të ndryshme të krijojnë konfuzion dhe grindje të panevojshme. Të kapemi pas fesë së Allahut: "Dhe kapuni ju të gjithë për litarin e Allahut, dhe mos u përçani!" (Ali Imran, 103)*

*Të kuptojmë se feja islame është lënë në duar të sigurta dhe dijetarë të ndershëm e besnikë, që e kanë shpjeguar gjeneratë pas gjenerate. Se ky umet nuk shkon në humbje na tregon edhe Pejgamberi a.s., kur thotë: "Umeti im kurrë nuk do të pajtohet për të devijuar (dalalet), në qoftë se ju shihni kundërshtime të mendimeve mes jush, atëherë pasoni shumicën!", (Hadith sahih).*

*Prandaj, myslimanët duhet të ndjekin interpretimin dhe shpjegimin e fesë nga ulematë e tyre, dhe t'i përmbahen interpretimit institucional të Islamit, për ç'gjë kanë kompetencë bashkësitë islame të vendeve gjegjëse. Interes strategjik dhe objektiv i myslimanëve te ne duhet të jetë ruajtja e unitetit të tyre fetar, si një parakusht i çdo uniteti tjetër.*

*Ne duhet t'i ftojmë njerëzit në fenë e Zotit me fjalë të urta e këshilla të mira. Të ushqejmë mendim të mirë për Zotin, dhe me kumtin tonë t'i mësojmë njerëzit të falen nga dashuria për Zotin.*

*Ajni Sinani*

# Urimi i Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, me rastin e festës së Bajramit të Madh

*Të nderuar besimtarë,*
*Vëllezër e motra,*

Nesër, më 05 korrik 2016, është dita e parë e Fitër Bajramit, e cila vjen si rezultat i kryerjes së një prej obligimeve më madhore të fesë sonë, njërit prej kushteve të Islamit, agjërimit të muajit të bekuar Ramazan, muajit të Kuranit, të sakrificës, përkushtimit e devotshmërisë së shtuar në adhurim ndaj Krijuesit të gjithësisë. Prandaj, më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, organeve dhe institucioneve të saj, dhe në emrin tim personal, t'ju uroi për festën e Fitër Bajramit, për dëshirat më të mira për ju dhe familjet tuaja. Nesër, në agimin e hershëm, shumë nga besimtarët tanë do të nisën për në xhami, të gëzuar e të motivuar si asnjëherë më parë, për ta kurorëzuar agjërimin me faljen e namazit të Bajramit. Kjo ditë e Bajramit, që vjen pas një sakrifice të madhe vetëm për Zotin Krijues, me të drejtë na jep motiv të shpresojmë në shpërblimin nga i Madhi Zot. Kjo është një ditë e cila rrit edhe më besimin te Zoti dhe shpresën për një jetë më të mirë, duke e ditur se festa e Bajramit është festa më e bekuar për besimtarët islamë.

Është festa e sakrificës, e devotshmërisë, bamirësisë, solidaritetit, unitetit e bashkimit dhe mirësisë. Kjo festë e Fitër Bajramit për të gjithë ne sjell gëzim, lumturi, bashkim, urtësi e paqe, duke e pasur në hatër se kjo festë na çliroi nga ndjenja e hezitimit, dobësisë, vuajtjes e dyshimit, duke forcuar besimin tonë në Zotin Krijues.

Allahu xh.sh., thotë: "E, s'ka dyshim se ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt dhe u thonë: të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde Xhenetin që ju premtohej. Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, kudo të keni atë që dëshironi dhe gjithçka që kërkoni." (Fusilet, 30-33)

*Të nderuar besimtarë,*

Nëpër familjet tona edhe gjatë kësaj feste të përhapim ndjenjën e vëllazërisë, mirësisë e dashurisë me njëri-tjetrin, dhe të kemi shëndet, harmoni e lumturi. Urimet me njëri-tjetrin, vizitat nëpër familjet tona, janë tradita që duhet ndjekur për të shprehur vëllazërinë, bujarinë e sinqeritetin me njeri-tjetrin, për të uruar dhe gëzuar gjatë kësaj feste kaq të rëndësishme.

Sot, kur feston bota mbarë, kur zemrat tona janë edhe më afër me njeri-tjetrin, kur mëshira e Allahut xh.sh., është shpërndarë si asnjëherë më parë mbi besimtarët, kur shumë fytyra janë të gëzuara dhe presin që nesër të jenë në përqafim me prindërit dhe të afërmit e tyre për të uruar për festën e Fitër Bajramit, ta lusim Allahun për faljen e mëkateve dhe shpërblimin me të mirat e Tij! Në këto momente festive kudo shtrihet dora e mëshirës, kjo festë nëpër familjet tona mbjell gëzimin e harenë, forcon vëllazërinë dhe dashurinë mes njerëzve, na rikujton për kujdesin e vazhdueshëm që duhet të kemi edhe në këto momente festive për varfanjakët, të sëmurët, të paaftët për punë, si dhe për të gjithë ata që janë në nevojë.

Festa e Fitër Bajramit njeriun e rikthen edhe njëherë në përkushtimin edhe më të madh ndaj Krijuesit, vepër që e shprehim përmes adhurimeve të shumta, të cilat e pastrojnë dhe e motivojnë shpirtin edhe më shumë për vepra të mira, si dhe duke pastruar atë nga egoja, urrejtja, pangopësia, zilia e xhelozia, dhe duke e udhëzuar në vepra të mira dhe respekt për njëri-tjetrin.

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Për një moment le të na kujtohen shumë fëmijë e familjarë që këtë festë, përkundër dëshirës së tyre, nuk mund ta festojnë nëpër vatrat e tyre, sepse janë të përfshirë në luftë. Vuajtjet e fëmijëve dhe të të pafajshmëve në luftën në Siri e Irak, nga dora vrastare e njerëzve kriminelë në Mijan Mari, si dhe shumë qendra tjera ku fëmijët janë viktimë e terrorit të ushtruar nga grupe e qeveri të ndryshme. Ta thërrasim ndërgjegjen e strukur jashtë kodit moral, që duhet ta ketë çdo qenie njerëzore, ta rizgjojmë atë, dhe të ndalen këto krime nëpër botë; të shpëtojë ajo që mund të shpëtohet dhe të përgatisim një të ardhme sa më të mirë për të gjithë.

Në fund, më lejoni që edhe njëherë t'jua uroj festën e Fitër Bajramit të gjithë vëllezërve dhe motrave tona, brenda trojeve tona etnike dhe në mërgatë, kudo që gjenden. E lus Allahun xh.sh., që t'i mëshirojë të gjithë ata që jetën e tyre ia falën Zotit, për fenë dhe atdheun e tyre.

*Me fat festa e Fitër Bajramit!*

*Myftiu i Kosovës,*
***Naim ef. Tërnava***

# Hytbeja e Myftiut, Naim ef. Tërnava me rastin festes së Fitër Bajramit!

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Sot, në këtë ditë gëzimi e hareje, bota mbarë me të drejtë po e feston ditën e Fitër Bajramit, festës e cila vërehet në fytyrat e të gjithë atyre që me bindje, vullnet, devotshmëri e sakrificë një muaj të plotë ishin edhe më shumë se muajt e tjerë në adhurim ndaj Krijuesit të këtij universi. Përmes agjërimit dhe adhurimeve të shumta, përmes iftareve të shtruara nga njerëz të vullnetit të mirë, namazeve e adhurimeve tjera, besimtarët shprehën devotshmërinë dhe gatishmërinë për të treguar edhe njëherë se i qëndrojnë besnik fjalës së Allahut xh.sh., e me këtë i shtuan edhe më shumë vlerën, bukurinë dhe hijeshinë këtij muaji të bekuar Ramazan- muajit të Kuranit.

Sikur të gjithë ishim nisur në një rrugë, në një qëllim, në një pistë të njëjtë, se kush më shumë po përfiton nga të mirat e këtij muaji, se kush më shumë do të marrë nga begatit e të Madhit Zot, të cilat i ka premtuar se gjenden në muajin e shenjët e të bekuar Ramazan. Prandaj, të shtyrë nga kjo ndjenjë, e të motivuar nga fuqia e besimit, bashkërisht u gjendëm nëpër xhami, ligjërata, tribuna, programe televizive me përmbajtje fetare, me skamnorët e jetimët, njerëzit në nevojë, që sadopak të begatojmë sofrat e tyre për iftar e syfyr, dhe të forcojmë ndjenjën e besimit dhe përkushtimit ndaj Zotit Krijues.

Në këtë drejtim, thirrjes sonë në fillim të këtij muaji, pra që të ndihmohen të varfrit, skamnorët dhe njerëzit në nevojë, në mënyrën më të mirë iu përgjigjën edhe disa nga bizneset e Kosovës, për çka unë në këtë ditë të Bajramit i falënderoi, sepse me ndihmën e tyre vetëm përmes Bashkësisë Islame u ndihmuan mbi 15 mijë familje. Vepra e tyre tregon se ky popull e këta besimtarë kanë zemër të madhe, kanë dëshirë e vullnet për të ndihmuar, dhe se nuk kursejnë asgjë nëse ata e fitojnë besimin aty ku e japin pasurinë e tyre. Kjo garë për të bërë vepra të mira vazhdon gjatë tërë jetës së njeriut. Për këtë na jep shenjë edhe Kurani, kur Allahu xh.sh., thotë: "Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhenet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e Tokës, i përgatitur për të devotshmit!" (Ali Imran, 133)

Gjatë këtij muaji si asnjëherë më parë kemi ushqyer zemrën e shpirtin tonë me ushqimin e adhurimit, dashurisë dhe respektit ndaj Zotit xh.sh. Ky besim, respekt e përkushtim në brendinë e shpirtit të njeriut ngjall ndjenjën për të vazhduar me vepra të mira dhe përkushtim të vazhdueshëm ndaj Allahut xh.sh. Këto vepra të mira, kjo sakrificë kaq e madhe në këtë muaj të shenjët të Kuranit, sikur lëshon kushtrimin deri në kupolën e fundit të qiellit të shtatë, duke thirrur njeriun, ndërgjegjen e tij, duke i rikujtuar atij pavarësisht vendit, ngjyrës, gjuhës e besimit që ka, se të gjithë jemi bijtë e Ademit dhe Havasë, se jemi të krijuar nga toka, për të qenë mëkëmbës në Tokë, dhe për të siguruar paqe në Tokë, duke e ditur se të gjithë jemi të urdhëruar nga I Madhi Zot, që të jetojmë në paqe e harmoni, larg çdo dhune, persekutimi, vrasjeje, mbytjeje, maltretimi a torture, duke e ditur se Allahu nuk krijoi njerëzit që të ndahen dhe përçahen.

Prandaj, pendohu, o njeri! Kthehu në vetën tënd, e mos humb nga vetja veçoritë me të cilat Allahu na ka veçuar në raport me krijesat e tjera, që ne të jetojmë e bashkëpunojmë bashkërisht, duke siguruar një të ardhme sa më të mirë për gjeneratat që do të vijnë pas nesh, që në botë të mbretërojë paqja dhe harmonia.

Allahu xh. sh., thotë: "O ju që keni besuar, pendohuni tek Allahu me një pendim të sinqertë, në mënyrë që Zoti juaj t'i largojë prej jush të këqijat, t'ju çojë në xhenete nën të cilët rrjedhin lumenj ditën kur Allahu nuk e turpëron Pejgamberin, e së bashku me të as ata që kanë besuar!" (Et Tahrim, 8)

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Islami është fe e mëshirës, paqes dhe butësisë, porositë në mëshirën e përgjithshme, duke mos përjashtuar njeri, e as gjallesa të tjera; pra është mëshirë për të gjitha krijesat. Çdo bashkësi e vërtetë islame duhet të ngrihet mbi ndjenjat e dashurisë së përbashkët, afrimit unik, bashkëpunimit reciprok e sjelljes së butë, ngase armiqësia mes njerëzve i thanë lulet e besimit të freskët



dhe e paralizon dashurinë dhe paqen.

Allahu xh.sh., thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija,107)

Muhamedi a.s. thotë: "Me të vërtetë jam dërguar t'i plotësojë virtytet e moralit."

Përkundër këtyre porosive, po e shohim se në botë nëpër shumë shtete është zbehur siguria, ka humbur ndjenja e vëllazërisë dhe respektit mes njerëzve; se shumë të pafajshëm, fëmijë e të shtyrë në moshë, vriten e dhunohen pa kurrfarë mëshire; nëpër vatra të luftës nuk respektohet kodi i të qenit njeri; shumë njerëz nëpër vende të ndryshme të botës janë viktima të njerëzve pa ndjenja njerëzore, njerëzve kriminelë, që përmes akteve të tyre terroriste po vrasin të pafajshëm nëpër qendra tregtare, nëpër sheshe, restorante, aeroporte, e ku jo!

Edhe një herë, sot në këtë ditë gëzimi e hareje, ju ftoj të gjithëve që të jepni kontribut për paqe, tolerancë, harmoni dhe mirëbesim. Ngase ky është edhe mesazhi i Fitër Bajramit. Rasti i fundit në Stamboll është rasti më i freskët për të parë se çfarë mund të bëjë krimineli, rast ky ku pësuan shumë njerëz të pafajshëm. Këto tmerre që po i përjetojmë janë akte barbare larg çdo dashurie, respekti e tolerance, për të cilat ka urdhëruar Allahu në Kuran. Islami është i pastër nga këto akte kriminale e barbare, dhe lufton çdo gjë që shkon në dëm të njerëzimit. Islami është kundër vrasjeve, dhe kundër çdo terrori të çfarëdo natyre qoftë.

Kjo që po ndodh nëpër botë, kinse në emër të fesë islame, assesi nuk ka të bëjë asgjë me Islamin. Islami nuk urdhëron në dhunë, por në paqe e harmoni, në solidaritet e jetë të përbashkët, ngase kështu na mëson Kurani, dhe kështu na mëson Muhamedi a.s.

Trojet tona etnike shqiptare duhet t'i ruajmë si sytë e ballit. Kosovën tonë, për të cilën u sakrifikuan breza të tërë, për të cilën u derdh gjak i shumtë dhe ranë shumë dëshmorë që ne sot të jemi të lirë, duhet ta ruajmë! Për besimtarin, në Islam nuk ka mëkat më të madh sesa vrasja, duke e pasur në hatër se e drejta e marrjes së shpirtit i takon vetëm Atij I Cili e ka krijuar dhe dhuruar shpirtin.

Allahu xh.sh. thotë: "...kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pas mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pas bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit." (El Maide,32)

Çdo sulm me prapavijë fetare e i kryer ndaj kujtdo qoftë, njerëzve të pafajshëm, direkt dëmton fenë në të cilën thirret krimineli. Feja islame urdhëron në dashuri, mëshirë e paqe mes njerëzve. Terrori është e kundërta e fesë islame, mësimeve të tij. Është mizori që çon në gjakderdhje të njerëzve të pafajshëm, duke përfshirë të gjitha format e anarkisë dhe terrorit që godasin sigurinë, qetësin dhe paqen. Allahu xh.sh., thotë: "...E, Allahu nuk e do çrregullimin (fesadin)." (El Mide, 205)

Përkundër kësaj, njeriu besimtar islam mbështet konceptet e moralit që dalin nga Libri hyjnor-Kurani, dhe porositë e Muhamedit a.s., andaj i tilli është njeri i sjellshëm, i drejtë, i besueshëm, dhe i cili përhap

dashuri, respekt, harmoni dhe kënaqësi te të gjithë ata që jetojnë pranë tij.

Të gjithë ata që nuk janë të interesuar për ngjarjet që ndodhin përreth, derisa ato nuk ndikojnë direkt në jetën e tyre, të tillët janë të zhveshur nga largpamësia, për të mbështetur bujarinë, miqësinë, ndershmërinë dhe shërbimin që kërkon feja. Këta njerëz përpiqen të kënaqin egot e tyre, duke mos treguar aspak kujdes për kërcënimet që i kanosen shoqërisë njerëzore nga individë e grupe terroriste.

Besimtari nuk mund të qëndrojë indiferent për atë çka ndodh përreth tij, duke pranuar mentalitetin se asgjë nuk po ndodh derisa nuk i shkakton dëm atij. Por, ai është i urdhëruar të ndalojë edhe të tjerët nga krimi, për t'i larguar mizorit në tokë dhe për të sjellë paqe e siguri për të gjithë njerëzit. Toleranca sjell vetëm paqe dhe mirëqenie, nëse ajo kuptohet dhe respektohet drejt. Allahu xh.sh thotë: "Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai me të cilin kishit njëfarë armiqësie do të bëhet mik i afërt!" (41/34)

*Të nderuar vëllezër e motra, kudo që gjendeni, brenda trojeve tona etnike e në mërgatën e largët,*

Në këtë ditë madhështore e lusim Allahun që të na i ketë pranuar adhurimet, duatë e lutjet tona, të na i falë mëkatet tona, të na mëshirojë me mëshirën e Tij të pakufishme. Mbi ne dhe familjet tona, mbi atdheun tonë, mbi kombet e botës mbarë, të ketë mirëqenie, bashkëpunim, respekt, paqe, tolerancë e mëshirë.

Edhe ky Ramazan le të shërbejë si stimulim dhe motivim i mëtutjeshëm në ruajtjen, forcimin, kalitjen e vëllazërisë sonë, e dinjitetit tonë fetar e kombëtar. Të punojmë bashkërisht për çuarjen para të proceseve në të mirë të vendit, të atdheut tonë ku i Madhi Zot na ka krijuar dhe na ka obliguar që t'i dalim zot.

Mirësia e të Madhit Zot le të jetë mbi kombin tonë dhe mbi njerëzimin mbarë!

*Me fat festa e Fitër Bajramit!*

*Myftiu: Naim ef. Tërnava*

*04.07.2016, Prishtinë*



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El Xhumua"

Kaptina "El Xhumua", sipas mendimit unanim të dijetarëve, është kaptinë medinase. Transmetojnë Ibën Durejsi, Nehasi, Ibën Merduvije dhe Bejhekiu, nga Ibën Abasi, të ketë thënë: "Ka zbritur surja "El Xhumua" në Medinë." Ibën Merduvije përcjell të njëjtin mendim edhe nga Abdullah bin Zubejri.[1] Mendimin se kjo sure është medinase e përkrahin edhe Hasani, Muxhahidi, Ikrimeja dhe Katadeja.

Argumentet se kjo sure është medinase janë këto:

- Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. të ketë thënë: "Ishim ulur pranë Pejgamberit a.s,. kur i pati zbritur surja "El Xhumua", ndërkohë që dihet sigurt se pranimi i Islamit nga Ebu Hurejra ka qenë bukur një kohë pas hixhretit.[3]

- Një grup njerëzish patën dalë nga xhamia, duke e lënë Pejgamberin a.s. në minber, kur pati arritur një karvan me ushqime në Medinë, përse ekziston edhe shkaku i zbritjes së ajetit të fundit (11) të kësaj sureje.[4]

- Ligjësimi i namazit të xhumasë si obligim (farz) ka ndodhur në Medinë, dhe atë menjëherë pas hixhretit dhe arritjes së Pejgamberit a.s. aty. Dihet se i Dërguari i Allahut e ka falur xhumanë e parë në një shtëpi të fisit Beni Salim.[5]

Kaptina "El Xhumua" ka gjithsej 11 ajete, 180 fjalë dhe 720 shkronja.[6] Ka zbritur pas sures "Et Tahrim", dhe para sures "Et Tegabun". Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 62, ndërsa në radhitjen e zbritjes është e 106-ta.[7]

### Emërtimi i kësaj sureje

Kjo sure njihet me emrin "El Xhumua", qysh nga koha e sahabëve, dhe me po këtë emër është radhitur edhe nëpër Mus'hafe, nëpër librat e Tefsirit dhe ato të Hadithit. Arsyeja e këtij emërtimi është fakti se në ajetin e 9-të të saj: "O ju që besuat, kur të bëhet thirrja për namaz, ditën e xhuma, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu (dëgjojeni hytben, faleni namazin), e lini shitblerjen! Kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini.", është sanksionuar dispozita për faljen e Namazit të Xhumasë, e dita e xhuma, është dita më e madhe dhe më e lavdëruar e javës, për shkak të bashkimit të myslimanëve në një vend për t'iu lutur Allahut xh.sh....

Në mesin e dijetarëve të tefsirit nuk njihet edhe me ndonjë emërtim tjetër.[8]

### Vlera e kësaj kaptine

- Surja "El Xhumua" bën pjesë në mesin e sureve "El Mufassal". Në lidhje me këtë transmetohet nga Vathilete bin Eskaë El Lejthi, të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Në vend të Tevratit më është dhënë shtatëshja, (suret nga El Bekare deri te El Enfal, ose Et Tevbe); në vend të Zeburit më janë dhënë "El Miejn" - njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); Në vend të Inxhilit më janë dhënë "El Methani" - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam nderuar (ndaj të dërguarve të tjerë) me suret "El Mufassal" (nga sureja Kaf, e është thënë edhe nga El Huxhurat deri te En Nas)."[9]



- Kaptina "El Xhumua" gjithashtu bën pjesë në grupin e sureve "El Musebbihat", meqë hapen me tesbih për Allahun. Transmetohet nga Irbad bin Sarije, të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut i këndonte "musebbihatet" para se të binte për të fjetur, dhe thoshte: "Në këto sure gjendet një ajet që është më i vlefshëm se një mijë ajete të tjerë". Dijetarët rreth fjalëve të Irbadit: "I Dërguari i Allahut i këndonte "musebbihatet", sqarojnë se "musebbihatet" janë suret që fillojnë me fjalë: "subhane", "sebbeha", jusebbihu" ose "sebbih", dhe janë gjithsej 7 sure: "El Israë, "El Hadid", "El Hashr", "Es Saff", "El Xhumua", "Et Tegabun" dhe "El A'ëla"[10]

- Transmetohet nga Abdullah bin Omeri r.a., të ketë thënë: "Erdhi një njeri te Resulullahu s.a.v.s. dhe i tha: "Më lexo (mëso) diçka (nga Kurani), o i Dërguar i Allahut!" Ai tha: "Lexoji tri nga suret që fillojnë me "Elif, Lam, Ra!"[11]. Ai tha: "Jam plak, trupi më është rrëzbitur, zemra më është ligështuar, kurse gjuha më është rënduar…" Atëherë i Dërguari i Allahut i tha: "Lexoji tri nga suret që fillojnë me "Ha Mim!"[12]. Ai i tha të njëjtat fjalë si më parë. Atëherë Resulullahu s.a.v.s. i tha: "Atëherë lexoji tri nga "Musebbihatet"[13]. Por ai njeri i përsëriti sërish fjalët e mëparshme, duke shtuar: "O i Dërguar i Allahut, më lexo ndonjë sure gjithëpërfshirëse, kurse Resulullahu s.a.v.s. ia lexoi suren "Idha zulziletil erdu zilzaleha…" derisa e përfundoi." Atëherë ai njeriu tha: "Pasha Atë që të ka dërguar me të vërtetën, unë nuk do të shtoj diç më tepër nga kjo kurrë", e pastaj ktheu shpinën dhe shkoi. I Dërguari i Allahut tha: "Ky që shkoi, shpëtoi. Ky që shkoi shpëtoi…"[14]

- Transmetohet nga Ibn Ebi Rafië, të ketë thënë: "Mervani u nis për në Mekë, dhe Ebu Hurejren e la zëvendës të tij në Medinë, i cili edhe na e fali namazin e xhumasë, duke lexuar në rekatin e parë suren "El Xhumua", ndërsa në të dytin suren "El Munafikun". Unë, - thotë Irbadi, - e arrita Ebu Hurejren duke dalë, dhe i thashë: "Ti lexove dy sure të cilat në Kufe na i lexonte edhe Ali bin Ebi Talibi." Atëherë Ebu Hurejre tha: "Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke i lexuar këto të dyja në namazin e xhumasë."[15]

- Transmetohet nga Ibën Abasi, të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut në namazin e sabahut të ditës së xhuma i lexonte: "Elif Lam Mim (Sexhde)", dhe "Hel eta alel insai hinun mine-d-dehri" (El Insan)", ndërsa në namazin e xhumasë i lexonte suret: "El Xhumua" dhe "El Munafikun."[16]

- Transmetohet nga Xhabir bin Semurete të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut në namazin e akshamit të natës së xhuma i lexonte suret: "Kul ja ejjuhel kafirune" dhe "Kul huvallahu ehad", ndërsa në namazin e jacisë të natës së xhumasë i lexonte suret: "El Xhumua" dhe "El Munafikun"[17]

- Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut në namazin e xhumasë, në rekatin e parë e lexonte suren "El Xhumua", me të cilën i nxiste besimtarët (u jepte vullnet e kurajë), kurse në të dytin suren "El Munafikun", me të cilën i frikësonte hipokritët."[18]

- Transmeton Imam Muslimi, se Dahhak bin Kajsi i kishte shkruar Numan bin Beshirit, dhe e kishte pyetur: "Çfarë lexonte i Dërguari i Allahut ditën e xhuma, përveç sures "El Xhumua"? Ai i qe përgjigjur: "E lexonte suren: "Hel eta ale-l insani hinun mine-d-dehri".[19]

### Shkaku i zbritjes së kësaj kaptine

Nuk ka ndonjë rast (shkak) specifik të zbritjes në lidhje me këtë sure si tërësi, por për ajetin e fundit të saj, atë të 11-të[20], ka shkak të zbritjes, për të cilin më gjerësisht do të flasim gjatë komentimit të tij.

### Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake - "Es-Saff"

Lidhshmëria e kësaj sureje me atë paraprake mund të përmblidhet në disa pika:

1. Që të dyja suret fillojnë me tesbih-lartësim dhe madhërim të Allahut; Sureja "Es Saff" fillon me: "Allahun e madhëroi ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, e Ai është Mbizotëruesi, I Urti." (Es Saff, 1), ndërsa sureja "El Xhumua" fillon me: "Ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë bën tesbih Allahun, Sunduesin, të Pastrin nga çdo e metë, të Fuqishmin e të Urtin." (El Xhumua, 1).

2. Në suren "Es Saff" Allahu xh.sh. përmendi gjendjen e Musait a.s. me popullin e tij, vuajtjet e tij nga ana e tyre, duke i qortuar sjelljet e tyre (çifutëve): "Dhe, (rikujto) kur Musai popullit të vet i tha: "O populli mi, pse më shqetësoni kur e dini se me të vërtetë unë jam i Dërguar i Allahut te ju!" E kur ata u shmangën (nga e vërteta), Allahu i largoi zemrat e tyre, sepse Allahu nuk e vë në rrugë të drejtë popullin e prishur." (Es Saff, 5), kurse tash, në suren "El Xhumua", përmend gjendjen e Muhamedit a.s. me popullin e tij, për nderimin që i është bërë këtij umeti ndër të gjithë umetet e botës. Sa për t'u parë dallimi në mes këtyre dy umeteve, ja ajeti i sures El Xhumua: "Ai është që arabëve të pashkolluar ua dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ua lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme. (U dërgoi) Edhe të tjerëve që nuk i arritën ata, Ai është Ngadhënjyesi, I Urti. Kjo është mirësi e Allahut, që ia jep atij që do Ai, e Allahu është I Zoti i dhuntisë së



përsosur." (El Xhumua, 2-4).

3. Në suren paraprake, Isai a.s paralajmëroi për ardhjen e një pejgamberi pas tij, me emrin Ahmed: "Dhe kur Isai, biri i Merjemes tha: "O Beni Israilë, unë jam i Dërguari i Allahut te ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje, dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!..." (Es Saff, 6), kurse tash, në suren "El Xhumua", në ajetin e dytë, Allahu e përmend dërgimin e Muhamedit a.s. si pejgamber, sipas paralajmërimit të Isait a.s.: "Ai është që arabëve të pashkolluar ua dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ua lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme." (El Xhumua, 2).

4. Në suren e mëparshme Allahu xh.sh., për shkak të qëndrimit armiqësor të çifutëve ndaj shpalljeve dhe pejgamberëve, si dhe devijimit të tyre nga udhëzimi hyjnor, po ata i quan si të prishur (fasika): "E kur ata u shmangën (nga e vërteta), Allahu i largoi zemrat e tyre, sepse Allahu nuk e vë në rrugë të drejtë popullin e prishur." (Es Saff, 5),ndërkohë që në këtë sure, për shkak të qëndrimit të tyre ndaj librave të shenjtë, dhe për shkak të papërgjegjësisë së tyre në përcjelljen e këtij mesazhi, çifutët apo Beni Israilët i quan si popull mizor: "Shembulli i atyre që janë obliguar me Tevrat, dhe nuk e zbatojnë atë, është si shembulli i ndonjë gomari që bart libra. Shembull i keq është shembulli i popullit që i përgënjeshtroi ajetet e Allahut, e Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë popullin jobesimtar." (El Xhumua, 5).

5. Në suren paraprake, "Es Saff", Allahu ka urdhëruar për luftë në rrugën e Allahut, duke e quajtur atë një tregti që të shpëton në botën tjetër: "O ju që keni besuar, a t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton nga një dënim i dhembshëm: T'i besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë tuaj dhe veten tuaj, e kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini." (Es Saff, 10-11), e tash, në ajetet e fundit të sures "El Xhumua", Allahu urdhëron për faljen e namazit të xhumasë, duke njoftuar se namazi dhe kënaqësia e Allahut, është më e vlefshme se tregtia e kësaj dynjaje: "Ajo që është tek Allahu është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e Allahu është Furnizuesi më i mirë!" (El Xhumua, 11).

6. Në suren paraprake, Es Saff, ajeti 4, Allahu xh.sh. i urdhëron besimtarët që të jenë kompaktë, ashtu siç rreshtohen luftëtarët në betejë: "Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, të rreshtuar si të jetë ndërtesë

e fortifikuar", ndërsa tash, në suren "El Xhumua", e përmend namazin e xhumasë, në të cilin namaz besimtarët duhet të rreshtohen së bashku në namazin e tyre të përbashkët javor, sepse vetëm në këtë namaz është e obligueshme pjesëmarrja e numrit sa më të madh të besimtarëve.

**Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine**

Surja "El Xhumua", ashtu sikur edhe suret e tjera medinase, në fokus të saj ka sqarimin e disa dispozitave sheriatike-juridike, e në këtë rast janë dispozitat e faljes së namazit të xhumasë, në vend të namazit të drekës, pra në ditën e xhuma.

- Surja fillon me "tesbih" lartësim dhe mohim të çdo mangësie të Allahut, duke ia atribuuar Atij cilësitë më të përkryera, për të vazhduar me përshkrimin e të Dërguarit të Allahut, të cilin I Gjithëmëshirshmi e ka dërguar si mëshirë te populli i tij i paarsimuar, që t'u përcillte Shpalljen nga Zoti i gjithësisë. Qëllimi i dërgimit të tij ishte nxjerrja e tyre në dritën e udhëzimit pas humbëtirës në të cilën kishin qenë, dritë kjo që përfshin edhe gjeneratat tjera të myslimanëve, deri në Ditën e Gjykimit. (Shih ajetet 1-4!)

- Pas kësaj vjen qortimi i hapët për hebrenjtë, të cilët i lanë mësimet dhe urdhëresat që gjendeshin në Tevrat, duke i përngjarë gomarit i cili bart libra mbi shpinë duke i shkaktuar vetes vetëm lodhje e mundim, por pa fituar ndonjë dobi, sepse ai nuk mund t'i lexojë ato e as të përfitojë nga dituria që gjendet në to. (Shih ajetin 5!)

- Në ajetet vijuese sërish kemi përshkrimin e gjendjes së çifutëve, të cilët shpifin e pretendojnë se janë të dashur të Allahut si popull, por I Lartmadhërishmi ua demanton këto pretendime të sëmura, duke u thënë ta kërkojnë dhe shpresojnë vdekjen, nëse janë të sinqertë në ato pohime (Shih ajetet 6-8!)

- Ndërsa, në ajetet e fundit flitet për ligjësimin e namazit të xhumasë. si obligim farz për të gjithë myslimanët, natyrisht me kushtet e caktuara, Madje, myslimanët urdhërohen që në kohën e xhumasë të lënë shitblerjen dhe t'u drejtohen xhamive për faljen e namazit të xhumasë. E, pas faljes, ata sërish janë të lirë të kërkojnë riskun e Allahut, në mënyrën hallall, kurse në fund vjen një qortim publik për myslimanët e atëhershëm të Medinës, të cilët e kishin lënë Pejgamberin a.s. në minber, duke ligjëruar, dhe kishin vrapuar pas karvanit me ushqime, sepse atëbotë kishte mbretëruar një gjendje e rëndë ekonomike... (Shih ajetet 9-11!)

Imam Shevkani, Fet'hul Kadir, vëll. V, f. 298. Sahihu-Buhari (4897). Grup autorësh, Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, redaktuar nga Dr. Mustafa Muslim, vëll. VIII, f. 144. Ibën Atije el-Endelusi, El-Muharreru-l Vexhiz, vëll. V, f. 306. Ibën Hisham, Es-Siretu-n-Nebevije, vëll. II, f. 494. El-Fejruzabadi, Besairu dhevi-t-temjizi, vëll. I, f. 464. Ibën Ashur, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XVIII, f. 205. Dr. Munire ed-Devserij, Esmau suveri-l Kuran ve fedailuha, f.444. Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabil Iman (2/465). Hadithi është i kategorisë "hasen fil fedail". Imam Ahmedi (4/128); Tirmidhiu 2921) duke thënë në lidhje me këtë transmetim: "hasen garib". Suret që filojnë me (Elif Lam Ra) janë pesë: Junus, Hud, Jusuf, Ibrahim dhe Hixhr. Suret që fillojnë me (Ha Mim) janë shtatë: Gafir, Fussilet, Esh Shura, Ez Zuhruf. Ed Duhan, El Xhathije dhe El Ahkaf. 'Musebbihatet' apo suret që fillojnë me fjalët "Subhane", "sebbeha", "jusebbihu" ose "sebbih", janë shtatë: El Isra'ë, El Hadid, El Hashr, Es Saff, El Xhumua, Et Tegabun dhe El A'ëla. Hadith 'hasen'. Transmeton Imam Ahmedi (2/169), Ebu Davudi (1399), Hakimi (2/532). Shih: Vehbe Zuhajli Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXX, f. 356.; Shih: Kitabu-l Xhami, f. 306. Transmeton Muslimi (877). Hadithi është i kategorisë sahih. Transmeton Muslimi (879); Nesaiu (1421). Hadithi është i kategorisë sahih. Transmeton Ibn Hibbani në Sahihun e tij (5/150); dhe Bejhekiu në Es-Sunenu-l Kubra (3/201). Taberaniu në El-Evsat (9/112); Hafidh Hejthemiu në Mexhmeu-z-Zevaid (2/191) thotë se isnadi i këij transmetimi është "hasen". Të njëjtën gjë e ka pohuar edhe Imam Sujutiu në Ed-Durrul Menthur (8/160). Sahihu Muslim, hadithi nr. (878). Shih Imam Sujutiun, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 265.



Mr. Ejup Haziri

# Leximi i imamit konsiderohet lexim për xhematin

## Hyrje

Se leximi i Kuranit nga imami në namazet kolektive konsiderohet lexim edhe për ata që falen pas tij është një çështje e diskutueshme mes dijetarëve myslimanë, dhe për këtë çështje, siç do ta shohim në vijim, ka mendime dhe opinione të ndryshme. Se a duhet të lexojë edhe ai që falet pas imamit apo i mjafton atij leximi i imamit mbetet të shihet në këtë punim, që do ta zhvillojmë me argumente të mjaftueshme.

## Opinionet e njohura rreth leximit apo moslesimit nga xhemati

Janë tri opinione kryesore sa i përket leximit apo mosleximit të Kuranit nga xhemati në namazet që falen me imam:

**Opinioni i parë:** "Leximi i Kuranit, gjegjësisht Fatihasë, të bëhet nga secili që falet pas imamit, pas secilit namaz, qoftë në namazet me zë apo pa zë." Të këtij mendimi janë: Shafiu, Ahmedi sipas njërit version, Evzaiu sipas njërit version, Abdullah bin Mubareku, Ishaku, Ebu Thevri dhe Davudi.[1] Vetëm Shafiu dhe Davudi janë të mendimit se leximi i Fatihasë është i obligueshëm.[2]

**Opinioni i dytë:** "Leximi i Kuranit të mos bëhet nga ai që falet pas imamit, pa marrë parasysh namazin, pra se a falet pa zë apo me zë." Të këtij mendimi janë: Thevriu, Evzaiu sipas versionit tjetër, Ebu Hanife, Ebu Jusufi, Muhamedi, Ahmedi sipas njërit version, Abdullah bin Vehbi dhe Eshhebi, nga malikinjtë, si dhe shumë të tjerë.[3]

**Opinioni i tretë**: "Leximi i Kuranit nga ai që falet pas imamit në ato namaze kur imami lexon pa zë."[4] Të këtij mendimi janë Maliku dhe shumica e malikinjve, të cilët mendojnë se është i lejuar (apo i preferuar) leximi, por jo obligativ, si preventivë nga të menduarit dhe vesveset (pëshpëritjet).[5] Madje, sipas malikinjve leximi në kohën kur imami lexon (në namazet me zë) është veprim i qortuar.[6] Të mendimit se leximi preferohet të bëhet nga ai që falet pas imamit në namaze pa zë është edhe Ahmedi, sipas versionit tjetër, që është më i saktë se ai i mëparshmi,[7] Ibën Musejebi, një pjesë e tabiinjve, juristë nga Hixhazi, dhe Shami, një pjesë e shafiinjve, si dhe Shafiu në opinionin e tij të vjetër.

Madje, edhe brenda shkollës hanefite ka mendim se është mirë, madje e preferuar, që të lexohet Fatihaja në namazet kolektive që janë pa zë, e kjo transmetohet në njërin prej mendimeve të Muhamed Hasen Shejbanit.[8] Këtë mendim e ka përkrahur edhe autori i "Hidajes"[9] dhe disa tjerë, por si mendim zyrtar është ai që pranohet në masë të madhe nga hanefinjtë, pra se leximi i imamit mjafton për ata që falen pas tij.

## Leximi i imamit vlen për xhematin

Sipas hanefinjve, leximi i imamit mjafton edhe për ata që falen pas tij, pa marrë parasysh nëse namazi është me zë apo pa zë.[10] Shpeshherë është sulmuar opinioni i hanefinjve nga kundërshtarët e tyre, me pretekstin se nuk ka namaz pa leximin e Fatihasë. Megjithatë, nuk është kuptuar sa duhet analiza e thellë e hanefinjve bërë teksteve të ardhura në këtë kontekst. Disa, në pamundësi për të kuptuar filozofinë argumentuese të hanefinjve, hodhën akuza duke u mbështetur sipërfaqësisht në ndonjë hadith, pa kuptuar mirë mesazhin dhe kuptimet që bartte ai hadith. Shpeshherë polemikat vijnë nga qasja, argumentimi dhe mënyra e të kuptuarit të teksteve. Tekstualistët, që bazohen vetëm në kuptimin më të ngushtë apo sipërfaqësor të fjalës së ardhur në tekst, shpeshherë e ngushtojnë të kuptuarit e fjalës dhe mund ta orientojnë qëllimin në diçka që teksti në vetvete nuk e përmban, ndërsa intentionalistët gjurmojnë rreth qëllimeve që realisht mund të bartë teksti, e jo vetëm te sipërfaqësore e të kuptuarit të tekstit.

Madje, çuditërisht është akuzuar Ebu Hanife se ka kundërshtuar Sunetin, sepse - sipas tyre - nuk ka ndjekur "argumentet" rreth leximit të Kuranit të atij që falet pas imamit. Mirëpo, para se të lëshohem në sjelljen e argumenteve dhe analizën e tyre, dua të për-



mend se opinioni i Ebu Hanifes nuk është risi, dhe se ai mendim është mendim i sahabëve të njohur dhe tabiinjve, sepse mendim si të Ebu Hanifes, si në këtë rast, kishte edhe Aliu, Ibën Abasi, Abdullah bin Mesudi, Ebu Seid El Hudriu, Zejd bin Thabiti, Ukbeh bin Amir, Xhabir bin Abdullah, bin Omeri dhe Hudhejfeh bin El Jeman. Nga gjenerata e tabiinjve mendim të njëjtë kishin edhe Thevriu, Ibën Ujejne, Zuhriu, Esvedi, Ibrahim Nehaiu dhe Seid bin Xhubejri. E, Ibën Sirini qartë shprehej: "Nuk di diç nga Suneti që të lexohet (Kuran) pas imamit."[11] Që të gjithë këta ishin dijetarët më të shquar nga gjenerata e dytë, e që i përkisnin vendeve të ndryshme. Prandaj, është e pandershme të akuzohen personalitetet pa i studiuar edhe opinionet e tyre se nga erdhën dhe ku u mbështetën. E, Ebu Hanife është në po të njëjtën vijë me sahabët e ndershëm dhe me tabiinjtë e mirënjohur.

### Leximi pas imamit është veprim i papëlqyer

Dihet qëndrimi i shumicës së hanefinjve për personin që fal namaz prapa imamit (namaz me xhemat), se leximi i imamit konsiderohet lexim për të, dhe se ai nuk ka nevojë të lexojë. Madje, sipas hanefinjve dhe disa të tjerëve, leximi i atyre që falen pas imamit konsiderohet veprim i qortuar, që është shumë pranë haramit, duke u bazuar në transmetimet e ashpra nga sahabët, - transmetime që i ka përmendur Muhamed Hasen Shejbani në "Muvetta" dhe Tahaviu në "Sherh Meani-l Athar".[12]

Fekihu i madh nga gjenerata e tabiinjve, Ibrahim Nehaiu, është i mendimit se leximi pas imamit është një risi që e futën njerëzit në praktikë në kohën e Omerit. Ai nuk e pëlqente leximin pas imamit, andaj edhe thoshte: "Të mjafton leximi i imamit." Kështu thoshin edhe dy poliglotët e hadithit, Ibën Ujejne dhe Sufjan Thevriu.[13]

### Argumentet e hanefinjve

Argumentet ku mbështetën hanefinjtë dhe të tjerët që mendojnë se leximi i imamit mjafton edhe për ata që falen pas tij janë të shumta dhe të bollshme, si nga Kurani, ashtu edhe nga Suneti, që na transmetohen nga sahabët si: Xhabiri, Ibën Omeri, Ebu Seid El Hudriu, Ebu Hurejre, Ibën Abasi, si dhe shumë të tjerë. Gjithashtu në këtë çështje kemi edhe shumë ethere që na transmetohen nga sahabët dhe tabiinjtë.

Argumenti i parë është ajeti kuranor në kaptinën El-Arafë: "Kur lexohet Kurani, ju dëgjojeni atë (me vëmendje) dhe heshtni..."[14]

Ky ajet ka zbritur në lidhje me namazin, ndonëse ka edhe mendime se ka zbritur edhe në lidhje me dëgjimin e hytbes, mirëpo ajo që është më e saktë është mendimi se zbritja e tij erdhi në lidhje me namazin. Ahmedi ka thënë: "Është konsensus se ky ajet ka të bëjë me namazin."[15]

Ebu Hurejre tregon se shokët e Pejgamberit a.s. ngrinin zërat e tyre gjatë namazit, ndonëse faleshin pas të Dërguarit të Allahut:

Na ka treguar Abdullah bin Sulejman bin El Eshath dhe Ebu Bekër En Nisaburij, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Abbas bin El Velid bin Mezjed, më ka treguar babai im, na ka treguar Evzaiu, na ka treguar Abdullah bin Amir, më ka treguar Zejd bin Eslem, nga babai i tij, e ky nga Ebu Hurejre, i cili për ajetin: ""Kur lexohet Kurani, ju dëgjojeni atë (me vëmendje) dhe heshtni..."[16], thotë: "Ka zbritur në lidhje me ngritjen e zërave përderisa ata faleshin pas të Dërguarit të Allahut."[17]

Ajeti në fjalë nënkupton obligueshmërinë e dëgjimit dhe heshtjes ndaj leximit, e kjo, siç shprehet Ibën Humami në kryeveprën e tij"Fet'hu-l Kadir", nënkupton se ajeti koncepton dy gjëra: "Dëgjimin dhe heshtjen. Sipas tij "dëgjimi" është i veçantë për namazet me zë, ndërsa "heshtja" për namazet pa zë."[18] Kjo sipas Lekneviut nënkupton: "Nëse lexohet Kurani me zë, atëherë ju dëgjojeni atë, e heshtni apo pushoni nëse leximi i tij bëhet pa zë."[19]

Sa i përket argumenteve nga Suneti, janë shumë hadithe që flasin për këtë tematikë, dhe para se t'i sjellim disa prej tyre duhet të përmendim vetëm një fakt rreth hadithit të transmetuar nga Ebu Hurejre dhe Aisheja, ku tekstualisht nënvizohet se nuk ka namaz pa lexuar kaptinën Fatiha:

Na ka treguar El Kanebij nga Maliku, ky nga Ala bin Abdurrahmani, i cili e kishte dëgjuar Ebu-s Saibin të ketë thënë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Kush fal ndonjë namaz dhe nuk lexon Fatihanë, namazi është jo i plotë, jo i plotë, jo i plotë."[20]

Përveçqë namazi është jo i plotë pa leximin e Fatihasë, sipas hanefinjve hadithi nuk saktëson se për qëllim është namazi me imam, prandaj është edhe e arsyeshme që ky hadith dhe të tjerët të kësaj natyre ta kenë për qëllim namazin individual, pa imam. Ngase, hadithi tjetër që do ta sjellim në vijim e saktëson se leximi i imamit mjafton për atë që falet pas tij, dhe ky është treguesi më i mirë se ky hadith bën fjalë për namazin me imam.[21]

Argument nga Suneti është hadithi i transmetuar nga Xhabiri, i cili ka shumë rrugë transmetimi, dhe disa prej tyre janë të dobëta e disa të tjera janë të pranuara.[22]

Na ka treguar Ali bin Muhamedi, i cili thotë: "Na ka treguar Ubejdullah bin Musa, nga Hasen bin Salih, ky nga Xhabiri, ky nga Ebu Zubejri, e ky nga Xhabiri, i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Ai që e pason imamin (në namaz), leximi i imamit llogaritet lexim për të."[23]

I njëjti hadith, por me rrugë tjetër transmetimi, - që mungon transmetuesi problematik Xhabir El Xhufij, është edhe ky: "Na ka treguar Ahmed bin Abdurrahman, i cili ka thënë: "Na ka treguar Abdullah bin Vehb, dhe thotë: "Më informoi Lejthi, nga Jakubi, ky nga Numani, ky nga Musa bin Ebi Aisheh, ky nga Abdullah bin Sheddadi, e ky nga Xhabir bin Abdullahi, se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Ai që e pason imamin (në namaz), leximi i imamit llogaritet lexim edhe për të."[24]

Darekutniu, pasi e transmeton këtë hadith, mundohet të gjejë diskrepancë në rrugën e transmetimit te transmetuesi Musa bin Ebi Aisheh, dhe fajin për këtë ia lë dy transmetuesve të vargut zinxhiror: Ebu Hanifes dhe El Hasen bin Amareh, dhe që të dy i cilëson me epitetin se janë të dobët.[25]

E në lidhje me këtë hadithologu i mirënjohur, Ajniu, i kundërpërgjigjet ashpër Darekutniut, duke thënë: "Mund ta kuptoni anshmërinë paragjykuese të Darekutniut ndaj Ebu Hanifes, dhe fanatizmin e tij të prishur. Si mundet ai dhe soji i tij ta shpallin të dobët imamin që dija e tij arriti deri atje ku arriti edhe vetë Islami, dhe shkolla e tij u përhap deri në horizonte. Gjeneratat e hershme dhe të mëvonshme dëshmuan për asketizmin, devotshmërinë dhe fuqinë e tij argumentuese në fe. Ai la pas vetes shkollën e tij, dhe atë e vlerësuan ata që ishin më të mëdhenj se ai (Darekutniu) dhe soji i tij, te Allahu i Lartësuar dhe te njerëzit si Sufjan Thevriu, Abdullah bin Mubareku, Vekiu, Lejth bin Sadi, Jahja El Kattani dhe njerëz e kalibrit të tyre. Atë e pranuan si të besueshëm ata që ishin më të njohur në këtë çështje, që ishin më memorizues, më të përpiktë dhe sqarues, si Jahja bin Meini, Ibën Ujejne, Shubeh, Abdurrezaki, Shafiu, Maliku, Ahmedi dhe të tjerët prej imamëve të ndritur e të dëshmuar, të jashtëzakonshëm e të besueshëm, mirëpo të vërtetën e tha poeti kur deklaroi:

*"Ia patën zili djaloshit,*
*ngase nuk arritën atë që ai arriti*
*E njerëzit për të u bënë*
*armiq e kundërshtarë."*[26]

Ibën Ebi Shejbeh, në Musanefin e tij transmeton hadithin e përcjellë nga Xhabiri, me sened sahih (autentik): "Na ka treguar Malik bin Ismail, nga Hasen bin Salih, ky nga Ebu-z Zubejr, e ky nga Xhabiri, i cili përcjell se i Dërguari i Allahut tha: "Secili që ka imam (në namaz), leximi i tij (imamit) konsiderohet lexim edhe për të."[27]

Hadithi i radhës është ai që transmetohet nga Abdullah bin Omeri, që është në koleksionin e Darekutniut: "Na ka treguar Ibën Mahledi, na ka treguar Muhamed bin



Hisham bin El Buhterij, na ka treguar Sulejman bin El Fadl, na ka treguar Muhamed bin El Fadl bin Atijeh, nga babai i tij, ky nga Salim bin Abdullah, e ky nga babai i tij (Ibën Omeri), e ky nga i Dërguari i Allahut, i cili ka thënë: "Ai që e pason imamin (në namaz), leximi i tij llogaritet lexim për të."[28]

Në të njëjtin koleksion Darekutni përcjell transmetimin e Ibën Omerit, sipas një rruge tjetër, ku vlen të përmendet se në këtë rrugë transmetimi nuk figuron Muhamed bin El Fadl: "Na ka treguar Muhamed bin Mahledi, na ka treguar Abdullah bin Ahmed bin Hanbeli, nga babai i tij, na ka treguar Ismail bin Ulejjeh, na ka treguar Ejubi, nga Nafiu dhe Enes bin Sirini, se që të dy kishin dëgjuar nga Ibën Omeri të ketë thënë për leximin pas imamit: "Të mjafton leximi i imamit!"[29]

Kështu, diçka ngjashëm transmetohet edhe në Muvetta, në transmetimin që i bën Shejbani: "Ka thënë Muhamedi: "Na ka treguar Abdurrahman bin Abdullah El Mesudij, më ka treguar Enes bin Sirini, nga Ibën Omeri, i cili e pyeti atë për leximin pas imamit, e ai tha: "Të mjafton leximi i imamit!"[30] *(Vijon)*

(1) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 368. (2) Abdurrahman el-Makdisij, esh-Sherhu-l kebir ala metni-l mukni', daru-l kutub el-arebij li-n neshri ve-t tevzi', v. II, f. 11. (3) Po aty, v. V, f. 370. (4) Ibën Tejmije, Mexhmu' fetawa, 1416-1995, v. XXIII, f. 265. (5) El-Haxheh Kevkeb Ubejd, Fikhu-l Ibadat ale-l medhhebi-l malikij, bot.I-rë, Matbeatu-l Insha, Damask-Siri, 1406-1986, v. I, f. 162; El-Kajrevani, en-Nevadir ve-z zijadat ala ma fi-l Mudevveneti min gajriha mine-l ummehat, bot.I-rë, Daru-l garb el-Islamij, Bejrut-Liban, 1999, v. I, f. 178; (6) Ebu Muhamed Abdulvehab bin Ali bin Nasr El Bagdadij el-malikij, el-Ishrafu ala nuket mesaili-l hilaf, bot.I-rë, dar Ibën Hazm, 1420-1999, v. I, f. 241. (7) Ebu Davud es-Sixhistani, Mesaili-l imam Ahmed rivajetu Ebi Davud es-Sixhistanij, bot.I-rë, mektebetu Ibën Tejmije, Egjipt, 1420-1999, v. I, f. 48; Ebu-l Berekat Mexhidudin, el-Muharrer fi-l fikhi ala medhhebi-l imam Ahmed bin Hanbel, bot.II-të, mektebetu-l mearif, Rijad-Arabi Saudite, 1404-1984,v. I, f. 60. (8) Leknevij, Umdetu-rr Rriajeh ala sherhi-l vikajeh, v. II, f. 122. (9) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajeti-l Mubtedi',v. I, f. 95. (10) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajeti-l Mubtedi',v. I, f. 94; Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 370; 312. Leknevij, Umdetu-rr Rriajeh ala sherhi-l vikajeh, v. II, f. 122; Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh, v. II, f. 14. (11) Abdurrahman el-Makdisij, esh-Sherhu-l kebir ala metni-l mukni', daru-l kutub el-arebij li-n neshri ve-t tevzi', v. II, f. 11. (12) Leknevij, Umdetu-rr Rriajeh ala sherhi-l vikajeh, v. II, f. 122. (13) Abdurrahman el-Makdisij, esh-Sherhu-l kebir ala metni-l mukni', v. II, f. 12. (14) Kurani, el-A'rafë: 204. (15) Burhanudin bin Muflih, el-Mubdi' fi sherhi-l mukni', bot.I-rë, daru-l kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, 1418-1997, v. II, f. 60; Ibën Kasim Hashijetu-rr Rrevdi-l-murbi' sherh zadi-l mustakni', bot.I-rë, 1397, v. II, f. 278. (16) Kurani, el-A'rafë: 204. (17) Darekutni në Sunen, nr.1239; Bejhekiu në Ma'rifetu-s Sunen ve-l Athar, nr.3742. Ka mendime se Abdullah bin Amir është i dobët, ndërsa për të tjerët janë të pranueshëm dhe të besueshëm. (18) Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v. I, f. 342. (19) Leknevij, Umdetu-rr Rriajeh ala sherhi-l vikajeh, v. II, f. 123. (20) EbuDavudi n ëSunen, nr.821; Tirmidhiu në Sunen, nr.2953. Hadithi me përmbajtje të njëjtë përcillet edhe nga Aisheja e cila kishte thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: "Çdo namaz që nuk lexohet në të Fatihaja është jo i plotë." Ibën Maxheh në Sunen, nr.840. Albani thotë se hadithi është autentik. (21) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 371. (22) Ky hadith ka pesë rrugë të ndryshme transmetimi dhe nuk ka dyshim se disa prej tyre janë të dobëta, mirëpo prej tyre ka që rrugët e transmetimit janë autentike. Shih: Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 390-394. (23) Ibën Maxheh në Sunen, nr.850. Albani thotë se hadithi është i pranuar (hasen). Edhe Shuajb El Arnaut thotë se hadithi është i pranuar në bazë të rrugëve të transmetimit. Në vargun e transmetuesve është edhe Xhabir El Xhu'fij, për të cilin ulemaja kanë vlerësime të kundërta, megjithatë Albani dhe disa tjerë hadithin e shohin si të mirë dhe të pranueshëm. Mirëpo hadithi në fjalë ka rrugë tjera transmetimi që në të nuk është Xhabir El Xhufij. (24) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1294. (25) Shih: Darekutni në Sunen, nr. 1233. (26) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 391-392. (27) Ibën Ebi Shejbeh në Musanef, nr. 3802. Megjithëse disa janë munduar të gjejnë ndonjë dobësi te hadithi në fjalë, dhe thanë se hadithi ka shkëputje, ngase Xhabir El Xhufij është në mes të dy transmetuesve, Husejnit dhe Ebu-z Zubejrit. Hadithologu dhe juristi i madh Ajniu i kundërpërgjigjet në këtë mënyrë: "Ebu-z Zubejri ka vdekur në vitin 128, sipas Tirmidhiut dhe të tjerëve, ndërsa Hasen bin Salih ka lindur në vitin 100 dhe ka vdekur në vitin 169, dhe është shumë e mundur që të ketë dëgjuar nga Ebu-z Zubejri (por edhe të jetë takuar me të), së paku një herë pa ndonjë ndërmjetës (sepse ia mundëson edhe mosha), e herën tjetër nga ndërmjetësi Xhabir El Xhufij. Prandaj, kuptoje këtë!" Bedrudin El Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 392-393. (28) Darekutni në Sunen, nr.1238 dhe thotë se Muhamed el-Fadl-it i refuzohen transmetimet e tij. (29) Darekutni në Sunen, nr.1503. (30) Muvetta Malik rivajeh Muhamed bin El Hasen Esh Shejbani, nr.116.

Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi

# Trajtimi i çështjes kombëtare në revistën "Zani i Naltë"

**Përmbledhje**

Nuk është e tepërt të thuhet se shtypi gjithherë është faktor me rëndësi të madhe shoqërore, politike e kombëtare, shkencore dhe morale, dhe mjet për ballafaqimin e mendimeve të argumentuara me qëllim që të arrihet deri te e vërteta. Shtypi është mjeti më i përshtatshëm për të kultivuar mendimin e lirë e konstruktiv, dhe për të luftuar dukuritë negative e destruktive, që si pasojë e euforisë ose e tendencave prapa skene mund të paraqiten në kohë e rrethana të caktuara. Roli i shtypit shqiptar në përpunimin e mendimit politik shqiptar të Rilindjes ishte i madh. Ky shtyp lindi dhe u përhap krahas me zhvillimin e lëvizjes kombëtare të popullit shqiptar, e që ishte njëkohësisht faktor aktiv për rritjen e kësaj lëvizjeje. Madje, mjetet e informimit dhe shtypi luajnë një rol të rëndësishëm në formimin e vetëdijes së çdo populli, dhe ato duhet të jenë pasqyrë reale e vlerave shpirtërore, kulturore e tradicionale të atij populli.

## Periudha e vitit 1923

Në vitin 1923 komuniteti mysliman shqiptar shënon disa ngjarje me rëndësi në veprimtarinë e tij. Në këtë moment bëhen përpjekje për hartimin e dokumenteve bazë, të statuteve dhe rregulloreve, të medresesë së përgjithshme, e cila pritej të hapej në këtë vit në qendër të Tiranës. Në këtë vit dalin dy të përkohshme: në Shkodër, në muajin tetor del e përkohshmja "Udha e s'vërtetës", e cila kryeredaktor pati personalitetin e shquar, juristin dhe burrin e shtetit Hoxhë Kadri Prishtinën, kryetar i "Komitetit për Mbrojtjen e Kosovës", dhe revista "Zani i Naltë", si organ i Komunitetit Shqiptar Mysliman.

Qysh në numrat e parë këto revista u bënin thirrje të gjithë studiuesve dhe personaliteteve fetare e kombëtare që të angazhohen e të bëhen pjesë të dobishme të jetës fetare e kombëtare në trojet shqiptare. Përveç temave fetare e kulturore, në këto revista nuk ishte lënë anash edhe aspekti kombëtar dhe atdhetar. Aty shpeshherë gjejmë mesazhe që shprehin dashurinë për atdheun, për kombin, për unitetin, për rininë etj., por, edhe mesazhe që shprehin brengën dhe preokupimin për gjendjen e përgjithshme të popullit shqiptar. Kështu, në numrin e tretë të kësaj reviste, të botuar në vitin 1923, e hasim një këshillë, (ligjëratë) me titull: "O shqiptar mysliman! Mëmëdheu po të thërret!".

Nga kjo ligjëratë del porosia që amaneti apo përgjegjësia e shtetit të mos lihet në duar të tradhtarëve, në duart e atyre që i shesin interesat e shtetit për interesa personale, por ky amanet t[i lihet të aftit, të ndershmit, të moralshmit, dhe atij që beson Zotin.

### "Zani i Naltë"

Revista, e cila doli paralelisht me "Udha e s'vërtetës", pra në tetor të vitit 1923, është edhe "Zani i Naltë", organ i Komunitetit Mysliman Shqiptar, e cila botohej në Tiranë, ku ishte dhe qendra e këtij Komunitetit. Ajo ishte e përkohshme, dhe vazhdoi të qarkullojë nga tetori i vitit 1923 deri në vitin 1938. Gjatë kësaj periudhe atë e udhëhoqën personalitete të shquara e me



përgatitje të lartë të kulturës dhe shkencave islame, siç ishin: Ismajl Maqi, Isa Domi, Haki Sharofi etj. Tematika e materialeve të botuara ishte fetare, por në përmbajtjen e saj nuk mungonin dhe problemet e filozofisë, moralit, literaturës kombëtare dhe sociologjisë. Revista "Zani i Naltë", nëpërmjet artikujve të saj, botoi pjesë nga këshillat që mbante Haxhi Vehbi Dibra, personalitet i shquar në fushën e teologjisë dhe komentimit të Kuranit në gjuhën shqipe. Ky personalitet kishte qenë nënshkrues i aktit të Pavarësisë së Shqipërisë, dhe njeriu i cili kishte dhënë interpretim (fetfa) për vlerën e flamurit kombëtar. Ndërsa personalitetet tjera që bashkëpunuan me "Zani i Naltë" ishin edhe Hafiz Ibrahim Dalliu, Hafiz Ali Korça, Sali Vuçiterni, Haki Sharofi, Mehdi Frashëri, Mithat Frashëri (Lumo Skendo), Ferid Vokopola, Ismet Dibra etj.

**Programi dhe synimet e revistës "zani i naltë"**

Revista "Zani i Naltë" luajti një rol shumë të rëndësishëm edhe në thesarin e kulturës islame, por edhe në thesarin e kulturës kombëtare. Me kalimin e kohës ajo u shndërrua në një tribunë të fuqishme të kulturës fetare, të mendimit, të filozofisë, të edukatës, e të artit islam. Dalja në dritë e kësaj reviste ka qenë ngjarje e shënuar jo vetëm për lëvizjen e mendimit të shkruar islam në Shqipëri, por edhe për vetë historinë e shtypit kombëtar shqiptar. Nuk ka dyshim se botimi i revistës "Zani i Naltë" në shpirtin e besimtarëve islamë do të këndellte një dëshirë përparimi e qytetërimi. Ky ishte edhe synimi kryesor i programit të organit të Komunitetit Mysliman, sepse gjendja ishte shumë e rënduar dhe mjaft preokupuese.

Programi themelor i revistës "Zani i Naltë", i cili u botua në numrin e parë, kishte këto synime:

Me bashkue në një trup të fortë e të qëndrueshëm popullin mysliman shqiptar pavarësish përkatësisë fetare dhe besimit.

Me përmirësuem gjendjen e vakufeve, të xhamiave, të mesxhideve, të medreseve, të teqeve e të tjera institucioneve myslimane kësi sojit.

Me ia zbulue popullit mysliman shqiptar të vërtetat e besimit në një mënyrë të thjeshtë e të pandërlikueme, tue ia ngrofun këtij zemrën me dashni për këto të vërteta.

Simbas statutit me plotesue vllaznimin ndërmjet të gjithë elementëve në Shqipni.

Me këto nijete, mandej me forcue edhe themelet e një politike së shëndoshtë e fjeshtë kombëtare në shtetin tonë (Zani i Naltë, nr 1, 1923)

Ndër studiuesit islamë më i njohuri që ka bashkëpunuar me revistën "Zani i Naltë" ka qenë Hafiz Ali Korça, i cili ishte njëri ndër nismëtarët e krijimit të revistës. Intelektualët e tjerë islamë që kanë trajtuar tema të rëndësishme dhe të larmishme fetare janë edhe: Haki Sharofi, Jonuz Bulaj, Hasan Tahsini etj. Ndërsa artikuj lidhur me reformat, modernizimin e medresesë, zhvillimet kulturore, interpretimet shkencore filozofike, morale dhe etike, kanë shkruar edhe personalitetet e shquara, si: Salih Vuçiterni, Mehdi Frashëri, Lumo Skendo, Ferit Vokopola, Nebil Çika, Sheuqet Muka, Ihsan Qereshniku etj.




Kontributi i revistës "Zani i Naltë", nga aspekti kulturorë e kombëtar, vështrohet në disa drejtime. Së pari: shumë nga intelektualët bashkëpunëtorë të revistës përmes artikujve dhe studimeve të tyre hynë në oqeanin e diturisë e të shkencës, dhe me kontributin e tyre u afirmuan e u bënë personalitete të shquara. Në mesin e tyre gjejmë kryetarë të Komunitetit Mysliman, studiues, autorë veprash shkencore, orientalistë, përkthyes, gazetarë, akademikë etj.; së dyti: kjo revistë për lexuesit shqiptarë ofroi njohuri të shumta të mendimit fetar e filozofik islam, të bazuar në burimet e Islamit, në Kuran dhe në Hadith. Revista "Zani i Naltë" kishte për synim t'i ndërgjegjësonte shqiptarët për vlerat e fesë islame dhe për mundësitë e zbatimit të saj në kushtet e jetës bashkëkohore.

Revista "Zani i Naltë" ka një rol dhe kontribut konstant edhe në fushën e edukimit patriotik, në formimin

e ndërgjegjes kombëtare, në bashkimin dhe unitetin e popullit shqiptar. Kredon e vet patriotike redaksia e kishte shpallur haptazi para lexuesve të vet, duke theksuar: “Na të ‘Zanit të Naltë’ kemi le shqiptarë, jemi rritur shqiptarë dhe do të vdesim shqiptarë”. Si duket revista dhe autorët që shkruanin në të me kohë e kishin kuptuar se feja islame dhe edukimi i njerëzve në frymën e saj janë të lidhura ngushtë me ndjenjat kombëtare, me frymën atdhetare dhe përgjegjësinë qytetare për të punuar për zhvillimin dhe përparimin e kombit shqiptar. Qëndrimi ndaj atdheut dhe edukimit patriotik trajtohen në një plan të gjerë politik, shoqëror, moral dhe ekonomik. Por jo rrallëherë lidhur me problemet e fesë dhe të atdheut revista “Zani i Naltë” hyri në polemikë me autorë të shumtë ateistë. Madje, Hafiz Ali Korça shpeshherë në këtë revistë trajtoi çështjet e nacionalizmit dhe të fesë. Ai me një theks të veçantë letrar-artistik shprehet me vargjet: “Dini e vatani janë dy binjakë janë/Që të dy një rrënjë e një burim kanë”. Hafiz Ali Korça, përmes shumë vargjeve e poezive shkroi edhe për pavarësinë e Shqipërisë dhe bashkimin kombëtar. Përmes këtyre vargjeve ai ishte shprehur: “An e mb’an bota sot e kuptoi, mëma Shqipëria nga zgjedha shpëtoi”. Pastaj: “Të mos qe bashkimi derdhej shumë gjak, kujtoi edhe fqinjët na hidhnin në lak”. Dhe poezia tjetër: “Kur ne t’mos kemi një bashkim në shtet ahere do jemi për lum e për det”. (Zani i Naltë, Nr. 9, qershor, 1924). Në një poemë tjetër me titull “Vajtimet e atdheut”, Hafiz Ali Korça përshkruan gjendjen e mjerë të shqiptarëve në Kosovë dhe bombardimet e Serbisë në Drenicë bërë në ditën e Kurban Bajramit. Ai vajton gra, burra e foshnje që vriten, katundet e tyre që digjen, dhe ata që u përzënë nga vatrat e tyre: “Me s’tu nda zjarri, Me s’tu nda flaka, Me s’tu nda vrasja, ndjekja, shuplaka”. Kur apetitet e fqinjëve, sidomos të atyre sllavë, për t’u zgjeruar në dëm të trojeve shqiptare, nuk ishin shuar ende, në revistën “Zani i Naltë” gjejmë shkrime që u bëjnë thirrje shteteve evropiane e të qytetëruara që të mbajnë qëndrim të drejtë karshi territoreve shqiptare të copëtuara më parë. Ky shqetësim shprehet përmes këtyre vargjeve: “Qytetrimi ku është vallë? Përse, Evropa nuk iu sheh hall?”. Autori, duke konsideruar Kosovën dhe Çamërinë si dy pjesë të pandashme të Shqipërisë etnike, spikat: “M’i madhi krahi i Shqipërisë! M’e madhja çerdhe e trimërisë!”. (...) “Iu dha serbit e Greqisë”. (Zani i Naltë, Nr. 11, gusht, 1924).

### “Zani i Naltë” për 28 Nëntor 1929

Në numrin e 5-të të revistës “Zani i Naltë” e hasim të botuar një shkrim me titull “28 Nanduer, 1929”. Ky artikull ka më tepër karakter informativ, sepse informon mbi shënimin e festës së 28 Nëntorit-Ditës së Flamurit, e cila ishte organizuar më 1929, në Xhaminë e Vjetër, nga Komuniteti Mysliman i Shqipërisë. Artikulli fillon me këto fjalë: “Kjo ditë e lumtun dhe fatbardhe e kombit t’onë fisnik e bujar u kremtue me madhninë që i përkkite ktu në kryeqytet; popullsia e të cilit e priti, sikurë të gjithë ajo e viseve tjera, me nji gëzim e dashuni të posaçme.”

Revista “Zani i Naltë” dha një kontribut të shquar për progresin dhe zhvillimin e shoqërisë, mbështetur në vlerat e mendimit islam e në përshtatje me moralin, shijet, psikologjinë, botëkuptimet dhe idealet e shoqërisë shqiptare. Pavarësisht nga dallimet e pikëpamjeve të botuara shpesh me karakter të theksuar polemizues, “Zani i Naltë” u bë një dritare, një rrugëdalje e hapur drejt progresit. Autorët e shumë artikujve dhanë programe manifest, por edhe shpresë, besim e siguri për brezat. Përmes saj shpeshherë u dënua injoranca, pastaj zakonet e mbrapshta dhe injorante, varfëria, u ngrit zëri edhe kundër egoizmit dhe pasioneve të pakontrolluara. Me të drejtë dhe nga revolta Mehdi Frashëri do të thërriste: “Ay popull që rrëzohet me këmbët e veta, nuk ka të drejtë të ankohet”.

Për shkak të kohës së gjatë të daljes së revistës “Zani i Naltë”, mund të thuhet se ajo pati një rëndësi shumë të madhe në edukimin fetar mysliman të popullatës shqiptare, por edhe të zgjimit të ndjenjave patriotike, ngritjes kulturore e arsimore etj. Andaj, mund të thuhet se kjo revistë i përkrahu shumë proceset shoqërore e demokratike që u filluan në territorin e shtetit shqiptar. Se kjo revistë ishte gjithnjë në funksion të tolerancës fetare, në funksion të çështjes kombëtare dhe në korrespodencë me organet dhe institucionet e shtetit shqiptar, me qëllim të promovimit të këtyre vlerave, tregojnë edhe qarkoret dhe dokumentet tjera zyrtare që botoheshin herë pas here në faqet e kësaj reviste. Një dokument të tillë e gjejmë të botuar që në numrin e parë të kësaj reviste.

Kjo revistë ishte ndihmëse edhe në ndërtimin e shtetit shqiptar, në ndërtimin e modernitetit të shoqërisë shqiptare në vitet 20-40. “Zani i Naltë” ndihmoi po ashtu në hapjen e perspektivave drejt kontinentit ku duhej të zinte vend shoqëria shqiptare dhe myslimane, e që ishte Evropa perëndimore.

Në fund, dua të potencoj se kompleti i botuar i revistës “Zani i Naltë” hyn në botën e periodikut që shërben si referencë jashtëzakonisht e mirë për të gjithë studiuesit e kësaj fushe.

Prandaj, ia rekomandoj lexuesi dhe studiuesi që ta lexojë këtë komplet të revistës “Zani i Naltë”, sepse, sipas meje, ka vlerë të rëndësishme shkencore.

Dr. Islam Hasani

# Vakëfi – historia dhe koncepti i tij

### Hyrje

Religjioni, kultura, arti dhe filozofia gjatë historisë janë fokusuar shumë në idetë që njeriun e vendosin në qendër të çdo gjëje. Këto ide kanë për qëllim që njerëzit t'i bëjnë ta kalojnë jetën të lumtur dhe në paqe. Në këtë kontekst detyrë e njerëzve është të ndërtojnë një jetë të balancuar në këtë botë, të forcojnë marrëdhëniet shoqërore dhe ta bëjnë këtë botë një vend sa më të bukur për të jetuar. Kultura e lënies se vakëfit, sipas konceptit që do të diskutohet më poshtë, ka për qëllim të forcojë lidhjet shoqërore, duke vendosur mirësinë dhe mëshirën në qendër, sepse kultura e lënies së vakëfeve është ndërtuar në dy vlera bazike. E para: është qëllimi i ofrimit te Krijuesi me punë bamirësie, dhe; E dyta: është qëllimi i të qenit i dobishëm për njerëzimin ose, thënë më përgjithësisht, të qenit i dobishëm për të gjitha krijesat, dhe gjithashtu edhe për të fituar dashurinë e tyre.

Ky punim i shkurtë ka për qëllim diskutimin e institucionit të vakëfit nga prizmi historik dhe ai konceptual e shpirtëror.

### Origjina e vakëfit

Është shumë e ditur se institucionet filantropike kanë një histori shumë të vjetër. Historia e institucioneve të tilla daton edhe para ardhjes së pejgamberit të fundit Muhamedit a.s. Mesopotamia e lashtë, Greqia, Roma, e gjithashtu edhe arabët e para Islamit kanë pasur njohuri për këto institucione bamirësie. Njohuria e tyre ka qenë deri në atë shkallë saqë edhe vakëfet, që tani në civilizimin Islamin njihen si institucione bamirësie, pra atëherë kanë qenë një influencë e këtyre institucioneve të mëhershme. Prandaj, ka qenë një inkurajim i madh për myslimanët të lënë vakëf asetet e tyre, pra në shërbim të njerëzimit, duke ditur si ta bëjnë atë, sepse ka pasur shembuj edhe nga civilizimet e mëhershme që kanë dominuar në rajon.[1]

Në këtë aspekt dikush mund të pyes se si ka mundësi që Islami të marrë diçka nga civilizimet tjera? Kjo mundësi e ka origjinën në traditën që i atribuohet Muhamedit a.s.

Ebu Hurejra r.a. transmeton se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Dituria është gjë e humbur e besimtarit, ai mund ta marrë atë kudo që e gjen." (Termidhiu).

Edhe pse vakëfi nuk është përmendur saktësisht, koncepti i shpërndarjes së pasurisë për bamirësi është vlerësuar shumë në Kuran. (2: 215, 264, 270, 280). Për më shumë, ekzistojnë evidenca të shumta se personalitete të rëndësishme, që nga ditët e para të Islamit, kanë lënë pasurinë e tyre për bamirësi dhe për financim të ndonjë aktiviteti të caktuar, apo për ndonjë nevojë imediate të shtetit, duke mos kërkuar kompensim por duke shpresuar në shpërblim në botën tjetër.

Ebu Hurejra r.a. transmeton se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Kur të vdes njeriu të gjitha punët i ndërpriten, përveç tri punëve: një bamirësi rrjedhëse, apo një dituri (prej të cilës njerëzit përfitojnë), ose një trashëgimtar i devotshëm që lutet për të. (Transmeton Muslimi)

Burimet klasike këto vepra të mira dhe që u përmendën në hadithin e cituar më lart i kanë konsideruar ndaras, kurse ne preferojmë që t'i bashkojmë. Kombinimi i tyre konstituon esencën e vakëfeve, pra sipas parimeve islame të bamirësisë. Kështu që, rezulton se besimtarët kishin nevojë për një institucion që mundësonte veprimin e të tri këtyre punëve të mira njëkohësisht, e të cilat, pra, i plotëson vetëm vakëfi. Ky institucion garanton vazhdueshmërinë, gjenerimin e të mirave materiale për shumë vite dhe shekuj pas vdekjes së vakëflënësit, dhe mund të financojë dijetarët, prej punëve të të cilëve mund të përfitojnë njerëzimi, ndërsa nga shpërblimet dhe punët e mira që grumbullohen një pjesë e tyre do të shkojë në emër të vakëflënësit, për shkak se është ai që ka siguruar financimin.

Edhe pse myslimanët ishin të inkurajuar të marrin ide/dituri edhe nga civilizimet tjera, pa ndonjë hezitim dhe ashtu si u përmend në hadith, megjithatë procesi i huazimit nuk ishte i thjeshtë. Pa marrë parasysh arsyen e huazimit, vakëfi është dashur të studiohet shumë

mirë dhe nga të gjitha aspektet, dhe pastaj të riformulohet, që të jetë në pajtueshmëri me rregullat bazike islame. Ka pasur dallime substanciale në opinionet e dijetarëve të hershëm në lidhje me strukturën dhe anën ligjore të vakëfeve. Hezitimi i dijetarëve të hershëm në këtë drejtim ishte çështja e trashëgimisë sipas ligjit islam. Sipas ligjit mbi trashëgiminë, pasuria e një personi pas vdekjes së tij duhet të shpërndahet te të gjithë trashëgimtarët e tij. Kjo ishte ndër diskutimet kryesore që solli edhe mospajtime ndërmjet dijetarëve. Mirëpo, për shkak të rëndësisë se këtij institucioni, si dhe nevojës së shoqërisë për këtë institucion, dijetarët u pajtuan në mendime, duke përgatitur kështu edhe infrastrukturën ligjore dhe kriteret për themelin e institucionit të vakëfit. Juristët më të njohur që ndihmuan në përgatitjen e strukturës ligjore ishin Imam Shafiu-themeluesi i Shkollës Juridike Shafiite, dhe Ebu Jusufi-nxënës i Ebu Hanifes, themeluesit të Shkollës Juridike Hanefite. Këta dijetarë të shquar i kanë takuar shekullit të dytë hixhri.

Gjithashtu, kërkohet një shpjegim se si ka mundësi që një sistem i këtij lloji, dhe që nuk është përmendur ne Kuran drejtpërdrejt, nuk e ka origjinën në Islam, dhe i cili në fillim u debatua se a ka mbështetje në mësimet islame, pra tani u përqafua dhe u zhvillua me entuziazëm në mbarë botën islame?!

### Dimensionet e vakëfit

Vakëfi si koncept dhe institucion shumë i rëndësishëm ka shumë dimensione nga të cilët studiohet, por në këtë pjesë do të flasim vetëm për dy nga dimensionet e tij: atë shpirtëror dhe ekonomik. Në realitet vakëfi si institucion ka karakter ekonomik, sepse ka të bëjë me aktivitete ekonomike, menaxhim dhe gjenerim të pasurisë, por prapë duhet të fillohet me diskutim nga dimensioni shpirtëror, sepse motivi i themelimit të këtij institucioni gjithmonë është shpirtëror.

Duke pasur parasysh udhëzimet profetike dhe inkurajimin për të bërë punë të mira dhe bamirësie, shumë të pasur, duke e konsideruar pasurinë një sprove dhe mundësi për ta fituar botën tjetër, filluan të dhurojnë pasuri për t'i shërbyer qëllimit të parë (pra atij shpirtëror). Gjithashtu edhe dimensioni ekonomik e ka shpjegimin e vet, pra se pse nevojitej sistemi i vakëfit. Është vërtetuar se vazhdimisht ka kërkesa për investim në sektorin publik, kryesisht për mirëqenien shoqërore. Kërkesa për krijimin e fondeve për financim e shërbimeve publike promovon idenë për krijimin e institucioneve të këtij lloji.[2]

Me ndihmën e sistemit të vakëfit pasuria personale është transformuar në pasuri shoqërore, e që ka qenë



funksionale brenda një shoqërie. Kështu që xhamitë, si qendra religjioze, kulturore dhe politike, kryesisht janë financuar nga vakëfet. Me kalimin e kohës, përmes institucionit të vakëfit janë financuar edhe shkollat, spitalet, si dhe institucionet tjera shoqërore të natyrës esenciale për jetë.[3] Ky sistem ka ndihmuar edhe në eliminimin e krijimit të shtresave shoqërore në të drejtën e tyre për shërbime publike. Gjithashtu, ky sistem ka qenë gjithmonë i mirëseardhur për qeveritë, sepse nuk ka pasur ndonjë implikim në shpenzimet buxhetore, por ka ndihmuar në uljen e shpenzimeve qeveritare për shumë lloje të investimeve publike.

### Çka është vakëfi?

Vakf shumësi avkaf, në kuptimin gjuhësor do të thotë të ndaluarit, të caktuarit (të bësh diçka të varur dhe të kushtëzuar). Sipas literaturës fetare termi vakëf i referohet një donacioni të veçantë (pasuri e luajtshme apo e paluajtshme), dhe të përhershëm në të cilin donatori nuk është përfitues i të ardhurave. Fitimi që buron nga asetet e dhuruara dedikohen për një çështje të caktuar apo të përgjithshme, për të mirën e të tjerëve.[4]

Nga perspektiva e Fikhut, vakëfi ka katër elemente thelbësore:[5]

*Vakif* - vakëflënësi ose pronari i pasurisë që e dhuron

pasurinë;

*Mankuf* – pasuria që synohet të dhurohet për të qenë vakëf;

*Mankuf alejhi* – përfituesi i të ardhurave nga ajo pasuri e lënë vakëf;

*Sigah* – kontrata e dedikimit të vakëfit.

Edhe kontrata e lënies së pasurisë vakëf duhet të plotësojë kriteret e një kontrate te rëndomtë ekonomike. Përcaktohen palët kontraktuese, (institucioni për menaxhim të vakëfeve dhe vakëflënësi), objekti i kontratës (pasuria e dedikuar për vakëf), dhe detyrimet që dalin nga kontrata (pra përcaktimi i përfituesit nga pasuria e lënë).

### Natyra unike e vakëfit[6]

Vakëfi është një punë e rekomanduar dhe punë devotshmërie

Vakëfi është formë e një lëmoshe që vazhdon

Pasuria vakëfore nuk mund të shitet, jepet si dhuratë, apo të trashëgohet

Duhet të ketë dallim të qartë në mes të:

Administratorit (atij që i është lënë në besim dhe përkujdesje ajo pasuri), dhe;

Përfituesit (atij që përfiton nga ajo pasuri)

### Një Pasqyrë e institucioneve të vakëfit

Në formën klasike të vakëfit kontribuesi është donatori që e themelon një fond, e emëron administruesin dhe e përcakton përfituesin. Donatori mund të përcaktojë një person apo institucion të cilit i beson, pra që ta administrojë vakëfin që ai e dhuron. Vakëfi në bashkëkohore është një institucion i rregulluar mirë dhe me statut të qartë, i cili zgjidhet nga një organ më i lartë përgjegjës për jetën fetare në vend e caktuar. Ky institucion është përgjegjës për menaxhim dhe zhvillim të pasurive vakëfore.

Vakëfet mund të jenë në formë të pasurive të luajtshme dhe të paluajtshme. Në formën e pasurive të luajtshme përfshihen edhe vakëfet në para të gatshme, kurse në kategorinë e pasurive të paluajtshme përfshihen tokat, objektet dhe të ngjashme me to. Gjatë historisë islame kanë ekzistuar vakëfe të ndryshme si institucione publike, si p.sh.: shkolla, biblioteka, universitete, etj. Madje ka pasur vakëfe në formë të infrastrukturës publike si, për shembull: ura, rrugë, hamame etj.

Vakëfi si një institucion ka efekt të drejtpërdrejt në zhvillimin e kapaciteteve të shtresës së varfër, në mënyrë që ata të jenë në gjendje të kujdesen për veten e tyre, duke pasur mundësi të qasjes në edukim, shëndetësi, si dhe lloje të ndryshme të lehtësirave fizike.



### Përfundim

Si përfundim mund të themi se vakëfi është një institucion shumë i rëndësishëm, si nga aspekti ekonomik po ashtu edhe nga aspekti shpirtëror e human, i cili derivon mirësi të shumta për shoqërinë njerëzore. Duke analizuar natyrën dhe qëllimin madhor të vakëfit, jep te kuptohet pse është zhvilluar dhe përqafuar në mbarë botën Islame. Vakëfi, si institucion dhe koncept, është i njohur në mbarë botën, por jo çdoherë i kuptuar drejt se çka në të vërtet është dhe si duhet të funksionojë. Për këtë arsye, shpresojmë se ky artikull, sado pak, e ka qartësuar këtë koncept. Shpresojmë se me punimet tjera rreth llojeve të vakëfeve dhe kontributin e tyre në sfera të ndryshme të jetës vakëfin do ta bëjmë edhe më të qartë, dhe të nxitin hulumtime më të mëdha rreth vakëfit.

(1) Murat Çizakca, 'Awqaf in History and its Implications for Modern Islamic Economics', Islamic Economic Studies, Vol. 6, No.1, 1998, f. 48. (2) Halil Inalcik (1993), The Middle East and the Balkans under the Ottoman Empire: Essays on Economy and Society, vol. 9. Bloomington: Indiana University English Studies, f. 223. (3) Mehmet Babacan, 'Economics of Philanthropic Institutions: Regulations and Governance in Turkey', Journal of Economic and Social Research Vol 13 (2) 2011, f. 69. (4) Razli Ramli, Mohd Nasir Ismail, Ahmad Zakirullah Shaarani, Issues in Islamic Finance: from the practitioners perspective (Kuala Lumpur: IBFIM, 2013), f. 232. (5) Ibid. (6) Ibid, f. 233-234

Ahmet Pllana

# Koncepti i të gjykuarit drejt për jetën e njeriut (1)

Njeriu është një krijesë e përsosur me veçantitë e tij, me përshtatshmërinë anatomike dhe bukurinë fizike, sidomos me dhuntinë e të menduarit dhe mendjen e shëndoshë për të gjykuar drejt dhe për të kuptuar esencën e jetës dhe jetën. Këto janë pasuri e veçantë, dhe vijnë si dhunti nga Zoti i Madhërishëm, e të cilat në asnjë mënyrë nuk mund të kompensohen me pasuritë tjera, si dhe dallojnë nga krijesat tjera.

Njeriu është një krijesë e Zotit, përkatësisht e Allahut të Madhërishëm dhe të Gjithëpushtetshëm, dhe jo krijesë e njeriut, ndonëse njerëzimi vazhdon të zhvillohet sipas rregullave për shtim të njerëzve prej njeriut të parë, Ademit a.s. e deri më sot. Dhuntia e të menduarit që vjen nga Zoti si një dhuratë mrekulli, njeriun e bën të zhvillojë mendimin dhe të krijojë konceptin e të gjykuarit drejt për një jetë të denjë dhe të drejtë. Kjo dhunti është një pasuri e madhe që njeriut i shërben çdoherë dhe në çdo kohë, në të mirë të shpirtit të tij dhe të trupit të tij, për të kuptuar drejt jetën dhe për të jetuar sipas rregullave e parimeve, gjë që njeriut i sjell suksese dhe fitore në këtë dhe në botën tjetër.

Pa dyshim se pasuri dhe vlerë e pazëvendësueshme për njeriun është besimi, përkatësisht feja. Besimi e lartëson njeriun si një qenie fizike dhe e bën të lumtur në këtë botë, por e bën të lumtur edhe në botën tjetër. Të menduarit dhe besimi bëjnë që njeriu të dallohet nga të gjitha krijesat e kësaj bote. Koncepti i të gjykuarit drejt për jetë të drejtë sipas parimeve e rregullave, sipas fesë islame, është një vlerë pa të cilën besimtari i mirëfilltë dhe i ditur nuk bën të vazhdojë rrugën e jetës. Prej tij kërkohet të angazhohet për një koncept të drejtë për jetën e kësaj bote, e cila është e mbushur me plot e përplot të mira, të cilat njeriu duhet t'i shfrytëzojë të gjitha, sepse të gjitha ato të mira Allahu xh.sh. i ka krijuar për të mirën e tij. Të gjykuarit e njeriut për jetë të drejtë dhe të gjykuarit e drejtë për jetën e kësaj bote bazohet në parimet e fesë islame, sidomos në dy burimet kryesore, e që janë Kurani dhe Hadithi. Në Kuranin e shenjtë përfshihen, pos shumë të tjerave, edhe kriteret dhe parimet e konceptit të të gjykuarit drejt për jetë të drejtë. Kurani famëlartë është libër i shenjt, është libër i qartë dhe i kuptueshëm, në të cilin janë përfshirë jo vetëm parimet e fesë islame por edhe parimet bazë të drejtësisë, të çështjeve sociale dhe të dispozitave ligjore. Kurani përmban urdhëresa dhe ndalesa, gjithmonë në të mirë të njeriut.

Duke e kuptuar mirë kuptimin e jetës, pra sipas fesë islame, Kurani i udhëzon njerëzit në qëllimin e krijimit të tyre. Jeta e njeriut është një dhuratë nga Allahu xh.sh., të cilën njeriu duhet ta mbrojë dhe të kujdeset për te. Si të mos kujdeset njeriu për një dhuratë aq të shtrenjtë dhe të pazëvendësueshme me asgjë në këtë botë?! Njeriu kujdeset dhe ka respekt për një dhuratë që i vjen nga një mik; - e si të mos kujdeset për dhu-





ratën më të çmueshme që i vjen nga Allahu i Madhërishëm, dhuratën më me vlerë dhe më të çmueshme që mund të ekzistojë në këtë botë, dhuratën që nuk ka çmim, dhuratën që nuk mund të zëvendësohet me asgjë në këtë botë, e që është jeta e njeriut?! Duhet të kujdesemi dhe ta mbrojmë jetën. Këtë e kemi obligim si njerëz që jemi. Besimtari ka obligim nga Allahu xh.sh. që ta mbrojë jetën e vet, por ta mbrojë edhe jetën e tjetrit, sepse njeriu është krijesë (bina) e Allahut xh.sh. Prindërit kanë obligim t'ua mbrojnë jetët fëmijëve të tyre, e gjithashtu edhe fëmijët kanë obligim t'ua mbrojnë jetët prindërve të tyre. Obligim për ta mbrojtur jetën e ka secili për secilin, sepse jeta është dhuratë e Allahut xh.sh. E si pra të mos mbrohet dhe si të mos ketë kujdes njeriu besimtar, njeriu që ka shpirt dhe ndjenja, për ta mbrojtur dhuratën më të shtrenjtë të Allahut xh.sh., e që është jeta e njeriut?!

Si konkludim që vjen nga një rezonim dhe nga një logjikë plotësisht e shëndoshë, pra del se askush në këtë botë nuk ka të drejtë që askujt t'ia marrë jetën. Ky pra është koncepti i drejtë i të gjykuarit drejt për jetën e drejtë. Këtë koncept të të gjykuarit, që vjen prapë dhuratë dhe dhunti nga Allahu i Madhërishëm, nga të menduarit, është koncept të cilin nuk e përjashton dhe as që mund ta përjashtojë as feja islame. Për gjykimin e drejtë të konceptit për jetën e falënderojmë Allahun xh.sh., dhe themi se tek atëherë, pas këtij falënderimi, vlera e të gjykuarit drejt për konceptin dhe konceptimin e jetës ka vlerë permanente dhe imediate në filozofinë e jetës. Nga të gjitha këto konkludime besimtari me logjikë të shëndoshë i shtron vetës një sërë pyetjesh:

### A u përmbahen besimtarët urdhrave të Kuranit?

A i zbatojnë ata rregullat dhe parimet bazë të jetës së tyre, duke u nisur nga rregullat dhe parimet e fesë islame?

Nëse përgjigjet do të ishin pozitive, atëherë koncepti i të gjykuarit drejt për jetën është më se i saktë dhe i vërtetë, atëherë pra është kuptuar drejt kodi i jetës, duke ecur në rrugën e të mirës. Besimtari nuk duhet të dalë nga binarët e të menduarit dhe të konceptuarit, duke arritur synimet dhe qëllimet për jetën e njeriut, e cila do të begatohej me të mirat që i ka dhuruar Allahu xh.sh. në këtë botë, pikërisht për njeriun dhe jetën e tij.

### Jeta e njeriut është një vlerë bazike

Të gjitha të mirat e kësaj bote njeriu duhet t'i shfrytëzojë, duke u nisur nga produktet ushqimore, pijet, e deri te vlerat njerëzore, që janë besimi, edukata, ahlaku apo mirësjellja, devotshmëria, kultura, e vlerat e tjera. Njeriu nuk është sikurse krijesat tjera të kësaj bote, të cilat nuk kanë të menduar. Prandaj edhe dallon dhe duhet të dallojë edhe nga koncepti i drejtë për jetën dhe koncepti i të gjykuarit drejt për jetën. Jeta e njeriut është një vlerë bazike e papërsëritshme. Njeriu ka një jetë në këtë botë, prandaj nuk duhet keqpërdorur dhe dhuruar të këqijat, siç janë krimi, korrupsioni, hajnia, alkooli, droga, bixhozi, kamata, etj., të cilat, sipas fesë islame, janë të ndaluara (haram). Për ta bërë jetën të mirë njeriu duhet t'i marrë dhe t'i shfrytëzojë vetëm të mirat, dhe në asnjë mënyrë të këqijat. Nga kjo rezulton se njeriu nuk guxon dhe nuk duhet në asnjë mënyrë që t'i sjell vetës të këqija, por as edhe njerëzve të tjerë. Aq më pak njeriu nuk ka të drejtë, dhe në asnjë mënyrë dhe në asnjë rrethanë, që t'ia marrë jetën njeriut. Jeta e njeriut duhet të ruhet dhe të çmohet, sepse është dhuratë e Allahut xh.sh. "Nëse një njeri e rrëzon një ndërtesë, një kompleks banesor (pallat) dhjetëkatësh, të cilin e ka ndërtuar dora e njeriut, ai njeri dënohet nga ligjet që i ka bërë njeriu. Ndërkaq, njeriu është ndërtesë (bina) e Allahut. Si atëherë njeriu ta rrëzojë ndërtesën e Allahut?! Allahu na ruajt nga kjo vepër e shëmtuar! Ai njeri që e rrëzon ndërtesën e Allahut, ai ka mëkat të madh. Atë e pret zjarri i Xhehenemit!" (H. Sherif ef. Ahmeti). Edhe ky shembull që u përmend është pjesë dhe rezultat i konceptit të të gjykuarit drejt për jetë të drejtë. Nëse ky koncept nuk përfillet nga besimtari, atëherë ai është larg udhëzimeve kuranore dhe të hadithеve...

**Ma. Sc. Refik Gërbeshi**

# Njohja e feve kultivon qetësi

## Hyrje

Tema rreth dialogëve, bashkëpunimeve, si dhe paqes e qetësisë njerëzore kalon përmes njohurive për fetë. Ngase ndikimi i fesë është shumë i rëndësishëm, dhe mund të bëhet edhe mjet përplasjesh, gjithmonë nëse keqinterpretohen apo keqpërdoren mjetet e saj. Në kohën bashkëkohore, kur të dhënat janë të shumta, sidomos përmes teknologjisë së lartë të internetit, studiuesi shpesh bie në grackën e propaganduesve qëllimkëqinj. Thirren në fe me fenomene që nuk kanë të bëjnë fare me të. Duke qenë pikë strategjike e takimeve qytetëruese e kulturore, populli ynë gjithnjë ka ofruar modelin e mundësinë, jo vetëm si vendtakim i civilizimeve, por edhe si komunikim i tyre, duke reflektuar kështu edhe mirëkuptim, harmoni e tolerancë. Kjo është vlerë e përbashkët që duhet ujitur e kultivuar, që ta zgjerojmë edhe më tej, që të japë frytet sa më të mëdha, pra për të mirën e shoqërisë në përgjithësi.

## Devijimet vijnë nga mosnjohja esenciale e fesë

Mësimet bazike të feve gjithnjë kanë përmbajtur frymën e dashurisë, respektit dhe humanizmit drejt arritjes së kënaqësisë së Zotit. Është më se reale që botëkuptimet për fetë të jenë të ndryshme, por në parim ato kanë ngjashmëri e pika takimi. Mbulimi me propaganda ndarëse me qëllime të ndryshme dhe pa e njohur në thelb çështjen gjithnjë ka krijuar hapësira penguese e urrejtëse. Duke dashur t'i kontribuohet integrimeve dhe realizimeve paqësore për të mirën e njerëzimit, gjithsesi duhet t'i qasemi elementit fetar, nga shkaku se është ndër faktorët e rëndësishëm në procesin e integrimit të perandorive mesjetare, por edhe shoqërive bashkëkohore. Ky element i kamufluar, i keqpërdorur e i devijuar, lë pasoja të mëdha. Thënë më qartë, njohja e fesë shmang keqpërdorimet dhe na ofron rrugët e integrimeve. "Një numër i madh problemesh akute të botës së sotme zanafillën e tyre e kanë edhe në mosmarrëveshjet fetare, ose edhe në keqinterpretimin e fesë për qëllime politike, ekonomike e të ngjashme. Andaj, studimi i këtyre problemeve, edhe në aspektin fetar, mund të ndihmojë në eliminimin e disa keqkuptimeve që kohë pas kohe shfaqen jo vetëm në rajonin ballkanik e në opinionin kosovar, por edhe më gjerë, për shkak të mosnjohjes së rolit dhe misionit që duhet të luajnë fetë në shoqërinë njerëzore."[1]

## Komunikimi ofron qetësi

Dijetari nga Malajzia El Atasi, qytetërimin perëndimor e sheh si një ndër sfidat më të mëdha të njerëzimit në shekujt e fundit, kurse dijen që përhap Perëndimi e sheh si sfidën më të madhe.[2] Por, komunikimi mes qytetërimit perëndimor dhe dijes islame prodhon jo vetëm paqe, por edhe prosperitete që bota i ka domosdoshmëri të funksionimit.

Për këtë kërkohet studim e hulumtim për t'i gjetur pikëtakimet dhe për t'i futur në funksion ato. Studimi krahasimtar e historik mes Islamit e bindjeve të Lindjes në Perëndim ka ndikuar që Islami dhe myslimanët të mos kuptohen drejt, apo edhe me qëllim u bënë krahasime joadekuate. Pavarësisht kësaj, ka edhe shkrime konstruktive dhe me vlerë shkencore dhe historike. Edhe pse u shkruan një numër të madh veprash rreth Islamit, në të shumtën e rasteve ato iu qasën fenomenit duke e trajtuar Islamin jo në nivelin shkencor e të



bazuar në burimin e vetë që e ka, por edhe përmes mendimeve individuale apo grupeve të vogla që nuk e përfaqësojnë Islamin. Kurse, nga ana tjetër, studimi krahasues mes budizmit e hinduizmit e botëkuptimeve tjera jo qiellore, solli gjithashtu një lajthitje drejt origjinalitetit dhe fesë së Zotit. Kjo mospërputhje shpeshherë provokoi edhe konflikte që reflektohen si të hapura, e që ekzistuan ndërmjet sistemit arsimor islam dhe atij perëndimor, si dhe synimeve themelore të tyre; kjo patjetër duhet të bëhet objekt i hulumtimeve serioze të njerëzve të preokupuar me zhvillimin dinamik dhe frytdhënës të shoqërisë islame.[3]

### "Copy - Paste"

Gazetarët, analistët e opinionistët dembelë e pa ndonjë hulumtim, por me atë që teknologjia bashkëkohore ua ka mundësuar ta gjejnë ndonjë shkrim nëpër faqe të ndryshme të internetit përmes një klikimi, shkruajnë, analizojnë apo plasojnë te publiku i gjerë "mendimet e tyre" pa i studiuar si duhet. Apo, ata edhe i marrin nga gjuhët evropiane me google translacion, dhe i plasojnë te publiku, ndoshta edhe pa i lexuar vetë. Këtë e vërejmë shpesh, sidomos te terminologjitë apo emërtimet. Kjo i bën dëm shkencës e opinionit, ngase për të paraqitur një temë aktuale duhet hulumtime dhe marrje mendimesh, për të sjellë një krahasim apo konkluzion. Por, nga përtacia shpesh hasim në punime "Copy Paste". "Shumë myslimanë kanë shkruar e kanë diskutuar se fuqitë perëndimore do të kishin bërë shumë më tepër sikur popujt e viktimizuar si boshnjakët, palestinezët dhe çeçenët të mos kishin qenë myslimanë, dhe sikur "terrorizmi" të mos kishte rrjedhur nga "Islami."[4] Por, këto konstatime nuk janë të argumentuara, siç është rasti i Kosovës, i cili theu këtë sajim, ngase duke qenë myslimanë kosovarët edhe u ndihmuan.

Mendimeve devijuese për Islamin nga shkrimet me pretekst provokues mund t'u vihen përballë grupet e intelektualëve myslimanë, në këtë rast shqiptarë që përpos burimeve nga libri i shenjtë mund të sjellin edhe argumentet nga vendi e historia e tyre, apo nga bashkëjetesa që sigurisht mund ta ketë vendin e saj në këtë diskutim. Pastaj, kjo lehtë jep frytin duke iu shmangur ideve që vijnë nga qarqe që janë pseudo-shkencore, emocionale, të cytura e me pretekst, apo edhe atyre që janë rezultat i shekullarizimit disa-shekullor. Krejt kjo ndodh me qëllimin që t'i sjellim shoqërisë dobinë e të qenit i kulturuar, dialogues e tolerant. Është i rëndë krimi i medies dhe informimit kur i shtohet një islamofobi, pra i bazuar kryesisht në rrjedhat komuniste-ateiste. "Derisa mediet evropiane i paraqesin myslimanët si armiq të brendshëm, mediet në Kosovë mundohen që të shlyejnë çdo atribut islam, dhe t'i atakojnë ato për t'i bërë të huaj dhe për t'i paraqitur si kërcënim potencial për vetë proceset integruese evropiane.[5] Shoqërisë intelektuale bashkëkohore i bie barrë që në mes këtyre debateve verbale të gjendet një modus që i përafron mendimet me qëllimin e së ardhmes paqësore.

### Shqiptarët kanë vlera integrimi

Myslimanët shqiptarë, si shumicë, bashkuan forcat me bashkëkombësit e tyre të feve të tjera, duke parë rrezikun e mohimit të kombit si tërësi, dhe propagandimet e shumta kundër "Muhamedanizmit", siç etiketohej atëbotë Islami.

Kështu ata u harmonizuan mes vete pa dallime fetare, dhe i dhanë një goditje të rëndë planeve të fqinjëve që kishin për qëllim të copëtonin trojet shqiptare e t'i ndanin mes vete. Dijetarët myslimanë eshqiptarë, me sinqeritetin më të lartë dhe me aktivitetet praktike arritën t'i përcjellin masës myslimane shqiptare natyrën origjinale të fesë islame, e cila në thelb nuk ndalej vetëm në rite e adhurime me karakter asketik, me urrejtje të të tjerëve, por ishte planprogram jete dhe njohje bindjesh të tjera. Duke i shtuar edhe konceptin funksional kombëtar, dhe duke u afruar mes vete për mbrojtje të identitetit, kjo gjë u pa qartë në rolin që ka pasur kleri mysliman shqiptar në gjetjen e ombrellës teologjike, për ta vënë atë në shërbim të angazhimeve me karakter përfitimi kombëtar dhe ekzistencial.[6]

Shqiptarët janë vazhdimisht të gatshëm të sjellin mirëkuptimin dhe kuptimin real të familjes evropiane, të cilës edhe i takojnë, por edhe për t'i ofruar mbarë njerëzimit vlerat e tyre më të vyera të bashkëjetesës ndërfetare, të tolerancës e të mirëkuptimit. Detyrë e prijësve fetarë duhet të jetë përqendrimi në parimet fetare, që nëpërmjet predikimit te masa e gjerë e popullit të mbjellin ndjenjën e dashurisë, respektit e mirëqenies së përgjithshme, të cilat në parim janë edhe vlera të të gjitha besimeve qiellore.[7]

(1) Naim ef. Tërnava, "Ligjërime për fe e atdhe" Prishtinë, 2015. (2) Prishtinë, 2015, f.52, (Fjala e Myftiut, Mr. Naim Tërnava, në Universitetin Yell" në SHBA, 28 Gusht 2008.( 2) Syed Muhammad Naquib Al-Attas, Islam i sekularizam, Sarajevo, 2003, f. 193. Cituar nga N. Ibrahimi. (3) Nexhat Ibrahimi, E ndryshueshmja dhe e pandryshueshmja në Islam përballë sfidave euro-perëndimore, në F. M. Sh. "Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami i përcjell në këtë integrim", Tiranë, 2008, (4) Edvar V. Said, "Shtrembërimi i Islamit", Logos, Shkup f. 14. (5) Besa Ismaili, Gratë në Kosovë dhe integrimi në Evropë, në F. M. Sh."Integrimi i shqiptarëve. . .". cit. 48. (6) Kreshnik Osmani, Standardet e integrimit evropian janë kërkesa islame përpara se të jenë kushte për integrim. në, F. M. Sh. E cit, f. 23. (7) Naim ef. Tërnava, Ligjërime për fe e atdhe, 2, f. 52.

Mr. Vedat Shabani

# Përfitimi i moralit (3)

Nuk ka dyshim se Kurani është libër udhëzimi dhe program jete. Nuk ka dyshim se të lidhurit me të përmes leximit, meditimit dhe veprimit është prej mjeteve më të avancuara të realizimit të udhëzimit dhe jetesës së ndershme.

### 5. Meditimi rreth efekteve që rezultojnë nga virtyti i mirë

Individi çdoherë duhet ta rikujtojë dhe të llogaris në shpërblim, pra si rezultat i virtytit të mirë.

En Nevas bin Seman thotë: "E kam pyetur Pejgamberin a.s. për të mirën dhe të keqën? Ai është përgjigjur: "E mira është virtyti i mirë, e keqja është ajo që të brenë në shpirt, dhe e urren që ta dinë njerëzit tjerë."[1]

Ebu Derda r.a. thotë: "Ka thënë Pejgamberi a.s.: "Gjëja më me peshë në peshore (Ditën e Llogaridhënies) është morali i mirë."[2]

Transmeton Enesi r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimtarët më të kompletuar në besimin e tyre janë ata që kanë moral të mirë. Morali i mirë e arrin gradën e agjërimit dhe namazit."Transmeton Aisheja r.a., se Pejgamberi a.s. i ka thënë asaj: "Mbajtja e lidhjeve familjare, morali i mirë dhe fqinjësia e mirë janë çështje që begatojnë shtëpitë dhe shtojnë jetëgjatësinë."[3,4]

### 6. Vështrimi në pasojat e moralit të keq

Kjo arrihet përmes procesit të të menduarit rreth keqardhjes së përhershme, brengës së vazhdueshme, ankthit dhe keqardhjes që mund të vijë si rezultat i moralit të keq. Këto çështje e inkurajojnë individin që të largohet nga sjelljet e këqija e të përqafojë sjelljet e mira. Ibën El Kajimi ka thënë: "Prej ndëshkimeve të tyre, d.m.th., mëkateve dhe sjelljes së keqe, është rënia e prestigjit, vlerës dhe dinjitetit përpara Zotit dhe përpara krijesave të Tij. Njeriu më me vlerë te Zoti është njeriu më i devotshëm, e gjithashtu njeriu më i afërt te Zoti është njeriu më i përkushtuari ndaj Tij dhe, në bazë të nënshtrimit dhe respektimit të robit ndaj Krijuesit, ashtu është edhe pozita e tij te Zoti. Nëse njeriu bën mëkat ndaj Krijuesit dhe vepron në kundërshtim me urdhrat e Tij, atëherë vlera dhe pozita e tij bie përpara Tij, dhe si rezultat i kësaj kjo vlerë bie edhe përpara krijesave të Zotit. E, nëse nuk i mbetet atij prestigj përpara njerëzve të tjerë, atëherë ai do ta ketë një jetë shumë të keqe e të vështirë; do të jetë i panjohur dhe i pavlerë, si dhe nuk do të ketë autoritet dhe nuk do të gëzohet asnjëherë. Sepse të qenit i panjohur, i pavlerë dhe i pa prestigj sjell gjithë brengat, telashet dhe pikëllimet. Prandaj, ku mund të krahasohet kjo dhimbje me kënaqësinë e mëkatit. Prej mirësive më të mëdha të Zotit ndaj robit është ta ngritë emrin e tij mes njerëzve dhe ta shfaqë vlerën e tij.[5]

Paramendo pasojat e gruas që agjëronte ditën dhe falte namaz natën, mirëpo sjellja e saj ndaj fqinjëve ishte e keqe. Transmeton Ebu Hurejre, i cili thotë: "Është pyetur Pejgamberi a.s., se: "Filan gruaja fal namaz të natës dhe agjëron ditën, bën punë të mira dhe jep lëmoshë (sadaka), mirëpo ajo i dëmton fqinjët e saj përmes gjuhës së saj?" Pejgamberi a.s. tha: "Vaj halli për atë grua. Ajo është prej banorëve të zjarrit." Më pastaj e pyetën prapë: "Filania i fal namazet e obliguara (farzet), jep lëmoshë (sadaka) dhe nuk e dëmton



askënd?" Atëherë Pejgamberi a.s. tha: "Ajo është prej banorëve të Xhenetit."[6]

Gjithashtu, transmeton Xhabir bin Abdullah r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Njerëzit më të dashur te unë dhe ata që do të jenë më së afërmi me mua Ditën e Kiametit janë ata që kanë sjellje të mira. Ndërsa njerëzit më të urryer te unë dhe që do të jenë më së largu prej meje Ditën e Kiametit janë ata që flasin shumë, ata që flasin mbi nivelin e masës, dhe ata që flasin me mendjemadhësi."[7]

### 7. Urdhërimi për punë të mira, ndalimi nga punët e këqija dhe këshillimi për drejtësi

Kurani famëlartë porosit dhe obligon nevojën e rikujtimit, urdhërimin për punë të mira, ndalimin nga punët e këqija dhe këshillimin për drejtësi dhe realitet. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Vazhdo me këshillë, sepse këshilla u bën dobi besimtarëve." (Edh Dharijat, 55)

"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë dhe të ndaloni nga veprat e këqija." (Ali Imran, 110)

Përkujtimi, urdhërimi për punë të mira, ndalimi nga punët e këqija dhe këshillimi për drejtësi dhe realitet janë prej metodave dhe mjeteve të edukatës islame, të cilat i ka përdorur edhe edukatori ynë i parë, Muhamedi a.s., përmes fjalëve dhe këshillave të tij të cilat i ka paraqitur përpara shokëve të tij dhe mbarë njerëzimit. Këshillimi është një mjet përmes të cilit i tërhiqet vëmendja myslimanit, që të jetë njeri i mirë dhe i dobishëm për rrethin dhe vendin ku jeton. Urdhërimi për punë të mira dhe ndalimi nga punët e këqija janë thelbi i edukatës islame, që shërbejnë për zhvillimin, si dhe janë vlera të mirëfillta islame tek individi dhe shoqëria. Transmetohet në një hadith se, kur Ebu Dherri ishte informuar për ardhjen e një pejgamberi, kishte porositur vëllanë e tij që të shkonte tek ai dhe të dëgjonte se çfarë po thoshte. Kur ai u kthye e informoi vëllanë se ai urdhëronte njerëzit në virtytet e moralit.[8]

### 8. Lartësimi i ambicies-aspiratës

Domethënia e kësaj është se, nëse ambicia e robit është e ndërlidhur fuqimisht me Zotin e gjithësisë, në mënyrë të sinqertë, reale dhe të kthjellët, atëherë ky është lartësim real i ambicies-aspiratës.[9]

Lartësimi i ambicies nënkupton që personi duhet të jetë shumë i përpiktë dhe duhet t'u shmanget çështjeve të ulëta dhe të kota.

Transmetohet nga Sehl bin Sad, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet Allahu është Bujar, prandaj e do bujarinë dhe moralin e mirë, dhe e urren moralin e keq."[10]

Ambicia e lartë në vazhdimësi e qorton individin ndaj qëndrimeve të ulëta dhe sjelljeve të liga, derisa ta ngritë prej pozitës së ulët në gradat më të larta të krenarisë dhe lavdisë.[11]

Personat e ndershëm nuk pranojnë asgjë përveç çështjes më të ngritur dhe më të vlefshme, ndërsa personat e ulët sillen vërdallë çështjeve të liga dhe rrëshqasin në to ashtu siç rrëshqet miza në ndyrësira. Personat me ambicie të lartë nuk pranojnë tiraninë, veprat e shëmtuara, vjedhjen, tradhtinë dhe korrupsionin, sepse ata janë më të lartë sesa këto çështje dhe më me vlerë, ndërsa personat degradues dhe të neveritshëm janë e kundërta e tyre. Nëse individi është i përkushtuar në përfitimin e mirësive, dhe e obligon vetën e tij të pajiset me sjellje të mirë, dhe nuk pranon asgjë përveç të përkryerës në të gjitha çështje, atëherë mund të themi se ka arritur virtytet e moralit të mirë.[12]

### 9. Durimi

Morali i mirë qëndron përmbi katër shtylla: durimin, dëlirësinë, trimërinë dhe drejtësinë.[13]

Durimi është tri llojesh: Durim me Zotin, durim për Zotin, dhe durim së bashku me Zotin.

Lloji i parë: durimi i kërkimit të ndihmës përmes Tij, sepse durimi arrihet përmes Tij e jo drejtpërdrejt nga vetja, siç thotë Allahu xh.sh.: "Pra, të jesh i durueshëm! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut." (Nahl, 127)

Lloji i dytë: Durimi për Zotin, që nënkupton se stimuluesi për durim është dashuria ndaj Zotit; dëshira për të vepruar komfor porosive të Tij dhe të afruarit afër Tij.

Lloji i tretë: Durimi së bashku me Zotin, që nënkupton të qenit e robit në përputhje me dëshirën, rregullat dhe vullnetin e Zotit, duke qenë durimtar për çfarëdo që urdhëron dhe porosit Ai.

Dijetari i mirënjohur El Maverdij thotë: "Atij personi që i pakësohet durimi karshi nënshtrimit dhe respektimit të Zotit nuk ka hise në mirësi dhe drejtësi."

Njeriu i mençur duhet të llogaris në shpërblimin e Zotit, dhe kjo është prej çështjeve më të mëdha që i ndihmon atij në përfitimin e virtyteve të moralit dhe durimit ndaj dëmeve të njerëzve. Nëse një mysliman është i bindur se Zoti do ta shpërblejë për mirësjelljen e tij dhe durimin ndaj dëmeve të njerëzve, atëherë çdo gjë do t'i lehtësohet gjatë rrugëtimit të tij. Zoti xh.sh. thotë: "E Ne do t'ua japim shpërblimin më të mirë të asaj që vepruan atyre që ishin të durueshëm." (Nahl, 96)

(1) Transmeton Imam Muslimi. (2) Transmeton Imam Tirmidhiu dhe Ibën Hibani. (3) Transmeton Imam Ahmedi. (4) Mevsuatul Ahlak, Halid El Harraz, f. 69. (5) El Xhevabul Kafij, f. 126. (6) Transmeton Imam Ahmedi, Ibën Hibani dhe Hakimi. (7) Transmeton Imam Tirmidhiu. (8) Nadretu En Neim. (9) Transmeton Imam Taberanij dhe Imam Hakimi. (10) Mevsuatu El-Ahlak, Halid El-Harraz, f. 72. (11) Medarixhu Es-Salikin, Ibën Kajim El Xhevzije, vëllimi II, f. 294. (12) Medarixhu Es-Salikin, Ibën Kajim El Xhevzije, vëllimi II, f. 156. (13) Edebu Ed-dunja ved-din, Elmaverdij, f. 454.

**Alaudin Abazi**

# Caktimi i çmimeve dhe përqindja e fitimit në tregti (1)

Nuk ka dyshim se qëllimi kryesor i tregtisë është fitimi, kështu që nëpërmjet kësaj veprimtarie tregtari siguron të ardhurat për veten e familjen e tij. Në anën tjetër, tregtari mysliman e di se një nga obligimet thelbësore të fesë së tij është që fitimi i tij të jetë vetëm hallall. Në lidhje me këtë Allahu i Madhërishëm në Kuranin famëlartë ka thënë:

*"O të dërguar, hani nga të lejuarat, dhe bëni vepra të mira!" (ElMuminun, 51)*

Në këtë ajet e shohim se Allahu i Madhërishëm u paraprin veprave të mira, me fitim dhe ngrënie të hallallit. Imam Gazaliu e përmend se në një rast qe zhvilluar një bisedë në mes dy imamëve, që kishin qenë edhe shokë të afërt, dhe që së bashku kërkonin dituri. Ata qenë Ahmed bin Hanbeli dhe Jahja bin Meini. Ky i fundit, në bisedë e sipër, i thotë Ibën Hanbelit se nuk e lut për jetë, dhe nuk i kërkon askujt asgjë. Mirëpo, nëse do t'i jepte edhe shejtani diçka (pa i kërkuar), do ta merrte dhe do ta hante. Si shkak i kësaj thënie Ibën Hanbeli iu hidhërua atij. Jahja bin Meini i kërkoi falje, duke i thënë se ishte shaka. Atëherë Ibën Hanbeli i tha: "A po bën shaka me fe? A nuk e di se Allahu i Madhëruar i ka dhënë përparësi ngrënies së gjërave të lejuara para bërjes së veprave të mira, duke thënë në Kuran: "Hani nga të lejuarat, dhe bëni vepra të mira!'" ("Ihja Ulumi Din", Gazali, vëll. II, f. 92)

### Çmimi i drejtë dhe fitimi i kënaqshëm

Nëse i bëjmë një vështrim librit të Allahut (Kuranit) dhe Sunetit të Pejgamberit, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, të cilat flasin në lidhje me fushën e shitblerjes, vënies së çmimeve dhe fitimeve tregtare, atëherë e






shohim se Islami nxit në vendosjen e çmimeve që nuk e nënvlerësojnë mallin, në njërën anë, dhe nuk e mbivlerësojnë atë, në anën tjetër. Kështu baraspeshon interesin e konsumatorit dhe të prodhuesit, respektivisht tregtarit, duke mos dëmtuar asnjërin në llogari të tjetrit.

Islami parasheh parime të përgjithshme të tregut, orienton sjelljet e konsumatorit, merr parasysh vendimet e tregtarit në përcaktimin e përqindjes së fitimit dhe e urdhëron pushtetarin (qeverinë) të kujdeset për këto. Si shembull të këtyre mekanizmave kemi faktin se Islami ndalon ndërhyrjen e pushtetarit në përcaktimin e çmimit, si dhe t'i bëjë tregtarët t'i shesin mallrat me çmime të detyruara. Kjo për faktin se i bëhet padrejtësi tregtarit, dhe caktimi i çmimit e bën që mallrat të mos gjenden në treg, të fshihen nga tregtarët, për të pritur mundësi t'i shesin me çmime që ata janë të kënaqur; kështu edhe shtrenjtohen artikujt dhe krijohen kriza të tregut.

Njëherë, në kohën e të Dërguarit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, u ngrit çmimi në Medinë, dhe njerëzit thanë: "O i Dërguari i Allahut, është ngritur çmimi (pra ka ndodhur shtrenjtimi i mallrave), cakto për ne një çmim (të definuar)!" I Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi qofshin mbi të, tha: "Allahu është përcaktuesi i çmimit, Ai është Shtrënguesi, Dhënësi, Furnizuesi, dhe unë dëshiroj ta takoj Allahun e Lartësuar duke mos më kërkuar llogari askush nga ju për ndonjë padrejtësi që i kam bërë, në gjak (jetë) apo në pasuri!" (Shënon Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe të tjerët).

Nga ky hadith kuptojmë se Pejgamberi, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, nuk caktoi çmim, edhe pse këtë e kërkuan prej tij. Pastaj e sqaroi se caktimi i çmimit është padrejtësi, kurse padrejtësia është e ndaluar (haram). (Subulus Selam, Sanani, vëll. III, f. 32)

### Kur lejohet caktimi i çmimit nga ana e pushtetarit (qeverisë)?

Juristët islamë theksojnë se në raste të domosdoshme, për të evituar ndonjë dëm të përgjithshëm, sikurse nëse ndodh monopoli në tregti, ose ndërhyrja e ndërmarrjeve të fuqishme në treg të lirë, nëpërmjet diktimit të çmimeve për të shfrytëzuar mundësitë e tyre, duke u bërë padrejtësi të tjerëve, prodhuesve, ndërmarrjeve të vogla ose konsumatorit, atëherë pushtetarit, respektivisht qeverisë, i lejohet, të ndërhyjë për t'i ndaluar padrejtësitë e tilla. Kështu mund të caktojë edhe fitime të kënaqshme, duke mënjanuar humbjet dhe falimentimet.

Kadi Zade El Hanefi thotë: "Vlera e çmimit është e drejtë ekskluzive e palëve kontraktuese në shitblerje (shitësit dhe blerësit), andaj nuk duhet që imami (udhëheqësi i vendit, qeveria) të ndërhyjë në këtë të drejtë, përveç nëse bëhet fjalë për shmangien e dëmit të përgjithshëm." ("El Inaje Sherhul Hidaje", Baberti, vëll, VIII, f. 127)

Vlerësimi paraprak i këtij dijetari është përzgjedhja e shumicës së juristëve islamë rreth caktimit të çmimit (Et Tesi'ir) në tregje.

Ibën Kajim El Xhevzije thekson se caktimi i çmimit, në disa raste është i ndaluar (haram), e në disa raste është drejtësi dhe e lejuar. Nëse përmban padrejtësi ndaj njerëzve, apo detyrim pa të drejtë për të shitur mallin e tyre me çmimin që nuk e donë, ose ndalim nga gjërat që i ka lejuar Allahu për ta, atëherë është haram. E nëse përmban drejtësi në mes njerëzve si, për shembull, detyrimi i tyre që të shesin me çmim që përfshin edhe kompensimin e mallit dhe ndalimin e tyre që të marrin shumë më tepër (fitim) së bashku me kompensim të mallit, atëherë në këtë rast është hallall, i

lejuar, madje është vaxhib (e domosdoshme) (Shih: "Et Turukul Hukmije", Ibën Kajim, f. 638)

### Islami e mbron konsumatorin nga grykësia e tregtarit

Jurisprudenca islame përmban një numër të rregullave dhe dispozitave që mbrojnë të drejtat e konsumatorit nga padrejtësitë e mundshme të tregtarit. Për këtë Islami ndalon monopolin në tregti (El Ihtikar), ndalon tradhtinë në cilësinë e mallit, mashtrimin në çmim, tregtinë me forma të bixhozit, shitjen me kamatë, tregtinë duke mos i sqaruar blerësit drejtë se çfarë po blen (shitja e panjohur), shitjen e atij malli që nuk e zotëron, ndërhyrjen në shitblerje, blerjen e rreme, dy shitblerje në një kontratë, shitblerjen e gjërave të ndaluara, sikurse alkoholi dhe forma të tjera të shitblerjeve. (Shih për këto shitblerje të ndaluara: "Minhaxhul Muslim", Xhezairi, f. 376-380!)

Të gjitha këto tregti të ndaluara futen nën ndalesën e Allahut të Madhëruar në Kuranin famëlartë:

"Mos e ngrëni (ia merrni) pasurinë njëri-tjetrit padrejtësisht! Dhe mos u bëni mitëdhënës te gjykatësit, për t'ua përvetësuar njerëzve një pjesë të mallit në mënyrë të paligjshme dhe me vetëdije." (Bekare, 188)

Synimi kryesor i të gjitha këtyre formave të ndaluara të tregtive është mbrojtja e konsumatorit nga lakmia e tregtari dhe shfrytëzimi që ai e ka në dispozicion për të arritur deri te fitimi, duke keqpërdorur pamundësinë e klientit që ta mbrojë vetën.

### Përqindja e fitimit në tregti

Në Kuranin famëlartë dhe në Sunetin pejgamberik, nuk ekziston ndonjë e dhënë e cila do ta përcaktonte përqindjen e fitimit në tregti, sikurse gjysma, një e treta, një e katërta, apo diçka e tillë, e cila do ta kufizonte fitimin e tregtarit në shitblerjen e tij.

Ndoshta fshehtësia në këtë qëndron në arsyen se definimi i përqindjes së fitimit të caktuar në të gjitha mallrat, në të gjitha shoqëritë, në të gjitha kohët, në të gjitha rrethanat, për të gjitha kategoritë e njerëzve, është një punë e cila nuk do të arrinte të realizojë drejtësi çdo herë.

Kjo për faktin se ekzistojnë disa faktorë që ndikojnë që një mall të shitet me një fitim më ndryshe nga një mall tjetër. Ka dallim në mes të një malli që këmbehet me një afat më të shpejtë, sikurse artikujt ushqimorë, dhe të tjerëve që këmbehen në vit dhe disa herë. Pastaj, kemi disa gjëra që nuk shiten me vite. Prandaj, fitimi në artikujt e parë duhet të jetë më i paktë se në mallrat që rishiten më ngadalë.

Ka dallim në mes të atij që shet pak dhe atij që shet shumë, ose kapitali i investimit të atij që është më shumë se i atij më pak, pasi që fitimi i paktë në një kapital të investuar më të madh është fitim i madh. (Revista: "Mexheletul Mexhmeil Fikhil Islami", tema: "Tahdid Erbahi Tuxhar", Kardavi, vëll.V, f. 2259)

Pastaj ka dallim fitimi në mallra edhe në bazë të rrezikshmërisë që mban përsipër tregtari gjatë blerjes dhe rishitjes së një gjëje, sikurse nevoja e deponimit ose transportit nga një vend në tjetrin më të largët, ose nevoja e ushqimit, nëse gjëja që shitet është frymë, etj.

Gjithashtu juristët islamë bëjnë dallim edhe në mes të artikujve që janë esencialë dhe të domosdoshëm për të gjithë njerëzit, sikurse të pasurit ashtu edhe të varfrit.

Sidoqoftë, këto që i përmendëm janë vetëm disa nga arsyet pse Islami nuk vendosi limite në fitimet e tregtarëve por këtë ia la traditës së shoqërive (zakonit-urfit) dhe ndërgjegjes së tregtarëve, të cilët duhet gjithsesi t'i përfillin normat e drejtësisë e mirësisë, si dhe ta ndalojnë vetën nga zullumi dhe dëmtimi i blerësve.

Islami nuk bën ndarje në mes të ekonomisë dhe moralit (ndershmërisë), ashtu siç bëjnë sistemet tjera që qëllimin kryesor e të vetëm e kanë "fitimin", dhe i tërë aktiviteti tregtarë zhvillohet në realizimin e këtij objektivi, duke mos përfillur kodet morale. Prandaj, Islami ndalon kamatën, monopolin, shitjen e gjërave të ndaluara (harameve), etj.



Besnik Jaha

# Kurani si përmbajtje letrare

**(Përkthimi i Kuranit në shqip)**

"Kurani si përmbajtje letrare" është një punë që paraqet vlerën letrare të Kuranit në përgjithësi, dhe mangimin apo mohimin e kësaj vlere gjatë përkthimeve të tij në gjuhën shqipe dhe jo vetëm, që nga tentativat e para e deri në kohën tonë.

Kurani është një kryevepër[1] letrare, mirëpo si e tillë nuk është njohur në të gjitha gjuhët që është përkthyer.

Prandaj, nëse për të gjitha që ka thënë për Kuranin nuk ka pasur të drejtë, Theodor Nöldeke[2] pa dyshim se ia qëlloi kur tha se Kurani është libri më i lexuar në historinë e njerëzimit.

Duke qenë se është më i lexuari, edhe ndikimi i tij, apo edhe fascinimi nga ai, në çdo plan, është i pashmangshëm, qoftë si strukturë apo edhe si përmbajtje.

Themi fascinimi sepse kur diçka e klasifikojmë si kryevepër letrare, para së gjithash e vlerësojmë mbi bazë të një fascinimi individual, dhe synojmë që këtë vlerësim tonin ta bëjmë të përgjithshëm e të gjithpranueshëm[3].

Kurani gjatë gjithë historisë së tij u shqua si kryevepër letrare e arabëve. Mrekullia gjuhësore dhe letrare e Kuranit ishte ajo që mahniti gjithë letrarët/poetët arabë, saqë edhe u dorëzuan para sfidës që Kurani ua bëri atyre. Kjo sfidë për letrarët ende është aktuale, ndërsa ky edhe është fakti kryesor që Kuranin e shquan si kryevepër letrare-universaliteti.

Parimisht, kryevepra letrare pasi të pranohet si cilësim, vijon si vlerësim, për të arritur në nivelin e kategorisë letrare.[4]

Kurani që nga fillimi u cilësua si vlerë e arrirë letrare, u vlerësua vazhdimisht si i tillë dhe, në fund, u kategorizua si kategori e veçantë letrare dhe e paarritshme.

Një kryevepër letrare, përveç tjerash, dallohet edhe nga historitë që trajton, fatet e personave në historitë brenda veprës, struktura që ka, figuratika, semantika, fiksionaliteti etj.

Kurani shquhet për secilën nga veçoritë e lartcekura, dhe si i tillë qëndron në nivel kryevepre me gjithë letërsinë e gjuhës në të cilën zbriti. Ndërsa, sa i përket përkthimit të tij nëpër gjuhët e botës (edhe në gjuhën shqipe), atij as që iu njoh kjo vlerë, dhe kështu udhëtoi më shumë si një nga kuptimet e mundshme të tij, dhe, për fat të keq, jo si edhe një nga kryeveprat, tani edhe letrare, të gjuhës në të cilën u përkthye.

### I. Forma letrare dhe sinkretizimi

Pra, Kurani si mrekulli në gjuhën arabe përjetohet falë sinkretizimit të trinisë tingull, formë dhe kuptim. Semantika dhe stilistika e Kuranit janë fuqia më e madhe e tij, dhe kjo u dëshmua për mbi 14 shekuj; asnjë njeri nuk arriti të ndërtojë ndonjë tekst që forma dhe përmbajtja e tij të jenë aq unike dhe të shkrira aq organikisht, (kjo sa i përket sematnikës), si dhe asnjë njeri nuk arriti të ndërtojë ndonjë tekst që flet përmes figurës (fonologjisë) dhe idesë (kjo sa i përket stilistikës). Pra, mbi këtë bazë edhe e mbështesim mendimin e Hafidh bin Kethirit, se Kurani është mrekulli e dyfishtë: e mendjes, dhe e shqisave[5].

Derisa në antikë letërsia konceptohej si sinkretizim i trinisë tingull, ortografi (shkrim) dhe lëvizje, që sot janë ndarë në modele artesh të veçanta: muzikë (tingulli); letërsi (shkrimi) dhe vallëzim (lëvizja), dhe vetëm kjo formë e artit shquhej si e arrirë, pra sa herë që kishte harmoni mes elementeve, ky element, pra harmonizimi duke ruajtur veçoritë themelore të secilit përbërës, sot edhe shquhet si pjesë elementare dhe themelore e kryeveprave letrare.

Mbi këtë bazë arti letrar edhe mund të ketë nxjerrë format letrare të epikës, lirikës dhe dramatikes [6], përkatësisht nga kuptimi dhe shkrimi epikën, nga tingulli dhe muzika lirikën, dhe nga forma dhe lëvizja dramatiken, ndërsa harmonizimi dhe shkrirja e këtyre formave në një vepër, por pa eliminuar veçoritë themelore të secilës formë, shquhet edhe si kreativitet por edhe si origjinalitet.

Si shembull mund ta marrim suren Jusuf, që është shembulli më tipik nga Kurani sa i përket këtij elemen-

ti. Në suren Jusuf aq organikisht është shkrirë kjo trini sa, qoftë në shqip apo edhe në origjinal është bukur vështirë ta dallojmë (është fjala për shkrirjen e trinisë formale artistike). Derisa e lexojmë suren të përngjet sikur ngjarjen e sheh duke u realizuar në skenë. Edhe ndërtimi strukturor/formal i tekstit është thuajse sikur i një teksti dramatik. Fragmentariteti dhe historitë e të burgosurve në burg të ngjajnë sikur pamje skenike brenda një skene dramatike (mizanskena). Në plan prozaik historitë e të burgosurve rrinë aq mrekullisht si botë paralele fiksionale, saqë edhe forma se si vijnë (ëndrrat) është plotësuese e këtij mendimi. Madje, edhe tërë historia e Jusufit vjen si botë fiksionale: jeta e tij ec vijës së realizimit të një ëndrre, ndërsa dihet se ëndrra s'është realteti. Megjithatë, edhe dialogët në këtë sure i shkojnë shumë një teksti dramatik. Njëkohësisht, duke qenë edhe në formë lirike, poemë, sureja Jusuf ec tehut të prozës (rrëfimit), dhe të dramës, pa u bërë as prozë e as dramë tërësisht, dhe pa mbetur as poezi e pastër veçanërisht, por duke qëndruar çdoherë e veçantë dhe e rrallë. Në fund të fundit, kush të dojë mund ta lexojë si tekst lirik, poemë, si tekst prozaik, tregim, apo edhe si tekst dramatik, dramë. Sepse kjo sure, edhe sa i përket veprimeve-aksionit, është unike. Kjo veçori nuk haste në asnjë letërsi, përveç në Kuran, ndërsa shumë shkrimtarë provuan të shkruajnë po në këtë mënyrë, e ndër ta edhe gjeniu gjerman Johan Volfgang Gëte.[7]

Mirëpo, format letrare që ka Kurani, format lirike si: ode-poezi kushtuar Hyjnisë (Ajetul Kursij etj.), himn-poezi përkushtuese (ajetet nga sureja Hashër: 22-24 etj.), ditiramb-poezi rituali (El Fatiha etj.), idil-poezi përshkruese e bukurive natyrore (ajetet nag sureja Err Rahman, apo nga suret tjera, ku përshkruhen bukuritë e Xhenetit), baladë (sureja Duha etj), poemë (sureja Shems etj.) etj., pastaj format prozaike: kryesisht tregim (sureja Jusuf) e novelë (sureja Kehf), në shqip nuk vijë siç janë në origjinal. Pra kemi eliminim komplet të formës letrare.

Në letërsinë shqipe, pavarësisht se gojën plot kumtohet se Kurani ndikoi te filan e filan shkrimtari, si formë dhe si estetikë ai asnjëherë nuk arriti të shquhet te asnjëri. Përveç elementit ido-tematik, Kurani te shqiptarët dhe në shqip nuk erdhi asnjëherë si vlerë estetike.

### II. Muzikaliteti dhe figurat tingullore

Gjuha e Kuranit është gjuhë që vazhdimisht prek ndjenjat përmes figurave letrare. Mirëpo, ndryshe nga letërsia, Kurani prek edhe përmes formës/strukturës, por edhe përmes përmbajtjes/kuptimit. Pra, siç e thamë edhe më sipër, Kurani si mrekulli në gjuhën ar-




abe përjetohet falë sinkretizimit të trinisë tingull, formë dhe kuptim.

Mirëpo jo në gjithë botën qarkulloi si mrekulli e tillë. Për shembull, në gjuhën shqipe Kurani nuk erdhi si mrekulli edhe letrare/gjuhësore. Mospraktikimi i parimeve të traduktologjisë (teorisë së përkthimit dhe interpretimit në kontekst shkencor), Kuranin në shqip e solli jo siç është, si një (krye)vepër të letërsisë arabe dhe një mrekulli.

Nuk do shumë mund për ta vërejtur mangimin semantik/semiologjik të figurave tingullore të Kuranit në gjuhën shqipe. Në fakt, gjithë përkthimet e deritanishme të Kuranit në shqip atij ia kanë eliminuar këtë element, duke e lënë atë vetëm si tekst retorik.

Dhe, për dallim nga origjinali, sot Kurani në shqip nuk ka asonancën, aliteracionin, onomatopenë, anaforën , epiforën, anadiplozën, simplokën etj. Ndërsa, atë që mund ta vërejë secili, sot Kurani në shqip nuk




e ka muzikalitetin rimor, pra rimën e brendshme ose të jashtme.

Eliminimi i këtyre veçorive letrare shpeshherë erdhi si pasojë edhe e neglizhencës së përkthyesve, ose edhe varësisë së tepërt nga përkthimet tjera. Për shembull, përkthyesi i parë i Kuranit në shqip, Prof. Dr. Feti Mehdiu, ajetet e para të sures El Mutafifinë (f. 506) i përkthen kështu:

*1. Të mjerë ata që drejt nuk peshojnë,*

*2. Të cilët kur blejnë, e marrin masën e plotë prej të tjerëve,*

*3. Por kur u masin të tjerëve me litër e kandar ua mungojnë.*

*4. Ata nuk mendojnë se do të ringjallen*

ndërsa përkthyesi Sherif Ahmeti i përkthen kështu:

*1. Të mjerët ata që mangu masin e peshojnë.*

*2. Ata që kur matin prej njerëzve, për vete e plotësojnë,*

*3. e kur u matin të tjerëve ose u peshojnë, u lënë mangu.*

*4. A nuk e dinë të tillët se kanë për t'u ringjallur.*

ndërkaq përkthyesi Hasan Nahi i përkthen kështu:

*1. Mjer për ata që hanë në peshë (dhe matje),*

*2. që, kur masin për vete, e marrin masën e plotë,*

*3. ndërsa, kur u masin të tjerëve me litër ose me kandar, ua pakësojnë.*

*4. A nuk mendojnë se ata do të ringjallen*

derisa Muhamad Zakaria Khan (që Bismilahin e llogarit si ajet të parë të sures dhe jo siç bëjnë të tjerët, – botuar në UK, në vitin 1990, f. 846), vargjet e para të kësaj sureje i përkthen kështu:

*2. Vaj për ata që mangu masin.*

*3. Që kur masin për vete, e plotësojnë,*

*4. Por, kur u masin të tjerëve ose u peshojnë, u lënë mangu*

*5. A nuk mendojnë njerëzit e tillë se do të ringjallen –*

Nga një përkthim tjetër, ai i Selim Sylejmanit[8], që si i tillë përcaktohet si përkthim i kuptimeve të Kuranit, katër vargjet (citatet) e po kësaj sureje përkthehen kështu:

*1. Të mjerët ata që vjedhin gjatë matjes,*

*2. të cilët kërkojnë të plotësohet kur blejnë prej njerëzve,*

*3. po kur të tjerëve u matin me litër apo terezi, atëherë vjedhin.*

*4. A nuk mendojnë të tillët se vërtet do të ringjallen,*

Nga gjithë përkthimet, pa shtuar asnjë fjalë tonën por vetëm duke i kombinuar dhe duke i letrarizuar, e provuam që në katër vargjet e para të ruajmë, të paktën rimën e jashtme. Dhe, vargjet e njëjta na dolën kështu:

*1. Të mjerët ata që drejt nuk peshojnë.*

*2. Që kur blejnë, prej të tjerëve e marrin masën e plotë,*

*3. por kur masin për të tjerët, me litër e kandar ua mungojnë*

*4. Se do të ringjallen a nuk mendojnë?*

Në këtë rast vargjet kanë, të paktën, në muzikalitet më të theksuar, duke qenë se në katër vargjet e para kemi rimën A, B, A, B, dhe kështu lexohen më këndshëm.

Dhe kështu, duke ia munguar këto elemente letrare që Kuranin e shquajnë si të veçantë, pra muzikalitetin e tij, Kuranit në shqip i mungohet edhe përshtatshmëria e frymës kuptimore me atë ideore. Si shembull për këtë prapë mund ta përmendim suren Jusuf, që për nga vlera letrare është kryevepra e letërsisë kuranore. Në suren Jusuf kemi një melos që i përshtatet aq mirë frymës kuptimore, varësisht nga intensiteti dramatik. Kështu pra, kur Jakubi vuan për të birin, pastaj kur Jusufi vuan nga tradhtia, burgosa ose mërzia për të atin Jakubin etj., ngjarja bëhet më e rëndë, siç janë edhe tingujt, fjalët, e që përgjithësisht mbisundohen nga shkronjat e rënda, ndërsa në letërsi, përkatësisht stilistikë, kjo formë jep figurën tingullore stilistike të

aliteracionit. Ndërsa, kur kemi përshkrimin e ngjarjeve të gëzueshme për Jakubin, Jusufin, dhe përgjithësisht ngjarjet e gëzueshme dhe të lumtura, kemi lehtësim të tingujve; fjalët përgjithësisht mbisundohen nga shkronjat e lehta, saqë edhe ata që s'e kuptojnë arabishten në vija të trasha arrijnë të kuptojnë se çfarë po ndodh, apo e kuptojnë notën shpirtërore të zhvillimit të ngjarjes (atë notë që e njohin vetëm artistët).

Në aspektin estetik/stilistik, kjo formë jep figurën tingullore stilistike të asonancës.

Të dyja këto figura i janë mënguar përkthimit të Kuranit në shqip.

Këtë sure (dhe jo vetëm) në shqip, në secilin version, e kemi pa artin letrar që ka. Përveç eliminimit të figurave tingullore stilistike, kësaj sureje i janë mënguar edhe dramaticiteti, fiksionaliteti letrar apo nivelet narrative të ndërtimit të rrëfimit etj.

Mangimi i harmonisë tingullore dhe jo vetëm të Kuranit në shqip prej gjithë përkthyesve të deritashëm Kuranin te shqiptarët në shqip e ka bërë më pak të lexueshëm. Po të ishte ndryshe, ai do të mishërohej dhe do të ishte pjesë më organike e kësaj shoqërie, siç është version origjinal, (kryevepër e letërsisë arabe, siç e rithekson edhe Hasan Kaleshi[9] në një vepër të tij).

Dikush mund të thotë se një përkthim i tillë është i pamundur, e kjo për shkak të gjuhës shqipe që s'ka fond të mjaftueshëm të fjalëve, apo edhe semantostilistikës që ka arabishtja. Mund të pajtohem se Kurani në shqip nuk mund të sillet komplet siç është në origjinal, sepse gjuha shqipe e pamundëson një gjë të tillë, por sjellja jo vetëm e kuptimit por edhe e stilit dhe formës shpeshherë ka mundur të ruhet. Më së paku, në shumë raste mund të ruhej pjesa më muzikore e theksuar e vargut, përkatësisht rima e jashtme, siç sollëm shembullin e mësipërm. Megjithatë, koha kur Kurani erdhi në shqip për herë të parë ishte determinues edhe i formës së ardhjes së tij, pasi atëherë ishte nevoja e posedimit të një Kurani në shqip, pavarësisht se a e ruante letraritetin e tij apo jo. Mirëpo Kurani për traduktologët shqiptarë ende mbetet sfidë, siç është edhe për letrarët/poetët arabë, deri në Ditën e Gjykimit.

### III. Fiksionaliteti dhe fuqia narrative

Çdo rrëfim ka strukturë. Struktura e rrëfimit është e përbërë nga një sistem i shenjave, që Seymour Chatman e sheh si strukturë semiotike, e cila përbëhet nga shumë shenja narrative.[10] Narracioni është një strukturim i një ngjarjeje. Nëse rrëfimi është një strukturë semiotike dhe një strukturim i një ngjarjeje; e kjo është narracioni, ai është i ndërtuar në nivele narrative dhe ka: narrator (ai që rrëfen), vokalizator (ai që dëgjon), fokalizator (ai që sheh), narrater (atij të cilit i flet narratori), si dhe disa veçori tjera që janë me interes për fushën e narratologjisë.[11]

Pra, rrëfimi është një botë paralele me atë të autorit, bota fiksionale, dhe aty gjithçka funskionon mbi bazën e fuqisë kreative të autorit. Bota reale është krejt tjetër nga ajo fiksionale, ku gjithçka varet nga projektimi dhe mënyra e funksionimit të jetës.

Kurani si (krye)vepër letrare shquhet edhe për këtë element. Madje, ai ofron edhe shembull konkret të fiksionales paralel me realen, dhe kështu sendërton strukturën narrative të njërit prej rrëfimeve më të bukura të krejt letërsisë, rrëfimit të historisë së Jusufit.

Fillimisht, vetë Zoti në Kuran i thotë Muhamedit a.s. se po ia tregon rrëfimin më të mirë (më të bukur).[12] Më pas ngjarja transferohet në nivel fiksional: Jusufi sheh një ëndërr ku i bëjnë sexhde njëmbëdhjetë yje dhe Dielli e Hëna.

Në plan prozaik, kjo është hapja e rrëfimit/historisë së Jusufit, dhe mbyllja është me realizimin e ëndrrës. Përgjithësisht, në këtë sure kemi gjithë elementet narrative. Transformimi/kalimi i fiksionales në reale është një argument më shumë se Kurani është real dhe fjalë e Zotit të Vërtetë, sepse të kundërtën, kalimin e reales në fiksionale e kemi në përqindje maksimale në gjithë letërsitë e botës.

Prandaj, përfundimisht pajtohemi me mendimin se kryeveprat janë baza dhe shtylla qendrore e një kulture,[13] siç është edhe Kurani për kulturën islame.

(1) E kemi përdorur termin vepër edhe pse nuk i përgjigjet komplet asaj që është Kurani. Pra, detyrohemi për shkak të termit ta quajmë kështu, megjithëse fjala e Zotit është cilësi (sifat) e Tij, dhe si e tillë është e pafillim. Arsyeja pse Kuranin e quajmë edhe kryevepër letrare është krahasimi i vlerës letrare kuranore me letërsitë në përgjithësi, dhe atë arabe në veçanti. Në një plan tjetër semantik Kurani si kryevepër arsyetohet edhe si: e para e veprave (pasi fjala është apriori veprave, dhe kështu para çdo vepre, që vjen aposteriori fjalës së Zotit, prin fjala e tij "Bëhu" që gjëja të bëhet); por edhe si më madhja - e para çdo gjëje, pra që rri në krye të radhës, nëse kushtimisht do të ishte e mundur një renditje kronologjike e gjithë krijimtarisë së Zotit. (2) Theodor Nöldeke, "The Qur'an, An Introduction by Theodor Nöldeke". (3) Sabri Hamiti, "Utopia letrare", ASHAK, Prishtinë, 2013, f. 249. (4) Po aty, f. 249. (4) Hafidh bin Kethiri, Mrekullitë e Muhamedit a.s., f. 17. (5) Këto forma letrare së pari i ka poetizuar/legjitimuar Aristoteli, në veprën e tij Poetika. (6) Gëte imiton këtë model te kryevepra e tij "Fausti", që shkruhet në vargje gati poetike, ka formë dramatike, ndërsa narracioni e bën komplet vepër narrative/rrëfimtare. (7) Kur'ani përkthim i kuptimeve. Përktheu Selim Sylejmani. Boton Shoqata Kulturore "Kurani", Kosovë. Viti i botimit 2011 (Ribotim). (8) Hasan Kaleshi, Kurani kryevepër e letërsisë arabe. (9) Ag Apolloni, Paradigma e Proteut, OM, Prishtinë, 2012, f. 99. (10) Ky term për herë të parë është përdorur nga Cvetan Todorov, në 1969. (11) Kuran, Sureja Jusuf, Citati 3. (12) Sabri Hamiti, "Utopia letrare", ASHAK, Prishtinë, 2013, f. 250.

Dr. Naser Ramadani

# Arsimi bashkëkohor dhe nevoja për inkorporimin e mësimit fetar në shkollat publike (1)

Njeriu si qenie shoqërore është i krijuar në atë mënyrë që të pranojë arsimim dhe edukim. Ai lind në këtë botë dhe me vete nuk bart aspak njohuri rreth jetës dhe hapësirës që e rrethon. Mirëpo, me vete bart të gjitha parakushtet që ia mundësojnë arsimimin dhe edukimin. Ai posedon shqisat me të cilat lidhet me botën e jashtme. Me kalimin e kohës ai ndien nevojë për zhvillimin e aftësive të tij intelektuale, fizike etj., respektivisht për arsimim dhe edukim. Për këtë vërejmë se të gjitha fetë hyjnore, konventat ndërkombëtare dhe ligjet e shteteve i japin prioritet arsimimit dhe edukimit të njeriut. Atë e llogarisin si nevojë shumë të rëndësishme për ngritjen e vetëdijes së njeriut dhe përparimit të shoqërisë.

Vetëm me anë të arsimimit dhe edukimit njeriu mund të formohet, mund të bëhet qytetar i vyeshëm dhe i dobishëm për veten, familjen, shoqërinë dhe për mbarë njerëzinë. Ai me anë të arsimimit dhe edukimit vetëdijesohet të kuptojë të drejtat dhe obligimet e tij në shoqëri. Për këtë shohim se gjitha shtetet ngritin institucione edukative-arsimore, shkolla, universitete, akademi të ndryshme etj.

Nëse themi se "shkolla është institucion me organizim të veçantë, detyra themelore e së cilës është realizimi i qëllimeve dhe detyrave të procesit të edukimit" , atëherë nënkuptohet se edukimi dhe arsimimi kanë qëllime dhe detyra të caktuara, e të cilat duhet të realizohen. Këto detyra dhe qëllime përfshihen në planin dhe programin mësimor, e që ngrihen mbi filozofinë e arsimimit dhe edukimit.

Çdo popull e ka filozofinë e veçantë të jetës. Në filozofinë e popujve mund të ndikojnë shumë faktorë. Aty merr pjesë feja, kultura, gjuha, historia, tradita, koha, vendi etj. Mbi bazën e filozofisë së popujve përcaktohen edhe qëllimet dhe detyrat që përfshihen në planin dhe programin mësimor.

Nëse bëjmë një vështrim në plan-programet mësimore bashkëkohore në vendet tona do të vërejmë se ato ngrihen mbi bazën e materializmit dialektik ose, thënë ndryshe, duhet të synojnë formimin e botëkuptimeve materialiste dialektike. E gjithë kjo është si pasojë e ideologjisë komuniste, e cila mohonte gjithçka që ishte fetare e shpirtërore.

Ndonëse kaluan më shumë se dy dekada nga rënia e komunizmit dhe ardhja e demokracisë, në sistemet edukative-arsimore, respektivisht në planet dhe programet mësimore, ka shumë pak ndryshime. Lëndët mësimore dhe përmbajtjet e tyre janë pothuajse të njëjta, me ndryshime shumë të vogla. Janë shtuar apo janë hequr shumë pak lëndë, si dhe përmbajtjet mësimore kanë pësuar shumë pak ndryshime.

Të gjitha planet dhe programet mësimore, respektivisht lëndët dhe përmbajtjet e tyre, kanë për qëllim zhvillimin dhe aftësimin e nxënësve rreth pesë komponentëve kryesorë: edukimit fizik, intelektual, moral, punues dhe estetik.

Ndonëse të gjitha këto qëllime të sipërpërmendura janë shumë fisnike dhe të dobishme për nxënësit, megjithatë ato janë të mangëta, ngase mungon një nga komponentët më të rëndësishëm të edukimit dhe arsimimit të nxënësve, e që është edukimi shpirtëror. Nevoja për edukim shpirtëror, respektivisht fetar, krahas nevojës për edukim në pesë komponentët e lartcituara, është shumë e madhe.

Në vazhdim le të shohim të drejtën e individit për edukim fetar sipas konventave ndërkombëtare.

Dokumenti që flet drejtpërdrejt për të drejtën e arsimimit fetar të fëmijëve është Konventa Evropiane e të Drejtave të Njeriut. Në Protokollin nr. 1 të datës 20 mars 1952, e që ka hyrë në fuqi më 18 maj 1954, në nenin 2 thuhet: "Askujt nuk mund t'i mohohet e drejta për arsim. Shteti, në ushtrimin e funksioneve që merr përsipër në fushën e edukimit dhe të arsimit, respekton të drejtën e prindërve për të siguruar këtë edukim dhe arsimim në përputhje me bindjet e tyre fetare dhe filozofike". Nënshkruese të kësaj konvente janë të gjitha qeveritë anëtare të Këshillit të Evropës.

Pikërisht kjo konventë është shkaku kryesor që



sot pjesa më e madhe e shteteve evropiane, siç janë: Austria, Belgjika, Gjermania, Kroacia, Hungaria, Greqia, Polonia, Italia, Bosnjë dhe Hervegovina, Sërbia, etj., e kanë të inkorporuar mësimin fetar në shkollat publike të rangut fillor dhe të mesëm. Ndonëse në forma të ndryshme, në fund që të gjitha janë të mendimit se një gjë e tillë duhet t'u mundësohet të gjithë atyre që shprehin dëshirë për një çështje të tillë.

Po cila është nevoja për edukim dhe arsimim fetar? Pse duhet të inkorporohet nëpër shkollat publike shtetërore? Çka duhet të përfshijë kjo lëndë në përmbajtjen e saj? Cilat janë qëllimet e kësaj lënde? Ka shumë pyetje që mund të parashtrohen në këtë drejtim dhe të cilat kërkojnë përgjigje.

Fillimisht, këtë çështje duhet ta kuptojmë si të drejtë individuale të çdo personi. Çdokush ka të drejtë të edukohet në frymën e fesë të cilës ai i takon. Kjo merr pjesë në të drejtat dhe liritë e njeriut, siç pamë pak më sipër.

Të gjithë jemi dëshmitarë për anomalitë e ndryshme dhe për dukuritë negative që po përhapen në mesin e rinisë dhe në shoqëri, si: shkatërrimi i familjes si qeliza bazë e shoqërisë, rritja e kriminalitetit, e, deri te krimi i organizuar, përhapja e prostitucionit, trafikimi i drogës dhe qenieve njerëzore, pirja e duhanit, alkoolizmi, korrupsioni i përhapur gjerësisht në administratën publike, në sistemin arsimor, atë mjekësor, e sidomos në sistemin e drejtësisë etj. Nuk ka dyshim se të gjitha këto dukuri janë si pasojë e një sistemi që i kishte privuar njerëzit nga besimi në Zot, dhe kishte imponuar një edukim intensiv me idetë e ateizmit e të një materializmi ekstrem.

Për gjithë këtë shteti duhet të bëjë përpjekje për edukimin e njerëzve me moralin e shëndoshë njerëzor e qytetar. Është tashmë e provuar që këtë lloj të edukimit me sukses më të plotë e bën feja. Është provuar gjithashtu se ata që besojnë në Zotin (xh.sh.), në Librat e Tij, në të pejgamberët e Tij, dhe në Ditën e Gjykimit, janë pothuajse të imunizuar nga veset negative dhe shthurja morale dhe, pothuajse nuk kanë fare probleme me shëndetin mendor.

Edukimi dhe arsimimi fetar; - këtu kam për qëllim atë islam, - ngrihet mbi një filozofi të kompletuar, e që te nxënësi dhe individi formon botëkuptime të qarta ndaj Zotit, njeriut, jetës dhe hapësirës në të cilën jeton.

Allahu është Krijues dhe Sundues i gjithësisë. Ai është i cilësuar me të gjitha cilësitë që flasin për absolutitetin e Tij. Vetëm Atij i takon adhurimi, përulja dhe nënshtrimi.

Ejup Ramadani

# Shoqëria dhe diskursi i ri kulturor

Nga 29 – 31 maj, në Kajro të Egjiptit u mbajt një konferencë treditore me temë qendrore: "Shoqëria dhe diskursi i ri kulturor".

Në këtë konferencë të organizuar nga Këshilli i Lartë Ndërkombëtar për Kulturë, në kuadër të Ministrisë së Kulturës-të cilën e udhëheq Dr. Emel Sabban, morën pjesë më se 160 referues nga vendi dhe bota. Për tri ditë rresht, me sesione të para dhe pasdites, u dëgjuan ide dhe prezantime nga më të ndryshmet, kryesisht lidhur me kulturën e një vendi a populli, e cila fillon që nga shkollat fillore me sistem të mirëfilltë të edukimit, dhe me krijimin e mundësive për zhvillimin e aftësive dhe të talenteve të reja te gjeneratat e reja. Ndoshta, për të qenë sa me korrektë dhe përfshirës në përshkrimin e rëndësisë dhe punimeve të konferencës, më së miri do të ishte të paraqitet kjo:

**Dekleratë**

Me rastin e përfundimit të punimeve të Takimit të Parë Ndërkombëtar të Kajros, mbi: Ripërtëritjen e diskursit kulturor.

Përgjatë tri ditëve, nga data 29 deri më 31 maj 2016, nën organizimin e Këshillit të Lartë për Kulturë, i cili vepron në kuadër të Ministrisë së Kulturës të Egjiptit, u mbajt konferenca ndërkombëtare, e para e këtij lloji, me temë bosht: "Ripërtëritja e diskursit të kulturës", organizim ky nën patronazhin e ministrit të Kulturës të Egjiptit, z.Hilmi Enemnem, si dhe në bashkëpunim me qendra të tjera kulturore si Universiteti i Bejrutit, si dhe qendrat për dialog kulturor. Aty ishin të pranishëm ministri i Kulturës i Algjerisë, Dr.Izuddin Mehjubi, si dhe mbi 150 mendimtarë dhe studiues nga Egjipti dhe 17 vende të tjera. Gjatë këtyre tri ditëve u mbajtën shumë sesione shkencore me paraqitje serioze, të cilat trajtuan tema nga më të ndryshmet si: "Kultura dhe reformat legjislative", "E drejta e qytetarit për kulturë dhe shkencë", "Industria kulturore dhe inovative", "Kultura dhe arsimimi", "Gjeografia kulturore", "Administrimi i punës kulturore dhe format e saj", "Roli i teknologjisë në ripërtëritjen e diskursit kulturor", "Instrumentet me të cilat pritet të bëhet ripërtëritja kulturore", " Marketingu i produkteve kulturore" si dhe "Rinia dhe ripërtëritja kulturore."

Ndryshimet e mëdha, të ndodhura si pasojë e pranverës arabe, dëshmojnë qartë nevojën dhe domosdoshmërinë për ndryshime dhe për një zhvillim ambicioz drejt krijimit të një realiteti të ri për shoqërinë tonë, për përmirësimin e gjendjes së tanishme në shoqërinë tonë, si edhe për një pjesëmarrje më të madhe të shoqërisë së gjerë në realitetin civilizues, i cili po kalon nëpër një fazë të tensionuar. Në kuadër të gjithë kësaj, ripërtëritja e diskursit kulturor shfaqet si një domosdoshmëri, sidomos kur kihet parasysh rëndësia e Egjiptit në gjithë botën arabe. Nisur nga ky parim, e në bashkëpunim të ngushtë me fqinjët, ripërtëritja e diskursit kulturor në Egjipt do të jetë pjesë e ndryshimit të diskursit kulturor panarab. Nga të gjitha kumtesat e rëndësishme që u lexuan u arrit në përfundimin që vijon:



*1. Të formohet një komision për shqyrtimin e konkluzioneve të konferencës, numri i të cilave arrin rreth 100, e të cilat japin sinjale se si duhet ndryshuar diskursi kulturor, si dhe për aktivizimin e përmbajtjeve të referateve të paraqitura dhe konkretizimin e tyre në institucionet përkatëse me gjithë llojllojshmërinë e tyre. Ndërsa, Sekretaria e Përgjithshme e Këshillit të Lartë për Kulturë të vihet në mbrojtje të asaj që ndërmerret dhe veprohet, si edhe të bëjë njoftimin e ndryshimeve përkatëse.*

*2. Hapja e sajteve elektronike në faqen e Këshillit të Lartë për Kulturë, me emrin "Hapësira e dialogut", në mënyrë që të hapet diskutimi i të gjitha temave që e preokupojnë opinionin e gjerë, dhe të përfitohet nga çdo iniciativë pozitive, ngado që të vijë ajo. Aktivizimi i shumë minipunëtorive trajnuese me qëllimin e perfeksionimit dhe aftësimit të të rinjve.*

*3. Formimi i komisioneve në kuadër të Këshillit të Lartë – bashkë me përgjegjësitë që bart gjer tani; çështja e ripërtëritjes së diskursit kulturor të bazuar në sistem vlerash të vendoset lart në prioritetet në çdo planifikim pune, sipas lëmenjve të veçantë.*

*4. Hapje e dialogut të vazhdueshëm me të gjitha shtresat e shoqërisë civile, në mënyrë që të tejkalohen zbrazësitë ekzistuese në mes të të gjitha shtresave të shoqërisë dhe të universiteteve të Egjiptit dhe të gjithë individëve të ndryshëm dhe gjeneratave të ndryshme, pavarësisht orientimit të tyre. Kështu do të ketë dialog të vazhdueshëm nga të dyja anët, nga shtresat e shoqërisë civile në njërën anë, dhe nga institucionet shtetërore nga ana tjetër.*

*5. Të rishikohet i tërë sistemi i arsimimit, në mënyrë që të ndërtohet një sistem i ri arsimor i përgjegjshëm, dhe të formohet të menduarit qytetar me vetëdijen dhe karakterin e tij, përmes disa formave të iniciativave, njëra prej të cilave mund të jetë kthimi i teatrit, i muzikës dhe i gazetarisë në shkolla si dhe organizimi i garave në artin pamor dhe lexim të lirë letrar.*

*6. Organizimi i shumë programeve të bashkëpunimit në mes të njerëzve të kulturës dhe atyre të fesë – myslimanë dhe të krishterë. Ripërtëritja e diskursit fetar është pjesë e pandarë e reformës së diskursit kulturor. Kjo ripërtëritje nuk mund të bëhet pa pjesëmarrjen e njerëzve të kulturës, gjithandej në botën arabe e myslimane.*

*7. Korrigjimi i raporteve mes informimit dhe kulturës dhe i mënyrës së menaxhimit të sistemit të informimit, bazuar në projektin e gjithëmbarshëm të kulturës, i cili do të ballafaqohet me sfidat aktuale; marrja e masave adekuate dhe të përgjegjshme në mënyrë që të bartet përgjegjësia e transmetimit të programeve kulturore te kanali televiziv "NIL" në kompetencën e Këshillit të Lartë të Kulturës, në mënyrë që të transmetohen të gjitha aktivitetet e Ministrisë së Kulturës.*

*8. Grumbullimi i tërë infrastrukturës ligjore, që ka të bëjë me lirinë e inovacionit dhe të shprehjes, dhe bartja e saj te Komisioni i Lartë për Kulturë, për shqyrtim dhe perfeksionim, në mënyrë që të jetë në harmoni të plotë me kushtetutën e vendit, të miratuar nga populli, e proceduar së fundmi para anëtarëve të Kuvendit për miratim.*

*9. Të potencohet decentralizimi i institucioneve kulturore dhe pavarësia e tyre e plotë, e në veçanti t'i kushtohet rëndësi më e madhe pjesëve më pak të zhvilluara të vendit. Të tregohet vigjilencë që të mos futet në popull përçarja, fenomeni i radikalizmit, i ekstremizmit dhe dhuna, të cilat po vijnë dhe po shtohen çdo ditë. T'u jepet sa më shumë hapësirë parimeve të "INTIMA"-s, të tolerancës, të pranimit të tjetrit dhe të bashkëjetesës.*

*10. E ardhmja e një vendi është peng e vazhdimësisë së kulturës së tij, e jo shpikja e konflikteve në mes të kulturave. Kjo e bën të detyrueshme hapjen e dialogut me të tjerët nga kultura të ndryshme, si ajo kineze, ruse, indiane, latino-amerikane, franceze, spanjolle apo japoneze. U bëjmë ftesë të përzgjedhurve të kulturës nga këto vende që të japin kontributin e tyre në temat e hapura nga kjo konferencë.*

Nisur nga ky parim edhe u aprovua propozimi që pikërisht kjo temë të jetë edhe titulli i konferencës së dytë të takimit të ardhshëm në Kajro, mbi ripërtëritjen e diskursit kulturor, e që do të mbahet pas një viti. *fund*

Në anën tjetër, unë u paraqita me kumtesën me titull "Kanuni i Lekë Dukagjinit dhe ndikimi i tij te shqiptarët". U mundova që përmes një prezantimi të shkurtër të paraqes shumë informacione që i mendoja të mangëta në atë pjesë të botës. Aty bëra një përshkrim të shkurtër të 12 librave të tij, dhe të 1263 neneve të përfshira në të.

Aspekt tjetër që doja ta vija në pah ishte se kanuni i bashkoi shqiptarët pa dallim feje apo regjioni.

Kështu që, kanuni pati ndikim në shuarjen e konflikteve familjare dhe të ngatërresave të ndryshme ndërfamiljare. Rol të padiskutueshëm luajtën edhe prijësit fetarë, qofshin ata myslimanë apo të krishterë, pra në eliminimin e konflikteve familjare e fisnore.

Prezantimit tim, sa për ilustrim, ia shtova edhe 11 slajde në poverpoint, si mbështetje vizuale të të dhënave të ofruara. Disa nga këto slajde ishin nga tubimi i njohur i vitit 1990, te "Varret e Llukës" me në krye Anton Çettën, ku u falën shumë gjaqe të vjetra ndërfamiljare në Kosovë.

"Faleminderit për gjithë këto informacione, që vërtet nuk i kemi ditur" - ishin fjalët e Vasini El Aeregj-it, shkrimtar nga Algjeria, i cili kryesonte sesionin.

Në pauzën e punimeve të konferencëse falënderova znj. Emel Sabban për ftesën, dhe i dhurova disa publikime nga Kosova.

Nuridin AHMETI

# Gjurmëve të mbishkrimeve mbi varre të periudhës osmane në fshatin Xërxe të Opojës

"Mbishkrimet turko-arabe na japin të dhëna me vlerë historike, të cilat edhe kur nuk përmbajnë diçka të re, japin material plotësues që konfirmon të dhënat e burimeve tjera, përforcojnë ndonjë hipotezë të mundshme..."

(Vexhi Buharaja, orientalist)

### Hyrje

Nga të parët personalitete shqiptare që nuk e njihnin gjuhën osmane, por që kishin vlerësime pozitive për mbishkrimet mbi varre të periudhës osmane te ne, ishte shkrimtari dhe poeti ynë i njohur Mitrush Kuteli. Sado që vlerësimi i tij për këto mbishkrime ishte letrarë, megjithatë vlerësimi nga një poet siç ishte Kuteli flet mjaftueshëm. Ai në një vizitë që do t'i bënte Prizrenit, në maj të vitit 1943, i mahnitur me bukuritë e Prizrenit, përveç tjerash, shkruan artikullin: "Në Prizren midis të vdekurve dhe të gjallëve", ku në mes tjerash për mbishkrimet mbi varret osmane në Prizren shkruan: "Do dëshëroja fort të lexoj mbishkrimet, me nj'ato fantastike kaligrafi arabe, që asnjë nga alfabetet e ngurta evropiane nuk mund t'iu afrohet nga bukuria. Po nuk di, dhe jam i dëshpëruar se ndofta nuk do di kurrë. Megjithëkëtë më pëlqen t'i vështroj e t'i prek me gishtërinj. Sepse më duket se kur i prek me gishtërinj këto veprat e artit skulptural, i afrohesh shpirtit të artistit që i punoi"[1].

Përderisa M. Kuteli kishte dhënë vlerësim artistik-letrare për mbishkrimet mbi varre të periudhës osmane te shqiptarët, në botën shqiptare nuk munguan studiuesit me qasjet e tyre shkencore, sado që ky numër i studiuesve është mjaft simbolik krahasuar me numrin e mbishkrimeve që gjendet në terren. Ndër studiuesit që u morën më këto problematika te ne janë: Vexhi Buharaja[2], Hasan Kaleshi[3], Mehmet Mujezinović[4], Muxhait Asimov[5], Raif Virmiça[6], Sadik Mehmeti[7], Nehat Krasniqi[8], Hatixhe Ahmedi[9], dhe ndonjë tjetër që do të ketë botuar ndonjë nishan. Duhet theksuar se në vitin 2007 në gjuhën turke publikohet një botim për rajonin e Gorës, i cili flet për artin popullor të këtij rajoni, duke përfshirë edhe deshifrimin e monumenteve mbi varret osmane që gjenden në këtë rajon.[10] Gjithashtu, duhet potencuar se kohët e fundit është botuar edhe një libër nga një grup studiuesish turq dhe shqiptarë, për disa mbishkrime të periudhës osmane në disa monumente të kësaj periudhe në Kosovë.[11]

### Fshati Xërxe

Është fshat në trevën e Opojës. Llogaritet si fshati me më pak banorë në këtë trevë, dhe gjendet 5 km në verilindje të qendrës komunale, me 280 banorë, 3,5 km2, 36 shtëpi dhe me një lartësi mbidetare 1220m. Një pjesë e konsiderueshme e banorëve janë shpërngulur në disa qytete të Kosovës, por pjesa më e madhe janë vendosur në Komunën e Sharrit dhe në Prizren.[12]

Studiuesi S. Gashi ofron dëshmi se Opoja si emër përmendet në vitet 1276-1281 në një shkresë të sundimtarit serb Dragutin, por në këtë studim, duke analizuar toponiminë nga secili fshat i trevës së Opojës, lihet hapësirë që ky fshat të jetë përmendur edhe në këto vite, e ndoshta si vendbanim do të ketë ekzistuar edhe më herët.[13] Më 1326 thuhet se ky fshat përmendet në dokumentet kishtare si Zerzovo. Ndërsa sipas defterëve kadastralë osmanë të viteve 1571 dhe 1591, ky fshat na del me emrin Zirzova me 7-9 familje, 2 benak të martuar pa tokë, 6-8 beqarë.[14] Nga vitet 1865 e deri më 1991, numri i shtëpive në këtë fshat ndryshoi nga 25 deri më 42, kurse numri popullsisë nga 118 në 304 banorë.[15]

Ardhja e fesë islame në këtë fshat gjithsesi se lidhet me ardhjen e Perandorisë Osmane në tokat tona, e rrjedhimisht edhe ardhjen e Islamit në trevën e Opojës. Ardhja e fesë islame në Opojë lidhet edhe me një personalitet vendor të kësaj perandorie, me personalitetin kryesor për ardhjen e Islamit në këtë trevë, Mehmet Kuklibegun, në shek. XVI, i cili ka merita të veçanta për zhvillimin e kësaj treve si në aspektin, "ekonomik dhe kultur-arsimor në shek. XVI"- potencon studiuesi N. Krasniqi.[16]



Nga ajo kohë në trevën e Opojës ruhen monumente mbi varre, të cilat mund të hasen në çdo fshat. Mirëpo ne në këtë punim kemi për objekt monumentet mbi varre të periudhës osmane në fshatin Xërxe, një nga 19 fshatrat e trevës së Opojës dhe jo i vetmi që ruan këso nishanesh. Të gjithë nishanet në këtë fshat janë në gjuhën osmane me alfabet arab. Nga të dhënat që sot ruan kujtesa e disa banorëve të këtij fshati, thuhet se ka pasur edhe më shumë nishane në këtë vend, e që kanë qenë në forma të ndryshme. Sigurisht se do të ketë pasur ndoshta edhe më shumë familjarë të varrosur aty pranë, por sot nuk janë më, përjashtuar disave që i kanë qëndruar kohërave e që ne i kemi prezantuar në këtë punim.

**Nishanet**

Epitafi i Hoxhës, apo siç njihet ndryshe nga të moshuarit e fshatit "Vorri i Hoxhës". Ky monument mbi varr mban datën 1315/1898. Ka qenë i vendosur në oborrin e xhamisë së vjetër të fshatit. Pas prishjes së kësaj xhamie guri është vendosur në varrezat e fshatit, të cilat gjenden në hyrje të fshatit, nga vendi i quajtur "Rudina". Guri është kristalor, i quajtur si "sheqer-tash", apo "guri i Shkupit", sepse ky lloj i gurit është porositur dhe përpunuar kryesisht në Shkup.[17] Është i shkruar me shkrimin arab, nes'h-t'alîk. Guri ka edhe disa zbukurime-ornamente në formë reliefi. Dimensioni i epitafit është: 59 x 20 cm. Trashësia është 10 cm. Diametri i kokës së gurit është 33 cm. Guri është i thyer.



Të dhënat e gjertanishme për personin të cilit i është ngritur ky nishan janë të bazuara vetëm në kujtesë, pra thuhet se emri i tij ishte Ibrahim, ndërsa në nishanin e lartpërmendur nuk e lexojmë emrin e tij. Nga kujtesa për këtë personalitet e hoxhë potencohet se disa familje në këtë fshat për ditë të caktuara kanë shpërndarë ushqime tradicionale për nder të veprës së tij, apo siç thuhet në masë me të gjerë "kanë shpërndarë ushqim për shpirt të Hoxhës"[18]. Po që së do t'i referohemi të dhënave gojore të ofruara nga disa banorë të këtij fshati, atëherë na rezulton se ky njeri duhet të ketë qenë prej njerëzve të devotshëm, sjelljet e të cilit kanë imponuar respekt në masën ku ka jetuar dhe vepruar, dhe respekti për këtë njeri nisi të ruhet gjeneratë pas gjenerate, me një fjalë "ishte njeri i mrrimë".

*El merhūm / Hoxha / Rūhuna / Sene 1315*

Përkthimi: "I ndjeri, Hoxha(?) (një lutje-N.A.) për shpirtin e tij. Viti 1898.

Epitafi i Vaxhipit të birit të Mahmutit. Ky gur gjendet në varrezat e fshatit Xërxe, në hyrje të fshatit, nga vendi i quajtur "Rudina", dhe mban datën 1314/1897. Dimensioni i gurit është 74 x 21

cm, diametri i kapelës 35 cm. Nuk ka zbukurime sikurse epitafet e tjera, por për nga përbërja është gur kristalor. Është i shkruar me shkrimin arab, nes'h të thjeshtë.

*El merhūm / Vāxhib /*
*bin Mahmūd / 1314*

Përkthimi: "I ndjeri, Vaxhibi, i biri i Mahmudit. (Viti N.A.) 1897".

Edhe për këtë njeri të dhënat i kemi vetëm nga kujtesa, dhe ato vijnë shumë të pakta. Të dhënat që i kemi marrë nga pasardhësit e Mahmudit, flasin se vetëm kjo familje ka qenë e pasur në kohën kur kanë jetuar, ndërsa për Vaxhipin nuk ka të dhëna. Ajo që dihet me siguri është se Mahmudi jetoi në këtë fshat, dhe kishte dy djem, Fejziun dhe Sadriun, pasardhësit e të cilëve edhe sot jetojnë në këtë fshat. Sipas mbishkrimit rezulton se ky ishte djali i Mahmudit, që do të thotë se ishte vëllai i Fejzës dhe i Sadriut.



Epitafi i Halilit, të birit të Sylejmanit. Ky gur gjendet në varrezat në perëndim të fshatit, rrugës Radesh-Xërxe, dhe mban datën 1194/1780. Dimensioni i tij është 1.15x23 cm. Diametri i kapelës 77 cm. Nën kapelë, te qafa, guri ka një ornament në formë luleje. Është i shkruar me shkrimin arab, nes'h, me elemente të sulusit.

*El merhūm /El magfūr / Hālīl bin Süleymān /*
*Rūh-i çün / El Fātiha / Sene 1194*

Përkthimi: "I faluri, i ndjeri, Sylejmani i biri i Halilit. Për shpirtin e tij (këndo) Fatihanë. Viti 1780".



Epitafi i Aliut, të birit të Halilit. Gjendet në varrezat e fshatit Xërxe, në perëndim të fshatit, rrugës Radesh-Xërxe, dhe mban datën 1222/1807. Ky gur fatkeqësisht është i thyer dhe i ndarë në dy pjesë. Megjithatë, pjesa e poshtme e mbetur tregon emrin, mbiemrin dhe vitin. Ne dyshojmë se pjesa që është shkatërruar ka pasur ndonjë mbishkrim shtesë, sepse edhe nga kapela shihet se bëhet fjalë për një njeri me pozitë. Pjesa e poshtme e mbetur ka këto dimensione 71x31 cm. Diametri i kapelës 83 cm.

Është biri i Halilit, të birit të Sylejmanit, që e trajtuam më lart. Për nga format e nishanit, mund të konstatohet se të dy këta persona do të kenë qenë pjesëtarë të hierarkisë së ushtrisë osmane, me prejardhje ose nga ky fshat, ose që kanë shërbyer këndej. Shikuar për nga forma e jashtme, këto nishane janë karakteristike. Deri më tani këto forma të kapelave të nishaneve i kam hasur vetëm për këtë fshat. Edhe nga përmbajta e shkrimeve na rezulton se Halili dhe Aliu janë baba e bir.

*'Alī bin Halīl / Rūh-i çün / El Fātiha /Sene 1222* Përkthimi: "Aliu i biri i Halilit. Për shpirtin e tij (këndo) Fatihanë. Viti 1807".

**Përfundim**

Nga të dhënat e terrenit na rezulton se monumente mbi varre të periudhës osmane në këtë fshat, siç tregojnë të moshuarit e fshatit, ka pasur me dhjetëra, por që ne fatkeqësisht kemi arritur t'i gjejmë vetëm katër sosh. Këto monumente, ndonëse të pakta në numër krahasuar me numrin që ka ekzistuar dikur, megjithatë janë një dëshmi e mirë për të kaluarën e fshatit, por edhe vendit tonë. Këto varreza janë edhe një tregues se në këtë fshat është zhvilluar një jetë shpirtërore islame, dhe se këtu kanë jetuar njerëz me kulturë të avancuar për kohën. Kjo pasuri materiale është nën mëshirën e kohës; ndoshta është momenti i fundit që të mendohet për ruajtjen e tyre, me qëllim që këto epitafe mos ta kenë fatin edhe të atyre monumenteve tjera që njerëzit i ruajnë vetëm në memorien e tyre.

Këto epitafe pa dyshim se e plotësojnë kulturën materiale të trevës së Opojës, si dhe të kaluarën





na e ka mësuar edhe puna në terren.

(1) Mitrush Kuteli, Në Prizren, midis te vdekurve dhe te gjallëve, në: "Jeta e Re", revistë letrare, nr. 5, shtator-tetor, Prishtinë, 1995, f. 661-662. (2) Vexhi Buharaja, Mbishkrimet turko-arabe të vendit tonë si dëshmi historike, në: "Konferenca e Dytë e Studimeve Albanologjike II, Tiranë, 1969, f. 80 (3) Hasan Kaleshi, Dokumentet më të vjetra të vakëfeve në gjuhën arabe në Jugosllavi, (Përktheu Ismail Rexhepi), BIK, Prishtinë, 2012; Hasan Kaleshi-Ismail Eren, Mahmud Pashë Rrotlla nga Prizreni-Përshpirtënimet dhe vakëfnameja e tij, në: " Edukata Islame", nr. 81, BIK, Prishtinë, 2006, f. 152-188. (4) Mehmet Mujezinović, Natpisi na natgrobnim spomenicima Halil-bega iz 1545 i Defterdar hadži Muhamed efendije, iz 1628 godine u Peći, në: "Starine Kosova i metohije", kn. IV-V, Priština, 1968-1971; Natpisi na nadgrobnim spomenicima Suzi-Čelebija i Neharija u Prizren, në: " POF", XII-XIII, 1962-63, Sarajevo, 1965, f. 265-268. (5) Muxhait Asimov, Monumentet mbivarrore në gjuhën osmane në Kosovë, në: "Edukata Islame", nr. 103, BIK, Prishtinë, 2013, f. 167-183. (6) Raif Virmiça, Kosova'da osmanli mimar eserleri, Ankara, 1999. (7) Sadik Mehmeti, Mbishkrimet mbivarrore turko-arabe në Kosovë si dëshmi historike, në: "Historia dhe kultura e Ballkanit", Kongresi Ndërkombëtare Ballkanik 10-16 maj 2009, UP- Sakarya Ünıversıtesi, Prishtinë, 2009,f. 955-962. (8) Nehat Krasniqi-Sadik Mehmeti, Një nishan i harruar i një personaliteti të shquar, në: "Takvim", nr. 46, BIK, Prishtinë, 2015, f. 245-269. (9) Hatixhe Ahmedi, Tri mbishkrime varresh në qytetin e Preshevës, në: "Kosova", nr. 39, IH, Prishtinë, f. 397-414. Hatixhe Ahmedi, Monumentet me mbishkrime osmane në Preshevë, në: "Vjetar", nr. 51, ASHAK, Prishtinë, f. 369-388. (10) Tülin Çoruhlu, Gora halk sanatları, Istambul, 2007, f. 234-237. (11) Grup autorësh, Kosova kitabeleri-mbishkrimet në Kosovë, Prishtinë, 2015. (12) Hajriz Meleqi, Opoja studim kompleks gjeografik dhe historik, Prishtinë, 2009, f. 167-168. (13) Skënder Gashi, Kërkime onomastike-historike për minoritete të shuara e aktuale në Kosovë, ASHAK, Prishtinë, f. 476, 485, 498, 499, 592. (14) Selami Pulaha, Popullsia shqiptare e Kosovës gjatë shek. XV-XVI, ASHSH-IH, Tiranë, 1984, f. 117. (15) Hajriz Meleqi, Opoja studim kompleks..., Vep. e cit., f. 167-168. (16) Nehat Krasnqi, Kontribute albanologjike, IAP, Prishtinë, 2011, f. 133. (17) Sadik Mehmeti, Kontribute për historinë e Opojës, IAP, Prishtinë, 2015, f. 65. (18) Informatë: Zenije Ahmeti-Qengaj e lindur më 1952 në Xërxe. Sharr, më 12 qershor 2014. (19) Mitrush Kuteli, Pun. i cit., f. 661. (20) Mehmet Akif Ersoj, Safahat-Fletët (Përktheu: Mithat Hoxha), botimi i tretë i plotësuar, Logos-A, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2016, f. 527.

e kësaj treve dhe jo vetëm. Këto monumente pasurojnë edhe mozaikun e madh të trashëgimisë materiale nga Periudha Osmane në hapësirat shqiptare. Është momenti i fundit që kjo trashëgimi e vlefshme të evidentohet, të përpunohet etj., dhe më e pakta të përmblidhet me një libër, sepse ka shumë monumente mbi varre në vendin tonë që ne shumë pak kemi njohuri për to, e ndoshta gjeneratat e ardhshme nuk do të dinë fare. Për këtë na tërheq vërejtjen poeti Mitrush Kuteli, kur konstaton se qysh para më shumë se shtatëdhjetë vitesh kjo trashëgimi ka mbetur pa përkujdesjen e askujt, se "asnjë dorë nuk sgjatet t'i përkujdesë, as varret as qoshkun që aty pranë, pllakat e mermerta kanë renë poshtë, ku i shkel këmba dhe i bluan koha"[19]. Kjo thënie e Mitrush Kutelit prore tingëllon aktuale, dhe lirisht mund të thuhet se nëse ne nuk punojmë bashkërisht që këto epitafe të mos rrinë të fshehur përgjithmonë, të paktën të mos i shkelë këmba e të mos i tretë toka dhe koha.

Një mëndim pothuajse të ngjashëm si të Mitrush Kutelit kishte edhe poeti kombëtar turk me origjinë nga Peja, Mehmet Akif Ersoj, i cili në një poezi të tij thekson se "Historia, ajo gërmadhë e përgjakur që dimë ne, në miliona gurët e varreve, miliona epitafe fshihet"[20]. Pa fije dyshimi, edhe toka jonë shqiptare fsheh epitafe, të mbuluara nga dallgët e ndryshme të kohës, e këtë fakt

Mr. Bernard Tahirbegolli

# Financimi i shërbimeve shëndetësore

Ekzistenca e shërbimeve shëndetësore mund të lidhet me ekzistencën e njeriut, pavarësisht ndryshimit të konceptit të organizimit dhe ofrimit të shërbimeve shëndetësore. Ndryshimi demografik nëpër të cilin kanë kaluar popujt ka bërë që aktualiteti i ofrimit të shërbimeve shëndetësore të ndryshojë në bazë të nevojave të kohës. Në një kohë kur dendësia e popullsisë ishte e vogël dhe vendbanimet ishin të kufizuara në hapësira të caktuara, nevojat e shërbimeve shëndetësore mund të plotësoheshin me një organizim të thjeshtë dhe të centralizuar. Nën ndikimin e një sërë faktorësh, dhe në veçanti të një revolucioni industrial, nevoja për një organizim më të mirë në ofrimin e shërbimeve shëndetësore, dhe paralelisht me të rritja e numrit të njësive të ofrimit të shërbimeve shëndetësore dhe shtimi i fuqisë punëtore në këtë sektor, ka shtuar nevojën e një financimi të qëndrueshëm dhe të drejtë.

Bashkë me këtë, edhe në aspektin shkencor shërbimet shëndetësore kanë kaluar nëpër etapa të koncepteve të trajtimit. Nga etapa mistike në periudhën e polifarmacisë, e nga periudha e terapisë etiologjike deri te koncepti modern, me një qasje multidimensionale fizike, biologjike dhe sociale. Sido që të jetë, qoftë për shërbimet shëndetësore parandaluese, trajtuese ose rehabilituese, apo shërbime të nivelit parësor, dytësor apo i tretë.

Rritja e vazhdueshme e kostos së shërbimeve shëndetësore ka bërë që një pjesë e popullsisë të kenë qasje më të lehtë, e një pjesë të mos arrijë t'i marrë ato shërbime. Të nisur nga kjo pabarazi në qasjen e shërbimeve shëndetësore, kjo i ka shtyrë politikëbërësit të kërkojnë dhe gjejnë alternativa të ndryshme, që me mundësi të kufizuar të krijojnë një sistem të qëndrueshëm shëndetësor ku ka barazi në ofrimin dhe qasjen ndaj shërbimeve shëndetësore.

Financimi i shëndetësisë ka për qëllim kryesor t'i mbrojë njerëzit nga ngarkesa financiare e sëmundjes, kur të ballafaqohen me të, dhe mund të përkufizohet si mundësi për të siguruar fondet për mbulimin e ofrimit të shërbimeve shëndetësore.(1)

Në vende të ndryshme njerëzit për arsye financiare shpeshherë nuk mund të kenë qasje në shërbimet shëndetësore, ose të varfërohen financiarisht për shkak të shpenzimeve të shërbimeve shëndetësore, siç ndodh shpeshherë në ShBA.

Financimi i shërbimeve shëndetësore mundësohet përmes mbledhjes në forma të ndryshme të fondeve të caktuara. Në përgjithësi mënyrat më të njohura janë përmes taksave, sigurimeve sociale dhe shëndetësore, sigurimeve shëndetësore private, llogarive të kursimeve shëndetësore, shpenzimeve nga xhepi dhe përmes donacioneve.(2)

Përveç shpenzimeve nga xhepi, të gjitha llojet tjera të financimit të shërbimeve shëndetësore në një formë apo tjetrën përmbajnë në vete aspekte të ndarjes së rrezikut dhe logjikës së sigurimit.(3)

Financimi i shëndetësisë përmes shpenzimeve publike në fund të shekullit XIX, dhe veçmas në çerekun e parë të shekullit XX, gjithnjë e më shumë është drejtuar drejt sigurimeve sociale. Situata aktuale e financimit të shëndetësisë në shtete të ndryshme, siç edhe shihet ne tabelën Nr. 1, është mjaft laramane. Këtë ndryshueshmëri të metodave të financimit të shëndetësisë vendet e ndryshme e kanë të ndikuar nga një presion i zhvillimeve historike, sfondit social dhe kulturor, dhe në masë të madhe nga niveli i zhvillimit ekonomik.

Sistemi i sigurimeve sociale për herë të parë ligjërisht njihet se është aplikuar në Gjermani, në vitin 1883, nga Bismarku, prej nga edhe e ka marrë emrin. Është përhapur mjaft nëpër botë, dhe funksionon në bazë të kontributeve të punëtorit dhe punëdhënësit të grumbulluara në fondin e sigurimeve, nga ku më pastaj financohet shëndetësia. Ekziston një llojllojshmëri në përqindjen se sa paguajnë punëtori dhe punëdhënësi, si dhe në kontributin e shtetit në përgjithësi, dhe për kategori të caktuara sociale në veçanti. Karakteristikat kryesore të këtij sistemi të financimit të shëndetësisë janë se

| Tabela Nr. 1. Grupimi i shteteve sipas sistemit të financimit shëndetësor në fuqi, në vende të ndryshme (4) | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Sigurim i detyruar social | Sigurim shëndetësor privat | Shpenzime nga xhepi | Taksa të për-gjithshme | Sistem i përzier | Burime nga jashtë/ndihma |
| Francë, Gjermani, Holandë, Luksemburg, Belgjikë, Zvicër, Republika Çeke, Slloveni, Sllovaki, Kroci, Indonezi, Turqi, Meksikë, Japoni, Izrael, Bolivi, Kostarikë, Estonia, Kore Jugore. | SHBA. | Pakistan, Uruguaj, Indi, Kamerun, Gine Gine-Bissau, Laos, Liban, Nepal, Togo, Gjeorgji, Taxhikistani, Vietnami, Azerbajxhani. | Angli, Danimarkë, Norvegji, Kanada, Portugali, Kubë, Bullgari, Zelandë e Re, Finlandë, Grenlandë, Venezuelë, Filipine, Sierra Leone, Sri Lankë, Kore e Veriut, Spanjë, Shqipëri, Kazakistan, Lituani, Poloni, Romani, Kinë, Rusi, Brazil, Islandë, Iran, Arabi Saudite. | Argjentinë, Australi. | Shtetet në pjesën subsahariane në Afrikë. |

anëtarësia është e detyruar për të gjithë, fillimisht ka filluar me participimin e punëtorit dhe punëdhënësit, dhe më pastaj është shtuar edhe kontributi i shtetit.

Financimi përmes taksave, edhe pse është filluar nga Bashkimi i Shteteve Sovjetike Socialiste në vitin 1938, përfaqësues e merr Anglinë, e cila në vitin 1948 e ka funksionalizuar këtë mënyrë të financimit të shëndetësisë, si dhe akoma po e vazhdon me sukses. Karakteristikë e këtij lloji të financimit është se taksat mblidhen në nivel shtetëror, dhe më pastaj edhe mund të ndahen në forma të ndryshme në bazë të sektorëve. Disa vende që e kanë përvetësuar këtë sistem mbledhin taksa të veçanta për shëndetësinë, direkt duke e ndarë menjëherë fondin përkatës.

Organizata Botërore e Shëndetësisë për një financim të qëndrueshëm të shëndetësisë ka paraparë që vendet të ndajnë mbi 5 % të GDP-së. Por një gjë të tillë jo të gjitha shtetet mund ta bëjnë. Shtetet me zhvillim të ulët në veçanti vështirë se mund t'ia ndajnë shëndetësisë një përqindje të tillë. Ato shpeshherë, për ta arritur një limit minimal të tillë, ndihmohen nga donacione dhe ndihma nga jashtë. Përqindja e financave për shëndetësinë në vende me zhvillim të ndryshëm mund të analizohet në tabelën Nr. 2. Në vendet e zhvilluara përqindja që shpenzojnë qytetarët nga xhepi, gjegjësisht shpenzimet private, janë me të ulëta në krahasim me vendet me zhvillim më të ulët. Ky në anën tjetër është një parametër se mundësia dhe rreziku për t'u varfëruar nga pagesa për të marrë shpenzime shëndetësore është shumë më e madhe në vendet me zhvillim të ulët.

Komponentë tjetër e financimit të shëndetësisë përveç mbledhjes së kontributeve dhe krijimit të fondit është edhe pagesa për ofruesit e shërbimeve shëndetësore, gjegjësisht për institucionet shëndetësore. Kjo komponentë është po aq e rëndësishme sa edhe dy komponentët tjerë, ngase menaxhimi jo i duhur i këtij komponenti i çon bosh edhe dy të parët.

Aktualisht në botë përdoren sisteme të ndryshme të pagesave për ofruesit e shërbimeve shëndetësore. Ndër më të njohurat janë: pagesa për shërbim, pagesa për ditë pune, pagesa për pacient, pagesa për kokë banori, pagë mujore etj. Që të gjitha këto mënyra të pagesave kanë karakteristikat e veta të analizuara edhe në mënyrë shkencore. Në vijim po i analizojmë disa nga ato. Pagesa për shërbim është karakteristike kryesisht për spitalet private, ku edhe mbulimi i financimit bëhet përmes sigurimit privat ose nga xhepi. Kjo lloj pagese nënkupton që për çdo shërbim që merret në atë insti-

| Tabela Nr. 2. Shpërndarja e financave për shëndetësinë për grupet e vendeve sipas të ardhurave për vitin 2009 (5) | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| | *Të ardhura të ulëta* | *Të ardhura të ulëta të mesme* | *Të ardhura të larta të mesmë* | *Të ardhura të larta* | *Mesatarja globale* |
| Përqindja e shpenzimeve të përgjithshme për shëndetësinë në GDP | 5.5 | 4.5 | 7.0 | 11.9 | 10.0 |
| Përqindja e shpenzimeve publike në shpenzimet e përgjithshme në shëndetësi | 39.6 | 47.1 | 57.6 | 62.5 | 60.8 |
| Përqindja e shpenzimeve private në totalin e shpenzimeve për shëndetësinë | 60.4 | 52.6 | 42.5 | 36.2 | 28.1 |
| Përqindja e shpenzimeve për shëndetësinë brenda shpenzimeve të përgjithshme publike | 8.6 | 8.3 | 9.4 | 16.8 | 14.9 |
| Përqindja e donacioneve nga jashtë në shpenzimet e përgjithshme të shëndetësisë | 18.5 | 0.8 | 0.2 | 0 | 0.2 |
| Përqindja e shpenzimeve për shëndetësinë brenda shpenzimeve të sigurimeve sociale | 10.4 | 48.2 | 38.2 | 43.3 | 43 |

tucion shtohet një linjë e shpenzimit. Është mjaft praktike dhe transparente, si dhe i mundëson menaxherëve të institucionit që më lehtë të bëjnë analizën financiare në periudha të ndryshme të dëshiruara.

Pagesa për ditë shërbimi është metodë tjetër e pagesave, e që nënkupton pagesën për numrin e ditëve të punës, gjegjësisht për ditët që institucioni ka ofruar shërbim. Nuk është shumë ekonomik për pacientin, ngase shpeshherë pacientit mund t'i kërkohet të qëndrojë më gjatë në spital për të paguar më shumë.

Pagesa për kokë pacienti është metodë e përshtatshme për pagesa edhe për pacientët ambulatorë por edhe për ata të shtrirë. Por, për shkak se në sistemin e pagesës nga performanca dhe keqpërdorimi i mundshëm nga personeli shëndetësorë mund të vijë deri aty kur pacientët me diagnoza të ndryshme, gjegjësisht edhe me kosto të ndryshme, të pranohen më shumë ose të referohen në institucione të tjera, pagesa për kokë banori është një mënyrë e përshtatshme e pagesës për nivelin parësor shëndetësor. Një numër i konsiderueshëm i vendeve në botë vetëm se kanë kaluar në këtë sistem përmes sistemit të mjekësisë familjare, kur çdo mjeku familjar i takon një numër i banorëve që ka në përgjegjësi, dhe merr pagesë fikse për atë shërbim. Ndarja joproporcionale e popullsisë mund të jetë problem, ngase ndonjë mjeku mund t'i takojnë në përgjegjësi 1000 banorë, e ndonjërit 4000 banorë. Në vendet e zhvilluara është një trend që një mjeku t'i takojnë për përkujdesje 1000-2000 banorë, në mënyrë që të kenë një shërbim më kualitativ. Në krahasim me këto metoda që i përmendëm më lart, pagesa standarde e rrogës mujore për personelin shëndetësor ka treguar që nuk kontribuon pozitivisht në motivimin për punë të tyre. Në shumë hulumtime është konstatuar rënia e kualitetit të shërbimeve në ato institucione që kanë këso lloj pagese. Por, në anën tjetër, kjo metodë është ndër më të lehtat për t'u menaxhuar, ngase shpenzimet janë fikse.

Menaxherët modernë të institucioneve shëndetësore janë në trend të favorizimit të pagesave për shërbime, ngase në këtë mënyrë kanë një menaxhment më të mirë, dhe financim më të saktë. Por, në anën tjetër, ky lloj financimi dhe reflektimi i tij në sistemin e performancës së pagesës së personelit shëndetësor po shkon në drejtim të uljes së kualitetit të shërbimeve në korelacion të drejt me rritjen e numrit të shërbimeve për personel shëndetësor.

(1) Gottret P. ve Schieber G. (2006) Health Financing Revisited: A Practitioner's Guide, The World Bank, Washington. (2) European Health Report 2002, Regional Office for Europe. (3) Hakan Istanbulluoglu, Mahir Guleç, Recai Ogur, Financing Methods of Health Services, Dirim Tıp Gazetesi 2010: yıl: 85 sayı 2, 86-99. (4) Dr. Selin Erturk Atabey, Saglik Sistemleri ve Saglik Politikasi, Gazi Kitabevi 2012. (5)World Health Statistics 2010.

Ardiana Hajraj

# Vetëdijesimi mbi pasojat e varësisë nga interneti tek adoleshentët

Zhvillimi i teknologjisë informative, gjegjësisht interneti, ka marrë një hov shumë të madh, dhe ka zënë një vend shumë të rëndësishëm në shoqërinë tonë. Shkencëtarët perëndimorë thonë se interneti është shpikja më e madhe e shekullit XX, por kjo nuk e mohon faktin që të jetë edhe mjeti më i dëmshëm në këtë shekull. Kompjuteri, ose interneti, është ai që e zëvendëson të menduarit tonë. P.sh.: më parë njerëzit kanë lexuar më shumë libra, ndërsa sot në internet ekzistojnë të gatshëm dhe nuk lexohen, ose mund të themi që lexohen në një masë më të vogël, për të mos thënë se vetëm shfletohen.

## Interneti – dobitë dhe pasojat e tij

Çdo ditë që kalon shoqërohet me një shpikje të re, e që përmirësohet vazhdimisht. Mjetet e ndryshme që përdoren bëhen gjithnjë e më praktike dhe më të lehta në përdorim. Ato janë kompjuteri, telefoni mobil, që përdoren nga secila moshë, e që janë bërë të pandashme.

Kompjuteri është bërë një dritare ku mund të shihen shumë gjëra që na interesojnë nga bota, duke filluar nga informacionet shkencore, ekonomike, politike etj. Ai ofron eksperienca shumë të mira për të rriturit dhe fëmijët. Aty mund të gjeni mundësi të përmirësoni jetën tuaj, të zbaviteni, të forconi aftësitë tuaja etj. Të rinjtë janë përdoruesit entuziastë të internetit, veçanërisht me rrjetet sociale. Megjithatë, si shumë aktivitete zbavitëse, edhe këtu paraqiten situata me rreziqe, e që duhet t'i shmangim. Eksplorimi i internetit pa mbikëqyrjen e një të rrituri mund t'i përballë fëmijët dhe adoleshentët me sajte të dëmshme, si ato që bëjnë thirrje për dhunë, për drogë, dhe sjellje të pahijshme etj. Sikur që dobitë dhe të mirat e internetit nuk mund të llogariten e të numërohen, po ashtu edhe dëmet e të këqijat e tij janë të panumërueshme. Ai që vështron me kujdes realitetin e të rinjve pas zhytjes së tyre në detin e thellë të internetit, ai po që do të gjejë se dëme të mëdha janë katandisur për shumicën e tyre, e sidomos për ata që nuk dinë ta përdorin në mënyrën e duhur. Disa nga dëmet janë si vijon:



**1. Humbja e kohës**

Koha është shumë e shtrenjtë, dhe gjëja më e çmueshme që Allahu ia ka dhuruar njeriut. Prandaj, njëra nga pyetjet që do na bëhet në Ditën e Gjykimit është se si e kemi kaluar atë. Pra, humbja e saj është një dëm i madh. Allahu xh.sh. në Kuran është betuar: "Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm" (El Asr, 1-3)
Interneti është instrument me të cilin mund të luash fatin e jetës tënde, ta shfrytëzosh në të mirë dhe në dobi, apo në humbje e shkatërrim. Sipas një studimi të bërë nga shoqata e psikologëve amerikanë, del se përdoruesit e internetit nuk kanë ndonjë punë të caktuar për ta bërë në rrjetin e internetit, ku mesatarisht kalojnë 37 orë në javë. Kjo rezulton në varësi, dhe kjo varësi shpie në sëmundje psikologjike.

**2. Njohja me shoqërinë e keqe**

Shoqërimi përmes internetit është njësoj si shoqërimi i rëndomtë, është shpatë me dy tehe. Disa e shfrytëzojnë në formën normale e të pastër, e disa të tjerë e

shfrytëzojnë në formën negative. Realiteti dëshmon për lidhjen mes dy gjinive, dhe për atë që pason më vonë përmes internetit, e që mund të evoluojë në çështje të rrezikshme, kur edhe është vështirë dominimi i tyre.

Prej gjërave të tilla në këtë aspekt tregojnë edhe mjetet e informimit: Një vajzë e re e mbyt veten pas bisedës me një të panjohur. I riu që devijon. Një i ri që bie në kurthin e shantazhit dhe kërcënimit.

Këto ndodhi shumë shpesh i hasim si rezultat i keqpërdorimit të internetit, dhe si duket dita ditës këto dukuri vetëm po shtohen. Përmes internetit mund të njoftohesh me shoqëri që mund të jetë e rrezikshme e mund të të vë në gracka të ndryshme që nuk përkasin me etiken morale dhe njerëzore. Rëndësia e shoqërisë së mirë dhe të sinqertë është përmendur edhe në Kuran: "Atë ditë shokët e ngushtë do të jenë armiq të njëri-tjetrit, përveç atyre që ishin të sinqertë në miqësi. (Atyre besimtarëve që ishin shoqëruar për hir të Zotit u thuhet): "O adhuruesit e Mi, sot nuk ka as frikë për ju, e as që do të jeni të pikëlluar!" (Ez Zuhruf, 67-68)
Nuk mbetet askush përgjithmonë përveçse vëllazëria e të sinqertëve dhe besimtarëve, e atyre që janë shoqëruar për hir të Allahut xh.sh.

**3. Infektimi dhe sëmurja nga sëmundjet psikike**

Sipas një studimi të shoqatës së psikologëve amerikanë del se 10 % e shfrytëzueseve të internetit janë të dhënë dhe të varur nga interneti (thënë ndryshe janë të droguar me internet), që do të thotë se vuajnë nga pikëllimi dhe pesimizmi dhe, duke dashur të ikin nga kjo, largohen dhe izolohen nga të tjerët dhe jetojnë të varur e me zemër në botën e imagjinatave e të iluzioneve nga bisedat më shumë njerëz që nuk ua dinë emrat e as pamjet e vërteta. Nga nevoja e domosdoshme për shërimin e këtyre varësive një organizatë humanitare, "Varësitë e internetit", që e ka qendrën në Gjermani, ka filluar me përpjekje të shumta për t'i kthyer ata në jetën normale familjare, dhe kanë përgatitur kurse e trajnime të ndryshme për t'ua mësuar atyre mënyrën e drejtë të shfrytëzimit të internetit. Nëse kësaj ia shtojmë edhe faqet që thërrasin në alkool dhe drogë!!!? Në kohët e fundit është paraqitur edhe e ashtuquajtura bingo përmes internetit. Këto janë gjëra të shëmtuara nga të cilat duhet larguar, duke ngritur nivelin e vetëdijes mbi disavantazhet që sjell përdorimi jo i duhur i internetit në shoqëri.

**4. Njohje me format e terrorit dhe shkatërrimit**

Në internet ka faqe të shumta që shpjegojnë:
-Mënyrën e prodhimit të bombave të dorës;
-Dhjetëra mënyra për varjen e vetes (vetëvrasjes);
-Zhvillimin e shkathtësive për shkatërrim, prej tyre mënyra e dërgimit të viruseve në bashkëpunim me rrënuesit profesionistë të quajtur hakerë;
-Demonstrime dhe shembuj të sjelljeve arrogante dhe të papranueshme për një shoqëri të shëndoshë, etj.

**5. Siguron anonimitet - fshehje të identitetit (keqtrajtim fizik dhe shqetësim psikik dhe frikësim-pedofilia).**

**6. Shkatërrim të jetës bashkëshortore.**

**7. Nuk ekziston censurë, prani e çfarëdolloj përmbajtjesh joadekuate për fëmijë.**

**8. Ekzistimi i viruseve dhe hakerëve.**

**9. Rreziqe ligjore dhe financiare.**

Nga hulumtimi i USAID në RM PM kanë dalë këto statistika: 47 % përdorin kompjuterin; 32 % janë shfrytëzues të internetit; 40 % të shtëpive posedojnë kompjuterë; 17 % të shtëpive janë lidhur me internet; 52 % nga shfrytëzuesit e përhershëm të internetit kanë filluar ta shfrytëzojnë internetin në dy vitet e kaluara, kurse pjesa më e madhe e tyre janë të rinj.

Shumë "përdorues" të rinj as që mund ta kuptojnë më jetën "offline". Ata tashmë e kanë ves navigimin. Gati 3 % e të rinjve nga mosha 12 deri në 18 vjeçare në mbarë Evropën konsiderohen se vuajnë nga vesi i internetit. Krahas kompjuterit për shfrytëzimin e internetit përdoret edhe telefoni mobil, i cili i ka tejkaluar suazat e normales, e që nga hulumtuesit parashihen shumë disavantazhe si rezultat i ekspozimit të rrezeve elektromagnetike që rezultojnë në shumë probleme shëndetësore, psikike e sociale.
Përdorimi ose keqpërdorimi i internetit dhe rrjeteve sociale është bërë problem social aktual, si në aspektin e problemeve shëndetësore fizike, ashtu edhe në aspektin e problemeve mendore psikike. Problemet shëndetësore fizike që mund t'i përmendim janë: lakimi i boshtit kurrizor si rezultat i mënyrës jo të përshtatshme të qëndrimit, problemet me sy, problemet me gishtërinj, mbipesha, pagjumësia etj. Probleme mendoret psikike që mund t'i përmendim janë: depresioni, ankthi, rënia shpirtërore, pesimizmi, vetmia ose largimi nga bota reale, deficiti i vëmendjes, ngecja në zhvillimin e të menduarit te fëmijët etj.

Të gjitha këto vijnë si pasojë e përdorimit të tepërt dhe të pakontrolluar të pajisjeve të avancuara të teknologjisë, si kompjuterët, celularët, tabletët. Këto probleme janë bërë tema aktuale shumë të diskutuara. Prandaj, secili duhet të kuptojë që kujdesi ndaj shëndetit është prioritet, dhe të mos harrojë se varësia është problem që sjell pasoja në shëndetin mental.

(1) "Kompjuterët", Shatri, B, Mato E, (2010), Edukata qytetare, Libri shkollor, Prishtinë. (2) Kurani, Përkthim me komentim në gjuhën shqipe Sherif Ahmeti. (3) http://forum.rocksone.com/viewtopie.php?f=18&t=26878. (4) http://www.slideshare.net/Metamorphosis/mbrojtja-dhe-siguria-e-femijve-dhe-t-drejtave-t-tyre-n-internet. (5) http://www.dw-word.de/dw/article/0,,4453527,00.html.

# Intervistë me imamin veteran Bedri ef. Kida

**ish imam në fshatin Cermjan, në Xhaminë e Re, "Xhaminë e Hadumit", "Xhaminë e Sofës", "Xhaminë e Sefës", dhe së fundmi në xhaminë e fshatit Lipovec.**

Esat Rexha: Bedri Efendi, do të kisha dashur që në pika të shkurta të na njoftonit me biografinë tuaj!

Bedri ef. Kida: Kam lindur në fshatin Xërxe të komunës së Rahovecit. Me ta thënë të vërtetën nuk e di datën e saktë, sepse në kohën kur kam lindur babai im ishte duke i prirë xhematit në luftë kundër partizanëve, në vendin e quajtur "Vau i Rogovës së Hasit", diku kah viti 43-44. Më vonë, kur erdhi koha të regjistrohem në shkollën fillore, babai më ka regjistruar me dëshmitarë, më 15.01.1945, në zyrën e vendit në Xërxe, me prindër: baba Mulla Asllan ef. Kida dhe nënë Emine Kidën. Xhaxhai i babait tim, Mulla Bekë ef. Kida, ka qenë hoxhë, e më pas djali i tij, Mulla Avdullah ef. Kida. Kanë qenë hoxhallarë, por nuk kanë shërbyer si imamë të rregullt, por vetëm për muajin Ramazan, kryesisht në fshatin Krelan. Babai im, rahimehullah, ka qenë imam i njohur, dhe që nga viti 1933 e tutje ka shërbyer si imam, në fillim në fshatin Xërxe, e pastaj në fshatin Pastasel (K.K. Rahavec). Unë kam qenë i vetmi fëmijë (djalë hasreti). Njohuritë e para të fesë dhe kulturës islame i kam marrë në familje. Shkollën fillore e kam filluar në fshatin Drenovc (K.K. Rahavec), e pastaj tetëvjeçaren në fshatin Cermjan (K.K. Gjakovë).

E. Rexha: Na jepni një kronologji të gjenezës së familjes suaj?

Bedri ef. Kida: Sipas tregimeve të pleqve tanë, thuhet se jemi familja e parë që jemi vendosur në fshatin Cermjan, të ardhur nga larg; thuhet se nga Tataristani. Familja jonë ishte familje e gjerë, por më vonë u nda në dy pjesë, e kështu një pjesë e familjes u shpërngul nga fshati Cemjan dhe u vendos në fshatin Hade (K.K. Obiliç), dhe mori mbiemrin Morina, sepse ne jemi fis Morinë; familja Morina njihet si familje shumë e madhe, e ne nuk i kemi shkëputur lidhjet me këtë familje ende, edhe sot e kësaj dite, si dhe vazhdojmë të mbajmë kontakte.

E. Rexha: Sa hoxhallarë ka dhënë familja e juaj?

Bedri ef. Kida: Sa di unë, e që i kam mbërritur, janë: Mulla Beka, Mulla Asllani - babai im, Mulla Avdullahi, dhe unë Bedriu. E, tani nga gjeneratat e raja e kemi Adnan Kidën, i cili është para doktoraturës në Jordan – Aman. Thuhet se i pari ynë ka qenë myfti në Prishtinë, dhe varri i tij gjendet në varrezat e fshatit Cermjan, në oborr të xhamisë. Rahmetliu nuk ka lënë trashëgimtarë.

E. Rexha: Nga cili hoxhë i keni mësuar njohuritë themelore të Islamit dhe shkronjat e para të Kuranit?



*Bedri ef. Kida*

Bedri ef. Kida: Shkronjat e para i kam mësuar nga babi im. Kam filluar që në moshën 5 vjeçare.

E. Rexha: A keni vazhduar shkollimin e mëtutjeshëm pas përfundimit të shkollës fillore?

Bedri ef. Kida: Pasi përfundova shkollën fillore jam regjistruar në Medresenë e Ulët "Alaudin", në Prishtinë, e cila ishte e vetmja shkollë fetare për të gjitha trojet shqiptare: Mal të Zi, Sanxhak, Maqedoni dhe Preshevë, e të cilën mezi e lejoi pushteti i atëhershëm totalitar.

E. Rexha: Cilës gjeneratë të kësaj Medreseje i takoni?

Bedri ef. Kida: Unë i takoj gjen-



eratës së fundit të Medresesë së Ulët, dhe gjeneratës së parë të Medresesë së Mesme.

**E. Rexha: Mulla Bedri, a mund të na thoni cilët kanë qenë mësimdhënësit tuaj në atë kohë?**

Bedri ef. Kida: Mësimdhënësit që na kanë dhënë mësim në atë kohë kanë qenë: Hafiz Bajram ef. Agani, rahimehullah (kam respekt të veçantë për të), i cili ka qenë edhe hoxha e themelues i Medresesë, Hasan ef. Nahi, Mulla Rashit ef. Osmani, pastaj Hafiz Muharrem ef. Adili etj., kurse nga mësimdhënësit që na jepnin lëndët e përgjithshme – shoqërore, kanë qenë: Porf. Selatin Shala, e më vonë Muhamet Fahri Iljazi, nga Gjakova-në lëndën e Biologjisë, e të tjerë.

**E. Rexha: A ju kujtohet ndonjëri prej shokëve të gjeneratës?**

Bedri ef. Kida: Shokët e gjeneratës kanë qenë: Dr. Feti ef. Mehdiu, Ismail ef. Rexhepi, Avdi ef. Shabani, etj.

**E. Rexha: Çfarë ndikoi që të regjistroheni në Medrese?**

Bedri ef. Kida: Tradita dha edukata familjare. Në atë kohë unë kam qenë i vetmi i nahijes së Gjakovës dhe Rahavecit.

**E. Rexha: Si ka qenë sistemi i mësimdhënies në kohën tuaj, dhe a ka dallim me sistemin e mësimdhënies të kohës së sotme?**

Bedri ef. Kida: Baza është e njëjtë, por metodologjia e mësimdhënies, plan-programi etj., kanë pësuar ndryshime të mëdha; janë në hap me kohën.

**E. Rexha: A ju kujtohet kush ka qenë drejtori i parë, edukatori, ..?**

Bedri ef. Kida: Në atë kohë drejtor i Medresesë ka qenë Hafiz Ismail Haki Ustaibo. Edukator ka qenë Tefik Shala (babai i Abdurrahman Shalës, artistit të merituar), ka qenë ekonomisti (Xajë Komoni – Baca Xajë, nga Gjakova) etj.

**E. Rexha: Sa vjeçare ka qenë Medreseja e Uët në atë kohë?**

Bedri ef. Kida: Medreseja e Ulët në atë kohë ka qenë 4 vjeçare.

**E. Rexha: A mund të shkëputni ndonjë kujtim të veçantë nga jeta në Medresenë e Ulët?**

Bedri ef. Kida: Po, nga Medreseja kam shumë kujtime: konvikti në atë kohë ishte i vogël, e ne flinim në një dhomë bashkë me 30-40 veta të tjerë. Kushtet kanë qenë të vështira.

**E. Rexha: Sa nxënës – talebe keni qenë në Medrese?**

Bedri ef. Kida: Kemi qenë diku 40-50 nxënës. Ishin tri dhoma gjumi, dhe dy klasë.

**E. Rexha: Gjatë muajit Ramazan, a jeni angazhuar në ndonjë fshat si imam Ramazani, dhe ku?**

Bedri ef. Kida: Gjatë muajit Ramazan, si nxënës kam qenë për herë të parë në fshatin Bretatin (K.K. Rahovec), e pastaj në Llapqevë, dhe së fundmi kam qenë në Mal të Zi, në fshatin Vrajë, afër Tuzit.

**E. Rexha: Si jeni pritur nga xhemati, meqenëse keni qenë shumë i ri?**

Bedri ef. Kida: Jam pritur shumë mirë. Më kanë nderuar, e respektuar si të isha burrë, e kjo duke iu falënderuar autoritetit të babait tim.

**E. Rexha: Pas përfundimit të Medresesë së Ulët ku i keni vazhduar mësimet?**

Bedri ef. Kida: I kam vazhduar në Medresenë e Mesme, pra edhe 5 vjet.

**E. Rexha: Po pas përfundimit të Medresesë së Mesme?**

Bedri ef. Kida: Në Fakultetin e Filologjisë, dega e Orientalistikës, në Beograd, e nga aty kam vazhduar në Sudan, në Al Azhar.



E. Rexha: Pas kthimit tuaj nga tokat arabe keni konkurruar për vend pune në KBI të Gjakovës. Si jeni pritur nga hoxhallarët e vjetër, pra si kuadër i ri?

Bedri ef. Kida: Meqenëse nuk kishte vend në qytet, më propozuan të shkoj imam në fshatin Pobergjë, të Komunës së Deçanit. Nuk pranova sepse ishte shumë larg shtëpisë, dhe unë isha i vetmi fëmijë për prindërit e mi. Në atë kohë m'u ofrua mundësia të inkuadrohem në Pallatin e Kulturës "Asim Vokshi" në Gjakovë.

Esat Rexha: Gjatë kësaj periudhe, sa keni punuar në Pallatin e Kulturës a jeni angazhuar edhe në ndonjë rol të ndonjë drame? Nëse po, atëherë sa role keni luajtur, dhe a mund të na veçoni ndonjërin prej tyre?

Bedri ef. Kida: Në dramën televizive "Rropullari", me regji të Sefo Bejto Krasniqit, i cili në revistën "Zëri i rinisë" pati shkruar: "... me ndihmën e B. Kidës e kam realizuar...". Ceremonitë fetare mortore, plejbekun e mevludit, pra i kam luajtur unë. Pastaj "Unë Halil Garija, "Personi i dyshimtë", "Epoka para Gjyqit", "Pirroja", "Aksioni i pushkëve", me Nimon Muçajn etj. Kam luajtur edhe si etatist, e herë-herë edhe ndonjë rol të vogël.

E. Rexha: Pas Pallatit të Kulturës jeni inkuadruar si imam. Kur keni filluar, dhe në cilën xhami?

Bedri ef. Kida: Punën e imamit e kam filluar në fshatin Cermjan, në vitin 1991, e më pas jam transferuar në Xhaminë e Re të Gjakovës, në qendër të Gjakovës, e pastaj në "Xhaminë e Hadumit", dhe, së fundmi kam shërbyer në "Xhaminë e Sefës".

E. Rexha: Gjatë kohës sa keni qenë imam në fshatin Cermjan, a jeni ballafaquar me policinë serbe?

Bedri ef. Kika: Udhëtoja për çdo ditë, e në këtë periudhë ishin masat e dhunshme në Kosovë. Ishte kontroll i madh, e policët serbë kishin ngritur postblloqe në pikat kryesore të rrugëve. Vazhdimisht më kontrollonin. Mbaj mend se njëherë më thanë: "A ke armë?" U thashë: "Jo." Më kontrolluan makinën. Kisha literaturë fetare, që ia dërgoja xhematit. Më thanë: "Ti je terrorist." Thashë: "Jo." Thanë: "Çka i ke këto libra?" U thashë: "Këto janë kundër terrorizmit, kundër dhunës, kundër armëve. Këto janë porosi për paqe."

E. Rexha: Po takimi i parë më UÇK-në?

Bedri ef. Kida: Ka qenë fillimi i muajit mars, i vitit 1998. Ushtria serbe kishte vrarë në pritë tre djem të rinj. Njëri ishte i familjes Mazreku, nga fshati Drenovc (K.K. Deçan), e dy të tjerët qenë nga fshati Prilep, njëri i familjes Tolja, e tjetri i familjes Dabiqëve. Me të marrë lajmin për varrimin, e gjetëm një makinë dhe u nisëm rrugëve dytësore, rrugë pa rrugë, e diku afër fshatit Dobrigje kemi hasur në ushtarë të UÇK-së. Nga gëzimi që i pashë djemtë tanë ushtarë, u thashë: "Ma jepni atë pushkë t'ia puthi tytën", dhe e luta Allahun xh.sh. që t'i ndihmojë. Më pas vazhduam rrugën drejt fshatit Prilep, për të marrë pjesë në varrim. Aty e kam mbajtur një fjalim rasti, pra para të pranishmëve, e që ishin shumë.

E. Rexha: Si ka qenë të jesh imam në atë kohë?

Bedri ef. Kida: Të ishe imam në atë kohë nuk ka qenë e lehtë. Ishe vazhdimisht në vëzhgim të pushtetit të atëhershëm, dhe jo aq i respektuar si imam nga një kategori e caktuar njerëzish.

E. Rexha: Mesazhi juaj për imamët e rinj dhe xhematin!

Bedri ef. Kida: Mesazhi im për imamët e rinj është: punoni sa më shumë me gjeneratën e re, se nëse ju nuk punoni me ta do të merret dikush tjetër, e pastaj do të jetë vonë. Ndërsa, xhematin i porosis të mos përçahen, të mos ndahen, si dhe t'i respektojnë imamët dhe të mos ndahen në grupe.

### Myftiu Tërnava dërgon telegram ngushëllimi te krerët shtetërorë e fetarë të Turqisë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, me rastin e sulmit terrorist në aeroportin "Ataturk" të Stambollit, ka dërguar telegram ngushëllimi te udhëheqësit më të lartë të shtetit turk, presidenti Rexhep Tajip Erdogan, kryeministrit Binali Jëldërëm, dhe kryetari i DIJANET-it, Dr. Mehmet Görmez.

Në telegramin e myftiut Tërnava dënohet ashpër sulmi terrorist mbi Turqinë, shprehet ngushëllim për familjarët e viktimave, duke uruar shërimin e të plagosurve, si dhe potencohet përkrahja dhe mbështetja për popullin dhe shtetin turk.

Myftiu Tërnava po ashtu ka urdhëruar të gjithë imamët e Bashkësisë Islame të Kosovës që ditë e premte, në namazin e xhumasë, të bëhet dua e lutje për shpirtrat e viktimave të pafajshme që pësuan nga akti terrorist në Stamboll.

### Dua hatmeje në xhaminë "Kaderije" të Prishtinës

*Prishtinë, 1 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorët e tij mori pjesë në duanë e hatmes që u mbajt në xhaminë "Kaderije" të Prishtinës, ku bënë hatme 55 studentë. Në fjalën e tij myftiu Tërnava uroi studentët për këtë arritje, dhe theksoi se vlera e fesë sonë është arsimimi, leximi e përkushtimi ndaj dijes, siç na ka urdhëruar I Madhi, Zoti, edhe me ajetin e parë. Muhamedi a.s. thoshte se "më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin, dhe atë ua mëson të tjerëve". "Nuk ka kënaqësi më të madhe se kur e hap Kuranin dhe tërë trupi të shndërrohet në shqisë dëgjimi e përkushtimi ndaj tij e Krijuesit, dhe kur lexon fjalët e Tij, si dhe kur aty gjen qetësinë shpirtërore, fizike e logjike. Përmes leximit ne e ushqejmë shpirtin, mendjen, zemrën, dhe vërtet jemi falënderues ndaj Allahut. Andaj, ti imam e ju studentë që bëni hatme, keni bërë një punë jashtëzakonisht të madhe dhe domethënëse, dhe asgjë s'ka më me vlerë se kjo, sidomos tani në prag të muajit Ramazan, kur ju do t'i bashkëngjiteni atyre që lexojnë Kuran, pra numri do të jetë edhe më i madh, e edhe adhurimi do të jetë edhe më i madh, sepse edhe vetëm leximi i Kuranit është ibadet", tha myftiu Tërnava.

Myftiu kërkoi nga të pranishmit që edhe më të mësojnë leximin e Kuranit, të jenë krenarë për atë që



*Myftiu me studentët që bënë hatmen*

janë, dhe sigurisht të jetojmë me këtë fe dhe vlerat e saj. "Kërkoj nga ju që të shtoni në ibadet gjatë Ramazanit, sepse ka vlerën më të madhe sesa muajt e tjerë", tha Tërnava.

Në fjalën e tij imami i xhamisë, Baki ef. Imeri, dhe njëherit mësuesi i këtyre studentëve, tha se që nga viti 2008 e deri më sot kanë bërë hatme 378 nxënës, dhe shumë të tjerë janë në rrugë të mirë për të përfunduar leximin e Kuranit.

Ndarjen e certifikatave për ata që bënë hatme e bëri kryeimami Sabri ef. Bajgora, si dhe u ndanë edhe 10 mirënjohje për donatorët që e mbështetën projektin e kësaj xhamie në Lagjen e Muhaxherve. *(R.S.)*

### Hapet xhamia e re në Lubovec të Skënderajt

*Skenderaj, 2 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef.Tërnava me bashkëpunëtorë, mori pjesë në përurimin e xhamisë së re të ndërtuar në Lubovec të Skënderajt. Në këtë ngjarje morën pjesë edhe strukturat e pushtetit komunal, anëtarët e Kryesisë së BIK-ut, hoxhallarë nga rajone të ndryshme të Kosovës, si dhe shumë xhematlinj të tjerë.

Kryetari i KBI të Skenderajt, Nexhmi ef. Maksuti, duke dëshiruar mirëseardhje për mysafirët në përurimin e xhamisë "Haxhi Islam Tahirit", tha se besimtarët e këtij fshati tani më mirë do të kenë mundësi t'i kryejnë detyrat dhe obligimet ndaj Zotit, gjegjësisht faljen e pesë kohëve të namazit në xhami. Një falënderim të veçantë e ka bërë për vëllanë e rahmetliut, në këtë rast donatorit dhe njëherazi edhe bashkëfinancuesit, Haxhi Nebi Tahirit nga fshati Selac, i cili djersën dhe mundin e vëllait të tij, me porosi të tij, e dedikoi në ndërtimin



*Myftiu në përurimin e xhamisë në Lubovec të Skenderajt*

e kësaj xhamie. Ai falënderoi edhe bamirësin e madh nga Bahrejni, Mahmud Sherif, i cili dha kontribut në ndërtimin e kësaj xhamie, por edhe të gjithë ata që kanë ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie.

Fadil Nura, nënkryetar i Komunës së Skenderajt, tha se inaugurimi i kësaj xhamie është në funksion të rritjes së besimit, dashurisë, respektit mes njëri-tjetrin, dhe premtoi se Komuna e Skenderajt çdo herë do të jetë në krah të besimit dhe dashurisë së ndërsjellë, si atribute kryesore të cilat i ka feja islame.

Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve myftiu Tërnava tha se ky fshat nëpër dekada është falur nëpër oda, në veçanti gjatë muajit Ramazan, por tani po e shohim se, me ndihmën e Zotit, e në veçanti të vëllait tonë haxhi Nebiut, si dhe të vëllait të tij të ndjerë, por edhe të të tjerëve, ju po pasuroheni me këtë shtëpi të Zotit. “Vërtet xhami ndërtojnë ata njerëz që e besojnë Allahun xh.sh., besojnë në Ditën e Fundit; janë ata që edhe më motivohen me ndjenjën e besimit, dhe nga pasuria e tyre nuk u dhimbset asgjë për të dhënë në rrugën e Allahut, në ndërtimin e shtëpive të Tij. Prej kësaj xhamie kurrë nuk do të ketë gjëra të këqija. Kjo xhami do të shndritë dhe reflektojë vetëm dritë, harmoni, ardhmëri bashkëjetesës të të gjithëve, besim ndaj njëri-tjetrit”, tha ndër të tjera myftiu Tërnava, duke shtuar se nga kjo xhami do të mësojnë brezi i ri, pra se si të respektohet vetja karshi Zotit, si të respektohet vëllai, fqinji etj. “Këtu do të mësohen detyrat që kemi ndaj vetes, familjes, atdheut, si dhe gjithçka që çon në perspektivë shoqërinë njerëzore”, tha myftiu Tërnava.

Në fund u ndanë certifikata për donatorët që ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie. *(R.S.)*

**Kryetari i Kuvendit të Kosovës, Kadri Veseli, vizitoi Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava**

Myftiu Tërnava më 5 qershor priti në një takim kryetarin e Parlamentit të Kosovës, z. Kadri Veselin. Me këtë rast kryetari Veseli i uroi për muajin e madhërishëm, dhe nëpërmjet tij të gjithë besimtarët islamë në Kosovë. “Ky muaj na e përkujton sakrificën e njeriut për njeriun, si dhe tolerancën midis njerëzve, duke shërbyer njëkohësisht si motiv shtesë për të qenë më afër dhe në përkrahje të njëri-tjetrit. Të tillë duhet të qëndrojmë jo vetëm gjatë këtij muaji, por gjatë gjithë vitit”, theksoi kryetari Veseli, duke paralajmëruar se gjatë muajit Ramazan do të vizitojë familje të ndryshme dëshmorësh dhe familje të tjera në nevojë.

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnava, falënderoi kryetarin Veseli për këtë vizitë në vigjilje të muajit të madhërishëm, duke e konsideruar si të një rëndësie të veçantë për institucionin që ai drejton dhe për të gjithë besimtarët myslimanë. Myftiu, gjithashtu, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin e tij personal, i ka uruar të gjithë besimtarët myslimanë për fillimin e muajit Ramazan. *(R.S.)*

**Myftiu Tërnava priti z. Rrahim Pacollin**

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 7 qershor priti në një takim kryesuesin e delegacionit teknik për bisedime në fushën e sigurimeve dhe Karton të Gjelbër, Rrahim Pacollin.

Z. Rrahim Pacolli nga afër uroi myftiun Tërnava dhe gjithë besimtarët myslimanë për fillimin e muajit të madhëruar Ramazan.

Nga ana e tij myftiu Tërnava falënderoi z. Pacollin



*Myftiu Tërnava në trakim me z.Pacolli*

për vizitën dhe urimin, si dhe çmoi lart angazhimin dhe kontributin e tij për kategoritë sociale të shoqërisë.

### Ekipi i Ramazanit merr pjesë në iftarin tradicional që shtron restorant "Parku"

Ekipi i Ramazanit i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, kryesuar nga Dr. Fahrush Rexhepi-dekan i FSI-së në Prishtinë, më 8 qershor mori pjesë në iftarin tradicional që e shtroi pronari i restorant "Parku"-t në Kaçanik, z. Vehbi Koxha. Në këtë iftar ishin të ftuar edhe përfaqësues nga Këshillat e BI-ve të Ferizajt, Kaçanikut dhe të Hanit të Elezit.

Në emër të Kryesisë së BIK-ut dhe të myftiut Naim ef. Tërnava një fjalë rasti e mbajti Prof. Dr. Fahrush ef. Rexhepi, i cili në emër të tij dhe të BIK-ut e falënderoi pronarin Koxha për iftarin e shtruar, dhe theksoi se ky iftar i shtruar ka vlerë të veçantë për shkak se është në fillim të muajit Ramazan. "Ky iftar është në frymën e Islamit, dhe gjithsesi tregon se këtu çmohen vlerat e Islamit, dhe se tanimë janë krijuar rrethana të reja ku çmohen këto vlera. Ky iftar na ka bashkuar neve pikërisht në saje të respektit dhe nderit që keni ndaj hoxhallarëve, që vazhdimisht janë në krah të popullit dhe me popullin".

Në emër të familjes foli Bekim Koxha, i cili i falënderoi pjesëmarrësit dhe krerët e BIK-ut që iu përgjigjën ftesës për këtë iftar, duke premtuar se gjithmonë do të jenë në përkrahje të vlerave të popullit, dhe do të vazhdojnë që edhe në të ardhmen ta praktikojnë këtë iftar tradicional. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava mbajti ligjëratë dhe hytbe në xhaminë "Sherif Ahmeti" në Lipjan

*Prishtinë, 10 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, të premten qëndroi në Lipjan, ku mbajti ligjëratë dhe hytbe, me ç'rast ia uroi Ramazanin xhematit. Përveç tjerash ai tha se Allahu xh.sh. nga dymbëdhjetë muajt që ka viti e veçoi muajin e bekuar Ramazan. "Agjërimi është i vjetër dhe kanë agjëruar edhe pejgamberët dhe popujt e tjerë para nesh dhe para Muhamedit a.s., dhe për këtë na mëson edhe Allahu xh.sh., kur na drejtohet neve myslimanëve, duke thënë: "O ju që e keni besuar Allahun, është bërë obligim për juve agjërimi, ashtu sikurse qe bërë obligim edhe për ata që qenë para jush, që ju të jeni të devotshëm." Me kryerjen e këtij obligimi po e fitojmë edhe më shumë dashurinë ndaj Allahut dhe Muhamedit a.s., dhe po jemi më të devotshëm dhe më afër Zotit. Në këtë muaj myslimani më shumë është i dhënë pas ibadetit, sepse është muaj i veçuar ngase në



*Myftiu gjatë ligjëratës në Lipjan*

të është zbritur Kurani dhe në të gjendet Nata e Kadrit, që është e vlefshme sa një mijë muaj. E, Allahu e ka premtuar Xhenetin për myslimanin, dhe do t'i begatojë me të mirat e Tij gjithë agjëruesit", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava po ashtu apeloi te besimtarët që ta shfrytëzojnë këtë muaj dhe të mos lejojnë që shejtani të luajë me neve, si dhe të na kujtohet neve që xhenetit ka tetë dyer, dhe një derë është e posaçme dhe quhet Rejan. Në të hyjnë vetëm ata që kanë agjëruar muajin Ramazan. Ne duhet që t'i begatojmë sofrat e jetimëve, fukarenjve dhe atyre që kanë nevojë. Derisa e kemi Kuranin në mendjet dhe shpirtrat tanë, dhe në shtëpitë tona, dhe derisa udhëzohemi në bazë të asaj që porosit Zoti dhe Muhamedi a.s, atëherë ne e kemi për obligim dhe detyrë të udhëhiqemi sipas porosive të Kuranit dhe Hadithet, dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojnë mendime që i bëjnë dëm myslimanit, Islamit, dhe fesë sonë i japin një imazh që nuk i takon. Vrasjet, torturat, dhuna dhe mbytjet në emër të fesë islame nuk kanë vend te ne. Ato janë kundërislame. Ajo që po ndodh sot në Siri dhe Irak, ajo është kundër asaj që urdhëron Zoti e Pejgamberi i Tij, sepse aty është një luftë e pakuptimtë, vëllavrasëse, dhe askush nuk e di se kush me kë po lufton. Andaj një pasqyrë e keqe po i jepet Islamit dhe neve sot, fatkeqësisht, dhe po kemi raste të lexojmë në medie që po ofendohet Islami, po sulmohet pa të drejtë, duke ditur që ai s'ka të asgjë të përbashkët me këto vepra të këqija. Islami është i pastër. Ai është te humaniteti e toleranca. Islami është kundër çdo vrasje e dhune në botë. Kosova është një vend me përqindjen më të madhe myslimane, dhe

këtë ne do ta ruajmë. Ne do të jemi shembull edhe për BE-në, dhe ne dëshirojmë që vendi ynë të integrohet në rrjedhat e përgjithshme të BE-së, sepse kjo do të jetë begati edhe për BE-në. Ne jemi pjesë e pandarë e Evropës", ka thënë Tërnava.

Në fund të ligjërimit të tij myftiu Tërnava tha se Islami gjithnjë thërret në bashkëjetesë, harmoni, humanitet e mirësi, duke u larguar nga çdo gjë që shkon në dëm të individit, familjes dhe shoqërisë mbarë. Bashkësia Islame vazhdimisht do të jetë me xhematin, dhe do të jetë aty ku e lyp nevoja, ashtu siç ka qenë dhe e ka dëshmuar edhe në të kaluarën. *(R.S.)*

### AAK dhe Nisma shtruan iftar për myftiun Tërnava me bashkëpunëtorët e tij

*Prishtinë, 10 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë, mori pjesë në iftarin të cilin e shtroi z.Ramush Haradinaj dhe kryetari i Nisma për Kosovën, z.Fatmir Limaj, i cili u shtrua në selinë e AAK-së në Prishtinë.

Në fjalën e tij myftiu Tërnava i falënderoi AAK-në dhe Nismën për ftesën në këtë iftar, dhe theksoi se Ramazani është muaj nga i cili del mesazhi shumë i fuqishëm që të shtrijmë dorën e ndihmës te vëllai tjetër, të begatojmë sofrën e tij, pra t'i japim vlerën që duhet ta ketë një iftar. Me këtë ne bëjmë vetëm në shenjë respekti dhe adhurimi ndaj Krijuesit tonë. Andaj, kjo traditë dhe ky bashkimi yni duhet të jetë në vazhdimësi, dhe duhet që bashkërisht këto vlera që i kemi ne si komb, përgjithësisht dhe pa dallim, pastaj besimi që kemi, të na nxisin më shumë të urdhërojmë gjithherë në të mirë dhe në largim nga çdo e keqe. Feja jonë, feja islame, por edhe fetë e tjera, asnjëherë dhe në asnjë moment nuk kanë urdhëruar dhe nuk urdhërojnë në të keqe, dhunë, vrasje, krime, por urdhërojnë të jemi bashkërisht rreth sofrës së Zotit, urdhërojnë që të shtrijmë dorën e bashkëpunimit mes njëri-tjetrit, të jetojmë në harmoni, tolerancë dhe në mirësjellje të përgjithshme.

Myftiu Tërnava në fund u lut që edhe herëve tjera të jemi së bashku me këto begati të shumta që na i ka dhuruar Zoti. *(R.S.)*

### Bashkësia Islame e Kosovës dhe Ambasada e Emirateve të Bashkuara Arabe shtruan iftar për kategoritë e ndryshme sociale

*Prishtinë,11 qershor 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në bashkëpunim më Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, shtroi iftar për 500 persona me aftësi të kufizuara. Iftari u shtrua në sheshin "Adem Jashari" në Prishtinë. Në këtë iftar qe i pranishëm edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët si dhe konsulli i EBA në Podgoricë, z. Ibrahim Al Alavi. Myftiu Tërnava dhe konsulli Al Alevi iu drejtuan të pranishmëve me nga një fjalë rasti, duke ua uruar Ramazanin dhe duke i ftuar për mirësi, mirëkuptim e solidaritet, sepse të gjithë njerëzit, pavarësisht gjendjes së tyre, janë të barabartë. Myftiu Naim ef. Tërnava në fjalën e tij apeloi që institucionet të kenë përkujdesje më të madhe për kategoritë e ndryshme sociale në Kosovë.

"Mesazhi më i fuqishëm që del nga agjërimi i muajit Ramazan, krahas sakrificës që bën individi vetëm për



*Myftiu në iftarin e shtruar nga AAK dhe NISMA*


*Myftiu gjatë iftarit me persona me aftësi të kufizuara*

Allahun xh.sh., është ndihma që duhet t'ia ofrojë tjetrit, vëllazërimi me tjetrin, pajisja e sofrave që nuk kanë, duke menduar gjithmonë se pavarësisht çfarë pozite, gjendjeje ekonomike dhe shëndeti kemi, të gjithë jemi të barabartë tek Allahu xh.sh", u shpreh Tërnava.

Edhe konsulli i EBA-së në Podgoricë, z. Ibrahim Al Alavi, theksoi se shteti i tij, sikur deri më tash, do ta ndihmojë Kosovën në rrugën e ndërtimit të shtetit, dhe se ky iftar edhe më e forcon ndjenjën e bashkëpunimit reciprok, si dhe na bën të jemi të vendosur që ky bashkëpunim mes dy vendeve të vazhdojë edhe në të ardhmen. Gëzim Abazi, nga organizata "Handicap Kosova", tha se organizimet e tilla thjesht janë frymëzimet dhe frymëmarrja e njerëzve që kanë nevojë për organizime të tilla dhe ndihmë të përhershme.

Në iftarin e organizuar morën pjesë edhe përfaqësues të shoqatave të ndryshme, si dhe qindra qytetarë të kategorive të ndryshme. Ky iftar me kategoritë e ndryshme sociale organizohet për herë të tretë, dhe se do të jetë një organizim tradicional. *(R.S.)*

### Komuna e Hanit të Elezit shtroi iftar në të cilin morën pjesë edhe përfaqësuesit nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

*Prishtinë, 11 qershor 2016*

Kryetari i Hanit të Elezit, Rufki Suma, me rastin e muajit të madhëruar Ramazan, dhe njëherazi ditës së çlirimit të këtij qyteti, shtroi një iftar, ku përveç shumë të ftuarve qenë të pranishëm edhe përfaqësues nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, të kryesuar nga Ahmet ef. Sadriu. Ahmet ef. Sadriu, duke falënderuar kryetarin Suma për këtë iftar, e përshëndeti e falënderoi në emër të Kryesisë dhe në emër të myftiut Naim ef. Tërnava. Ai theksoi se organizimi i iftareve të tilla vetëm sa e shton afrimin me njëri-tjetrin, dashurinë për njëri-tjetrin, dhe na e kujton se jemi në një muaj të cilin Allahu e ka veçuar duke zbritur Kuranin, dhe në të cilin ndodhet Nata e Kadrit, që është e vlefshme sa një mijë muaj. "Po ashtu ky muaj na e përkujton që të mos i harrojmë të varfrit, jetimët, skamnorët dhe ata që kanë nevojë për ndihmën tonë", tha Sadriu, duke theksuar se BIK gjithnjë ka qenë dhe do të jetë me xhematin dhe në zhvillim pozitiv të proceseve që po kalon shteti ynë.

Në këtë iftar morën pjesë përfaqësues nga KBI e Hanit të Elezit dhe nga ajo e Kaçanikut. *(R.S.)*

### Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim më Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe, shtro iftar në Vushtrri

*Vushtrri, 12 qershor 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në bashkëpunim më Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, të dielën ka shtruar iftar për përfaqësuesit e strukturave komunale dhe institucioneve të komunës së Vushtrrisë. Në iftar qe i pranishëm edhe kryetari i Vushtrrisë z.Bajram Mulaku, përfaqësuesit e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, konsulli i Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, Ibrahim Al Alevi, përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Vushtrrisë, si dhe shumë të ftuar të tjerë. Të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua konsulli i Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, Ibrahim Al Alevi i cili theksoi se bashkëpunimi në mes EBA-së dhe BIK-ut është shumë i kënaqshëm, dhe sikurse edhe herëve tjera,



*Kryetari i Hanit të Elezit gjatë fjalës përshëndetëse në iftari*



*Momente nga iftari në Vushtrri*

prapë po vazhdojmë me shtrimin e iftareve të përbashkëta, duke u lutur që në Ramazan të jemi më solidarë, pasiqë është të muaj i faljes, mëshirës, humanitetit, ndihmës ndaj njëri-tjetrin, gjithmonë në dobi të zhvillimeve të përgjithshme shoqërore. *(R.S.)*

### Kryeimami Sabri ef. Bajgora mori pjesë në tribunën fetare që u mbajt në Shtime

*Shtime,13 qershor 2016*

Gjatë aktiviteteve të muajit Ramazan kryeimami Sabri ef. Bajgora mori pjesë në tribunën fetare "Ramazani muaji i mëshirës", që u organizua nga KBI e Shtimes, e që u mbajt në shtëpinë e kulturës.

Kryetari i KBI të Shtimes, Isa ef. Tërshani, duke iu dëshiruar mirëseardhje të ftuarve, njëherazi i uroi për muajin e bekuar Ramazan, duke veçuar se begatia më e madhe është që Allahu na udhëzoi në këtë dinë, dhe begatitë e Ramazanit janë të shumta. "Shfrytëzoj rastin ta falënderoj kryeimamin Bajgora për përgjigjen në ftesë."

Në emër të Komunës së Shtimes foli Agron Mehmeti, i cili u lut që të kemi një agjërim të lehtë. "Dua të konfirmoj se bashkëpunimi mes KBI të Shtimes dhe Komunës është i shkëlqyeshëm, dhe do të vazhdojë edhe në të ardhmen, dhe e kemi obligim që t'i përgjigjemi pozitivisht kërkesave të Këshillit."

Në ligjëratën e tij kryeimami Bajgora tha se Ramazani është muaj i rahmetit e i Kuranit famëlartë, i hapjes së zemrave dhe mirësisë, dhe Kryesia e BIK-ut gjatë këtij muaji por edhe jashtë tij vazhdimisht organizon takime e tribuna me besimtarët tanë, e shkollat duhet të aplikojnë mësimin e lëndës fetare si lëndë mësimore. "Qëllimi final i krijimit tonë është që t'i përkushtohemi Allahut xh.sh. me ibadet, sepse në pyetje është mëshira e rahmeti, respekti e dashuria që Allahu pati ndaj krijesës njerëzore. Allahu e përcaktoi mëshirën për Vete, sepse me këtë mëshirë u krijuam dhe me këtë mëshirë do të jetojmë, dhe me këtë mëshirë të Zotit do t'i gëzojmë të mirat e ahiretit. Për këtë arsye Allahu nuk dëshiron që neve të na ndëshkojë, dhe fatkeqësisht shumë prej njerëzve kanë kuptime jo të mira për fenë tonë të dashur. Ne në këtë muaj i hapim zemrat tona, mendjet tona dhe duart tona, që t'i ndihmojmë të varfrit, sepse agjërimi duhet të përcillet me punë dhe vepra të mira."

Në fund të ligjëratës së tij kryeimami Bajgora ka porositur që çdo çast i këtij muaji të shfrytëzohet, dhe agjërimi ka shpërblim vetëm Xhenetin.

Më pas kryemami Bajgora u përgjigj në pyetjet që u parashtruan nga të pranishmit në sallë, që kryesisht kishin të bëjnë me muajin Ramazan. *(R.S.)*

### Kryesia e BIK-ut, në bashkëpunim me Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe, kanë shtruar iftar për imamët e rajonit të Dukagjinit

*Pejë, 13 qershor 2016*

Kryesia e BIK-ut, në bashkëpunim me Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, në Pejë kanë shtruar iftar për imamët e rajonit të Dukagjinit.

Në iftar me imamët e Dukagjini qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, si dhe konsulli i EBA-së në Ambasadën e Podgoricës, Ibrahim Al Alevi. Myftiu Tërnava, duke uruar mirëseardhje, u lut që adhurimet që bëhen në emër të Zotit, po Ai t'i pranojë. Ai tha se pjesëmarrja është një argument shumë i qartë se ne përgjegjësinë



*Kryeimami Bajgora gjatë ligjëratës në Shtime*



*Myftiu në iftar me imamët e Dukagjinit*

që e kemi marrë, e që nuk ishin në gjendje të merrnin as bjeshkët, e morëm ne karshi Krijuesit të universit. E patëm guximin ta marrim këtë përgjegjësi vetëm që ta fitojmë kënaqësinë e të Madhit Zot, me të vetmin qëllim që të jemi afër Tij, si dhe të jemi në shërbim të fesë e atdheut. Ai më tutje tha se sot jemi më mirë se dje, e sigurisht që nesër do të jemi më mirë se sot. "Por, vetëm atëherë kur zemra tona i kemi të lidhura mes vete, dhe vetëm atëherë kur këto zemra rrahjen e tyre gjithherë e bëjnë në të njëjtin vend dhe për të njëjtin qëllim, ne do të jemi më mirë. E, ai qëllim i zemrave tona është që ne në vazhdimësi t'ua bëjmë me dije të gjithëve se kjo fe nuk është rastësi te ky komb, por është e kalitur tash e 600 vjet, si në zemrat, mendjen dhe shpirtin tonë. Kështu kemi jetuar, dhe kështu do të jetojmë. Ne imamët jemi zotuar se fjalën e Allahut do ta çojmë para. Jemi zotuar se nuk ka fuqi në botë që mund të na ndalojë, dhe se do të respektojmë çdo gjë që është për t'u respektuar, dhe që na e urdhëron Kurani dhe Resulullahi a.s.", tha Tërnava, duke nënvizuar se ata që mundohen ta bëjnë fe të përgjakur, fe që thërret në dhunë, terror e ekstremizëm, krim e vëllavrasje, duhet ta dinë se këto akte nuk kanë të bëjnë me fenë tonë, dhe se janë kundër saj, Kuranit dhe haditheve të Muhamedit a.s., por janë edhe kundër traditës shekullore të fesë sonë në këto troje, dhe kundër familjes dhe trungut tonë shqiptar. "Ne do të jetojmë, ndoshta, fukarenj, por assesi s'do të lejojmë që dikush të na i indoktrinojë fëmijët tanë për interesa parciale, klanore e grupore, qofshin individë a shoqata, sepse nëse e lejojmë jemi kundër fjalës së Zotit, dhe jemi kundër mesazhit që e përçon Islami, e në veçanti muaji i bekuar Ramazan. Ky muaj urdhëron vetëm në paqe, harmoni dhe solidaritet me njëri-tjetrin", ka thënë myftiu Tërnava.

Ai më tutje ka kërkuar që edhe më shumë të ngrihet përgjegjësia nëpër institucionet ku punojmë. "Ne predikojmë vetëm siguri e paqe, dhe amanetin dhe përgjegjësinë që e kemi marrë do ta çojmë në vend", ka përfunduar Tërnava. *(R.S.)*

**Egzon Ibrahimi përfaqëson Kosovën në garat ndërkombëtare të Kuranit në Turqi**

*Stamboll,13 qershor 2016*

Egzon Ibrahimi, si i deleguar nga Bashkësia Islame e Kosovës në garat kuranore në konkursin ndërkombëtare të leximit të Kuranit që po mbahet në Stamboll të Turqisë, nën organizimin e Diyanet-it të Turqisë, po përfaqëson denjësisht Republikën e Kosovës. Këto gara kanë filluar më 10 qershor, ndërsa përfundojnë më 20 qershor, kur pritet të ndahen edhe çmimet. Në këtë



*Egzon Ibrahimi në garat kuranore në Stamboll*

konkurs po marrin pjesë përfaqësues nga 55 shtete të ndryshme, e që garojnë në dy kategori: të hifzit dhe, të leximi të bukur të Kuranit. *(R.S.)*

**Kryesia e BIK-ut shtroi iftar për imamët e rajonit të Ferizajt, Gjilanit dhe Preshevës**

Prishtinë, 14 qershor 2016

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka shtruar iftar në Gjilan, për imamët e rajonit të Ferizajt, Gjilanit dhe Preshevës. Në këtë iftar mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, si dhe drejtuesit e Këshillave vendorë.

Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve myftiu Tërnava tha se këtë përgjegjësi dhe këtë obligim që e kemi marrë duhet ta kuptojmë drejt, dhe të mundohemi që ta përhapim e shpjegojmë te të tjerët, e në veçanti te brezi i ri, duke ua bërë me dije se fjala e Allahut xh.sh., e shoqëroi edhe njeriun e parë, Ademin a.s., e deri te Muhamedi a.s. Po ashtu myftiu Tërnava i falënderoi imamët për prezencën e tyre, dhe i porositi që veçanërisht gjatë këtij muaji të japin kontribut edhe më shumë, duke ua bërë me dije xhematit se Islami është një fe e paqes, tolerancës, respektit, sakrificës, dhe se urdhëron në ndihmë nevojtarit; se është fe që përmbush të gjitha nevojat te individi, familja dhe shoqëria.

Në vazhdim të fjalës së tij myftiu Tërnava tha se BIK-u, sikur deri më tash, do të promovojë vetëm paqe, lumturi, harmoni, solidaritet e vëllazëri në mes njerëzve, dhe vlerësoi punën dhe angazhimin e imamëve që janë duke e bërë në terren, si dhe kërkoi që edhe më shumë t'i jepet siguri këtij vendi, dhe të punojmë për ardhmërinë tonë dhe për brezin e ri. *(R.S.)*

**Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e ndarjes së titullit "Doctor Honoris Causa" për H. Selim Muçën**

*Tiranë, 15 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, mori pjesë në ceremoninë e ndarjes së titullit "Doctor Honoris Causa" për H. Selim MUÇA, ish -kryetar i Komunitetit Mysliman Shqiptar. Çmimi iu nda nga Universiteti Bedër në Tiranë. Në këtë aktivitet morën pjesë edhe përfaqësues të komuniteteve fetare nga Shqipëria, Maqedonia, përfaqësues të trupit diplomatik me seli në Tiranë, përfaqësues të shumtë të medies, si dhe akademikë dhe shumë personalitete të kulturës dhe artit shqiptar. Selim Muça, kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, përgjatë viteve 2004 – 2014, sot u shpall Kryetar Nderi i KMSH-së.




*Myftiu duke uruar H. Selim Muçën*

Për respekt të figurës së Kryetarit të Nderit të Komunitetit Mysliman, myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, mbajti një fjalë rasti, e pas tij edhe kryegjyshi Botëror i Bektashinjve, Dedë Edmond Brahimaj, si dhe me të pranishmit ndanë kujtime të vyera të bashkëpunimit ndërmjet institucioneve që përfaqësojnë dhe Komunitetit Mysliman nën drejtimin e Selim Muçës

Në fjalën e tij përshëndetëse rektori i Universitetit Bedër, Prof. Dr. Ferdinand Gjana, vlerësoi lart figurën e Kryetarit të Nderit të KMSH-së, për vlerat dhe kontributin e tij në promovimin e besimit, harmonisë dhe tolerancës ndërfetare në vendin tonë. Gjithashtu ai nuk la pa përmendur kontributin e z. Muçës në themelimin e Universitetit Bedër."Ishin vizioni, objektivat dhe puna këmbëngulëse e tij që u arrit në vitin 2011, pra hapja e këtij universiteti, në përbërje të të cilit është edhe Departamenti i Shkencave Islame", tha ai.

Ndërsa kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skender Bruçaj, gjatë fjalës së tij përshëndetëse e vuri theksin mbi bashkëpunimin ndër vite të bashkësive islame në Shqipëri, Kosovë e Maqedoni. Sipas tij fryti i bashkëpunimit të ngushtë ndërmjet këtyre institucioneve po e zhvillon gjithmonë e më tej përfshirjen e besimit islam në edukim, kulturë e në fusha të gjera të shoqërisë. Në këtë aspekt ai e vlerësoi z. Muça si një misionar, e që duhet marrë shembull në kontributin e tij. *(R.S.)*

**Zhvillohet konferenca shkencore "Zani i Naltë, një shekull në shërbim të dijes"**

*Prishtinë,16 qershor 2016*

Nën organizimin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dje në Prishtinë u mbajt konferenca shkencore "Zani i Naltë, një shekull në shërbim të dijes".

Në këtë konferencë shkencore mori pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava, nënkryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, z.Bujar Spahiu, përfaqësuesi i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, Qani Nesimi , përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Ali Bardhi, akademikë, studiues, profesorë, publicistë etj.

Në fjalën e tij myftiu Tërnava iu dëshiroi mirëseardhje e suksese mysafirëve dhe punonjësve shkencorë, si dhe tha se themelimi i revistës "Zani i Naltë" është një nga vendimet më madhore intelektuale të Kongresit Mysliman Shqiptar, i cili nxori edhe vendime tjera që u




*Myftiu në fjalën përshëndetëse gjatë punimeve të konferencës*

bënë themel i fortë dhe i qëndrueshëm për zhvillimin e jetës fetare, arsimore e kulturore të vendit. "Sot në këtë konferencë ne kujtojmë të gjithë ata që ndihmuan në ngritjen e revistës "Zani i Naltë", e para së gjithash drejtuesit e saj: Ismail Maçi, Shyqeri Myftiu, Isa Domi etj. Përmes kësaj konference sikur e shlyejmë një pjesë të borxhit që kemi ndaj të parëve tanë, prijësve tanë të shquar, ndaj brezit të intelektualëve e ulemave që krijuan vlera që i rezistuan kohës edhe sot e gjithë ditën. Kontributi i tyre ishte i prekshëm e real, si dhe me vlerë shumë dimensionale, gjë që na bën të ndihemi krenarë me atë brez atdhetarësh, dhe në të njëjtën kohë na bën përgjegjës të vazhdojmë rrugët, mësimet e porosit e tyre të urta e fisnike", ka thënë myftiu Tërnava, duke shtuar se konferenca e sotme është vazhdimësi e konferencës së mbajtur në Tiranë nga KMSH-ja, pra në shkurt të po këtij viti. Ai veçoi se prijësit tanë tash e nëntëdhjetë vjet më parë "Zanin e Naltë" e kishin nisur si projekt gjithëkombëtar, dhe tani botimi i ka këtë mision, ngase siç dihet është realizuar nga tri komunitetet islame shqiptare, dhe si i tillë do të shpërndahet në të gjitha trojet tona. "Përgëzoj të gjithë ata që punuan në realizimin e këtij projekti madhor për kulturën dhe trashëgiminë tonë, si dhe shpreh mbështetjen time edhe në të ardhmen", tha Tërnava.

Ndërsa nënkryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, z.Bujar Spahiu, me ta marrë fjalën tha se "Zani i Naltë" ndihmoi në pasurimin e vlerave të shqiptarëve. Kjo revistë pati rëndësi të madhe jo vetëm për edukimin fetar islam të popullatës shqiptare por zgjoi edhe ndjenjat e patriotizmit dhe të ngritjes kulturore e arsimore të popullit shqiptar. "Edhe pse ka kaluar një shekull nga dalja e kësaj reviste, artikujt e revistës



mbeten sa aktual aq edhe edukues, si dhe me mjaft vlera kulturore e arsimore, duke u bërë kështu një tribunë e trashëgimisë intelektuale te shqiptarët. Kjo është një trashëgimi e çmuar për popullin tonë, e cila do të pasurojë bibliotekat e universiteteve dhe të studiuesve, duke shërbyer si një dëshmi e gjallë e kulturës islame te shqiptarë", tha Spahiu, duke cilësuar se kolona 'Zani i Naltë" është një tribunë ku pendat e shquara të kohës shpalosën mendimet dhe zgjidhjet e tyre për problemet e shoqërisë shqiptare në atë kohë.

Përfaqësuesi i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë Prof. Dr. Qani Nesimi theksoi se "Zani i Naltë" është një produkt i inteligjencës shqiptare myslimane në një periudhë kyçe të krijimit të identitetit shqiptar mysliman pas perandorisë osmane. "Ne me këtë punë vlerësojmë të kaluarën tonë, si dhe vlerësojmë vetveten", ka thënë Nesimi.

Këtë konferencë e përshëndeti edhe kryemami i Ulqinit, Ali Bardhi, duke theksuar se Mali i Zi nuk ishte pjesë e këtij projekti madhor. "Natyrisht "Zani i Naltë" ka periudhat e veta, dhe ribotimi i tyre sot do të rrisë ndjeshëm kujtesën nga e kaluara kombëtare e fetare e kombit tonë. Uroj që projekte të tilla të vazhdojnë edhe më tutje, edhe në qoftëse do të bëhet ndonjë enciklopedi shqiptare për myslimanët në trevat tona, të na përfshini edhe neve si shqiptarë të Mali të Zi", përfundoi ai.

Pas fjalëve përshëndetëse konferenca ka vijuar me dy seancat shkencore, ku studiues të shquar kanë nxjerrë në pah rolin dhe vlerat mbarëkombëtare dhe fetare të kësaj reviste.

Në seancën e parë, moderuar nga Ahmet ef. Sadriu-drejtor për Shtyp dhe Veprimtari Botuese, referuan studiues të njohur me tema të larmishme, si: Akad. Feti Mehdiu, me temë "Zani i Naltë" - gurthemel i periodikut islam në gjuhën shqipe"; Dr. Fahrush Rexhepi, me temën "Trajtimi i temave kombëtare e kulturore në revistën "Zani i Naltë", dhe; Dr. Genti Kruja, me temën "Zani i Naltë" - zëri që lidh brezat e një shekulli".

Ndërsa në seancën e dytë, moderuar nga kryemami i BIK-ut, Sabri ef. Bajgora, kanë referuar studiuesit si: Dr. Hysen Matoshi, me temë "Letërsia në faqet e "Zanit të Naltë"; Dr. Qani Nesimi, me temën "Zani i Naltë" - një vazhdimësi e traditës religjioze primordiale", si dhe Ramadan Shkodra e Sadik Mehmeti, me temën "Robotimi i "Zanit të Naltë".

Revista "Zani i Naltë" është organi i parë zyrtar i KMSh-së, dhe është themeluar më 1923. Nga tetori i vitit 2012 ka filluar ribotimin si një revistë që përmban artikuj të mirëfilltë shkencorë në fusha të ndryshme të shkencave islame dhe sociale.

Kumtesat shkencore të mbajtura në këtë konferencë, si dhe ato të konferencës së mbajtur në Tiranë, do të vijnë më vonë në një botim special, pra të përmbledhura në një libër.

Në fund të kësaj konference për të pranishmit u shtrua iftar. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava mbajti ligjëratë dhe hytbe në Ferizaj

*Ferizaj, 17 qershor 2016*

Në kuadër të aktiviteteve të muajit Ramazan Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava të premten qëndroi në Ferizaj, ku në Xhaminë e Madhe mbajti ligjëratë dhe hytbe.



*Myftiu gjatë hytbes së mbajtur në xhaminë "Mulla Vesel Guta" në Ferizaj*

Ligjëratën e tij myftiu Tërnava ia kushtoi pendimit, e ndër të tjera tha se historiku i lutjes së faljes së mëkatit lidhet me vetë Ademin a.s. "Pendimi është parim i jetës, obligim i jetës, dhe duhet të jetë diçka që e shoqëron në vazhdimësi brendësinë dhe natyrën e njeriut. Përkundër asaj se çfarë vepron gjatë ditës apo jetës, ai në vazhdimësi duhet të kërkojë falje te Zoti xh.sh. Zoti në Kuran thotë: "Allahu i do njerëzit që bëjnë pendim, dhe ata që janë të pastër." Zoti nuk e ka mbyllur derën e tevbes-pendimit, dhe ne nuk guxojmë assesi që askënd ta gjykojmë me pabesim, apo nuk t'i themi se nuk ka të drejtë në fenë islame. Prandaj, edhe nga këtu unë i thërras të gjithë ata që nga përtesa, mungesa e guximit, nga kuraja që nuk e kanë, dhe që nuk kanë ardhur në xhami, pra i ftoj të vijnë, se dera e xhamisë është e hapur gjithmonë. Islami është një fe që, përkundë mëkatit që e bën njeriu, Allahu është ai I Cili e falë, prandaj edhe njeriu në vazhdimësi duhet të kërkojë falje nga Ai. Allahu nuk e fal vetëm shirkun – rivalitetin ndaj Tij, kurse mëkatet tjera, çfarëdo qofshin, me anë të pendimit i falë", tha myftiu Tërnava.

Kurse në hytbe myfti foli për kujdesin e prindërve ndaj fëmijëve, duke theksuar se në Kuran Allahu porosit që ta ruajmë veten tonë dhe familjen tonë nga zjarri. Çdo fëmijë e ka për detyrë që t'i mësojë parimet e Islamit, dhe çdo prind duhet të jetë model për fëmijën. "T'i kushtojmë rëndësi të madhe fëmijëve tanë, sepse ata nesër do të bartin barrën e fesë dhe të atdheut, dhe do të jenë udhëheqës të këtij populli në çdo fushë të jetës. Ne duhet t'i përgatisim, që ta kemi një gjeneratë që vjen dhe që e ka frikë-respekt ndaj Zotit edhe më shumë", ka thënë Tërnava.

Ai në fund porositi që rininë tonë ta largojmë nga çdo vepër e keqe, që rinia jonë të kthehet te e vërteta dhe ardhmëria, dhe të punojmë për ardhmërinë e këtij populli, fesë dhe vatanit, sepse kështu na ka mësuar Pejgamberi a.s. *(R.S.)*

### Përfundoi kursi i Kuranit dhe i Texhvidit

Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, tashmë siç edhe e ka bërë traditë, edhe këtë vit organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kuranit dhe të Texhvidit. Ky aktivitet, që ndërkohë u përcoll me ligjërata të shkurtra fetare, zgjati afërsisht një muaj e gjysmë, nga data 03.05.2016 deri më 15.06.2016. Shumica e pjesmërrësve në këtë kurs ishin studentë. Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave të Kuranit, dhe mësim i rregullave të Texhvidit. Kurset u zhvilluan tri herë në javë, dhe u mbajtën në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti stafi i Departamentit. *(F.G)*

### Në Rahovec shtrohet iftar për 400 persona

Iftari me qytetarët e Rahovecit u organizuar nga Këshilli i BI, më 18 qershor, në Rahovec. Këtë iftar e shtroi shoqata "Patient Help Found", bashkë me donatorë të tjerë nga xhemati, në bashkëpunim dhe koordinim me KBI-në e Rahovecit. Në këtë iftar morën pjesë 400 persona, si dhe i pranishëm ishte edhe kryetari i Komunës, Idriz Vehapi me bashkëpunëtorë, përfaqësuesi i Zyrës së Dijanetit, Hfz. Idriz Kiskin, përfaqësuesi i TIKA-s, dhe kryesuesit e Këshillave të BI-ve të Gjakovës dhe Suharekës, si dhe shumë të tjerë.

Në fjalën e tij kryetari i KBI të Rahovecit, Shani ef. Sylka, iu drejtua të pranishmëve duke u thënë se momenti i iftarit vjen pas angazhimeve ditore dhe adhurimeve që i kemi bërë, pra kur ulemi dhe lutemi te Zoti për pranimin e tyre, dhe falënderojmë Atë për mirësitë


*Iftari i shtruar në qytetin e Rahovecit*

që na i ka dhënë. "Prandaj, është kënaqësi e madhe kur përkujtomë të gjitha ato shpërblime që Allahu do të na i japë, si dhe gëzim i madh kur bëjmë iftar së bashku." Ai ka falënderuar të gjithë ata që janë bërë shkaktarë për këtë iftar të përbashkët, dhe ka porositur që me këtë rast të mos i mungojmë iftaret nëpër familje e farefis, sepse në iftare është bereqeti i Zotit, si dhe shtohet dashuria ndaj njëri-tjetrit. *(R.S.)*

## Drejtori i Diasporës, Ekrem ef. Simnica, vizitoi Zvicrën

*Cyrih, 19 qershor 2016*

Drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Ekrem ef. Simnica, në kuadër të aktivitetet të Ramazanit ka qëndruar në Zvicër, ku i vizitoi xhamitë në këtë vend, duke mbajtur ligjërata, vaize e tribuna në xhami të ndryshme. Së pari e vizitoi xhaminë "Sunneh" në Cyrih, ku më datë 19 qershor aty edhe fali namazin e ikindisë dhe zhvilloi një takim me Kryesinë e kësaj xhami, me ç'rast edhe u dakorduan për një bashkëpunim dhe bashkërendim më të mirë, si dhe zhvillim të aktiviteteve bashkërisht me Bashkësinë Islame të Kosovës.

Më pas drejtori Simnica ishte për vizitë edhe në xhaminë "Golldau", për namazin e teravive, e aty u takua me xhematin dhe imamin Rexhep Gurgurovci, me ç'rast aty edhe falënderoi për kontributin që mërgata shqiptare është duke dhënë në ndihmë të institucioneve të Kosovës, si dhe mbështetjen që po bëjnë për besimtarët tanë në Kosovë. *(R.S.)*

## Nënshkruhet memorandum bashkëpunimi për shpërndarjen e 900 pakove të hurmave

*Prishtinë, 20 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava dhe konsulli i EBA-ve në Ambasadën e Podgoricës, Ibrahim Al Alevi, sot kanë nënshkruar memorandum bashkëpunimi për shpërndarjen e 900 pakove të hurmave. Ky memorandum vjen në vazhdën e aktiviteteve humanitare me rastin e muajit të bekuar Ramazan. Me këtë rast Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava ka falënderuar Emiratet e Bashkuara Arabe për ndihmën që po e ofrojnë për popullin e Kosovës, dhe ky donacion është në kuadër të shumë projekteve dhe ndihmave që ka ofruar qeveria e EBA-së për vendin tonë.

Edhe konsulli i EBA-vë në Ambasadën e Podgoricës, Ibrahim Al Alevi u shpreh i kënaqur që vendi i tij po mundohet të ndihmojë popullin e Kosovës, dhe se me Bashkësinë Islame të Kosovës ka një bashkëpunim


*Ekrem ef. Simnica gjatë ligjëratës në xhaminë "Golldau"*


*Nënshkrimi i memorandumit për bashkëpunim*

shumë të ngushtë dhe të sinqertë, dhe ky bashkëpunim do të intensifikohet edhe në të ardhmen. *(R.S.)*

### Kryesia e BIK-ut shtroi iftar për imamët e rajonit të Prizrenit

*Prizren, 20 qershor 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në bashkëpunim me Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë mbrëmë kanë shtruar iftar për imamët e rajonit të Prizrenit. Në këtë iftar qe i pranishëm edhe vetë Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, si dhe drejtuesit e Këshillave vendorë. Myftiu Tërnava, duke ua uruar muajin e bekuar Ramazan, tha se është muaj i Kuranit, sakrificës, dëlirësisë shpirtërore, ndihmës, edukatës shpirtërore dhe muaj të cilin e zgjodhi Allahu. "Në këtë muaj kemi pasur edhe kthesën vendimtare të shoqërisë së parë islame në kohën e Muhamedit a.s., kemi Luftën e Bedrit, çlirimin e Mekës, Natën e Kadrit, të cilat edhe më ia rrisin vlerën këtij muaji, e në veçanti shpallja e Kuranit. Vëllezër efendilerë, kur ju shoh këtu dhe kështu, sigurisht që më shkon mendja mua, por edhe juve, se në një farë mënyre Zoti na ka zgjedhur nga të tjerët, e kjo derisa na ka dhënë këtë përgjegjësi që ta bartim këtë barrë kaq të rëndë mbi supet tona, zemrën, shpirtin dhe mendjet tona, këtë barrë që nuk ishin në gjendje ta bartnin as kodrat e as malet. Ndihemi të privilegjuar, por jemi edhe shumë përgjegjës ndaj vetes, familjes dhe shoqërisë mbarë", shtoi myftiu Tërnava. Ai po ashtu tha se para nesh kemi përgjegjësi, dhe këtë përgjegjësi dhe obligim që e kemi marrë duhet ta kuptojmë drejt, dhe të mundohemi që ta përhapim e shpjegojmë te të tjerët, e në veçanti te brezi i ri. Myftiu Tërnava i porositi imamët që të jemi unikë e të punojmë, dhe të kemi një qëllim: të punojmë për fe e atdhe, dhe t'i dalim zot këtij dini dhe përgjegjësisë që kemi ndaj institucioneve të shtetit, ngase Allahu këtu na ka krijuar, dhe këtu duhet të qëndrojmë. Kumtimi i fjalës së Allahut dhe të Dërguarit të Tij ka qenë dhe duhet të jetë primare në misioni tonë, dhe këtë duhet bërë gjithnjë, sepse në të gjejmë kënaqësi e lumturi në të dy botët. *(R.S.)*

### Iftari tradicional në Medresenë Alaudin

*Prishtinë, 21 qershor 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e Natës së Madhe të Bedrit, shtroi iftar tradicional për strukturat drejtuese të Këshillave vendorë dhe institucionet e BIK-ut.

Myftiu Tërnava, pasi i përshëndeti dhe falënderoi përfaqësuesit e Këshillave për punën që bëjnë, foli edhe për përgjegjësitë që kanë në raport me besimtarët dhe institucionin e BIK-ut, dhe njëherazi kërkoi përgjegjësi, vendosmëri dhe përkushtim në kryerjen e të gjitha detyrave në shërbim të besimtarëve dhe vendit. Ai tha se Ramazani na aktivizon më tepër se muajt e tjerë, ngase është muaj i bereqetshëm dhe domethënës për umetin e Muhamedit a.s., udhëheqësit e tij, e edhe për neve që jemi të pranishëm sonte, sepse kemi dhe mbajmë një përgjegjësi të madhe. "Ne jemi përgjegjësit kryesorë për sukseset në xhematët tona, apo dështimet në aktivitetet tona. Ne jemi përgjegjësit që Islamit në këtë nënqiell t'i japim ngjyrën që e meriton, apo të mundohemi me pasivitetin tonë dhe me mospunën tonë, por edhe me shpjegimin jo të drejtë, që këtë fe të pastër, herë me dashje e herë pa dashje, ta njollosim me gjëra që nuk i përkasin. Falë kontributeve tona dhe ligjëratave tona,




*Iftari në Prizren*



*Iftari në Medrese*

tribunave, dhe duke shfrytëzuar çdo mundësi, ua kemi tërhequr vërejtjen besimtarëve se ajo që po tenton dikush ta instalojë në trupin e shëndoshë të Islamit të këto troje së pari është e dëmshme për vetë trupin tonë, dhe më pas edhe për shoqërinë mbarë. Unë ju porosis të gjithëve që edhe më të vazhdoni në këtë, pra të luftoni çdo gjë që është e keqe dhe të punoni për një ardhmëri sa më të mirë të Islamit në këto troje. Punoni për vendin e vatanin, dhe që bashkërisht të korrim rezultatet e suksese të reja", ka thënë myftiu Tërnava.

Tërnava po ashtu porositi që të mos kemi grupe e përçarje, por te ecim dhe veprojmë si një trup, sepse kështu na mëson Kurani dhe Suneti i Muhamedit a.s. *(R.S.)*

### Kryetari i Kuvendit të BIK-ut, Ajni Sinani, është takuar me ministrin për Çështje Fetare dhe Vakëfe të Arabisë Saudite

Nën kujdesin e mbretit Salman bin Abdulaziz Al Saud, me ftesë të Ministrit për Çështje Fetare dhe Vakëfe të Arabisë Saudite, Abdullah Salih, kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Ajni Sinani, i shoqëruar nga anëtari i Kryesisë së BIK, Ilmi ef. Krasniqi, ka zhvilluar një vizitë disaditore në Mekë (23-29 qershor), ku është mbajtur konferencë ndërkombëtare; "Takimi i liderëve myslimanë", dhe ku kanë qenë të pranishëm udhëheqësit e bashkësive islame të 20 shteteve.

Pas kryerjes së umres, kryetari i Kuvendit të BIK, z. Sinani, dhe anëtari i Kryesisë z. Krasniqi, zhvilluan një vizitë me ministrin për Çështje Fetare dhe Vakëfe, Shejh Salih bin Abdulaziz Al Al Shejh, si dhe me kabinetin e kësaj ministrie.

Ministri Salih ka folur për sinqeritetin, unitetin e myslimanëve, unitetin e ulemave dhe rëndësinë e inkurajimit për të bërë vepra të mira. Ai ka theksuar se koha në të cilën jetojmë është përplot me sfida të mëdha, posaçërisht duke e vendosur theksin që ulemaja të punojnë me përgjegjësi për të përhapur davetin. Ai ka theksuar se duhet të bashkëpunojmë në çështjet e përbashkëta, duke iu shmangur interpretimeve ekstreme. Ai vuri në dukje se ka pasur probleme në të kaluarën në këtë fushë, por pret një situatë më të mirë në të ardhmen. Ministri ka theksuar se jemi të gatshëm t'ju ofrojmë ndihmën tonë, dhe nuk duam të ndërhyjmë në çështje fetare të vendeve të tjera, sepse ju i njihni më mirë rrethanat dhe mentalitetin e vendit.

Kryetari Sinani ka folur për punën që bën BIK në aspektin e davetit dhe ngritjes së vetëdijes fetare, sidomos te gjenerata e reja. Globalizmi ka bërë që sfidat e myslimanëve të jenë thuajse të njëjta. Në takim u bisedua mbi mundësinë e bashkëpunimit në fusha dhe çështje të ndryshme mes BIK dhe kësaj Ministrie.

Kryetari dhe anëtari i Kryesisë kanë folur në TV Saudit për gjendjen e Islamit dhe myslimanëve në Kosovë, për historikun, sfidat, vështirësitë dhe problemet me të cilat ballafaqohen ata, si dhe për projektet dhe investimet.

Kryetari Sinani bashkë me përfaqësuesit fetarë të rreth 20 vendeve të ndryshme të botës, mori pjesë edhe në një iftar me mbretin e Arabisë Saudite.

*(A. Sinani dhe I. Krasniqi)*

### Myftiu Tërnava ligjëron në tribunën që u mbajt në Kamenicë

Departamenti i të Rinjve i Këshillit të BI në Kamenicë, më 23 qershor organizoi tribunë kushtuar muajit të madhëruar Ramazan, ku ligjëroi Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava. Në tribunë, përveç një numri të konsiderueshëm të të rinjve dhe xhematit, qenë të pranishëm edhe paria e Këshillit të BI-së në Kamenicë,



*Ajni ef. Sinani dhe Ilmi ef. Krasniqi gjatë vizitës në Mekë*



*Myftiu gjatë ligjëratës në Kamenicë*

pastaj udhëheqësit e Komunës së Kamenicës, si dhe udhëheqësit e Këshillave të BI-së nga Gjilani e Bujanoci.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, gjatë qëndrimit në Kamenicë bëri edhe iftar me imamët dhe disa besimtarë të kësaj ane. *(R.S.)*

### Departamenti i të Rinjve i BIK-ut shtroi iftar për nder të muajit të bekuar Ramazan

*Prishtinë, 23 qershor 2016*

Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, për nder dhe respekt të muajit të bekuar Ramazan shtroi iftar në ambientet e "Villa Gërmia" në Prishtinë, ndërsa të pranishëm ishin përfaqësuesit e degëve të Departamentit të të Rinjve nëpër Këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës, përfaqësuesit e Parlamentit Studentor të Universitetit të Prishtinës, kryetarë, anëtarë të Senatit, profesorë të Medresesë "Alaudin", pjesëtarë të njësive elite të Policisë së Kosovës, përfaqësues të ndryshëm të organizatave joqeveritare, si dhe të ftuar të tjerë.

Të pranishmit në emër të organizatorit i përshëndeti, Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i Departamentit të të Rinjve të BIK-ut, i cili ndër të tjera tha: "Më lejoni që në emër të Departamentit të të Rinjve të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës t'ju përshëndes dhe t'ju shpreh mirëseardhje në këtë iftar, duke e lutur Allahun e Gjithëfuqishëm të na e pranojë agjërimin dhe të gjitha veprat e mira… E lusim Allahun e Lartësuar që, sikurse jemi bashkuar sot këtu pranë sofrës së Tij, të bashkohemi në fjalë dhe vepra të mira, se vetëm kështu do të realizojmë aspiratat tona për një të ardhme sa më të mirë…."

Në emër të Myftiut të Kosovës të pranishmit i përshëndeti Vedat ef. Sahiti, këshilltar i myftiut. Sahiti vlerësoi lart punën dhe angazhimin e Departamentit, si në nivelin qendror ashtu edhe në atë lokal. Ai po ashtu theksoi se Departamenti i të Rinjve është një sektor shumë me rëndësi brenda BIK-ut, dhe përkrahja nga myftiu për këtë dikaster do të jetë e vazhdueshme.

Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti edhe kryetari i Parlamentit të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, z. Musa Berisha. Berisha falënderoi Departamentin e të Rinjve të BIK-ut për bashkëpunimin e mirëfilltë që ka me Parlamentin e Studentëve të UP-së, dhe theksoi se ky bashkëpunim përherë po thellohet, dhe kështu do të vazhdojë edhe në të ardhmen. *(F.G.)*

### Myftiu Tërnava mban hytben në Xhaminë e Madhe në Prishtinë

*Prishtinë, 24 qershor 2016*

Në kuadër të aktiviteteve të muajit Ramazan Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava të premten ka mbajtur hytbe në Xhaminë e Madhe.

Në fjalën e tij myftiu Tërnava theksoi se Ramazani është muaji që e ka veçuar Allahu nga të gjithë muajt e tjerë. "Ka vlera të jashtëzakonshme, sepse në këtë muaj ka zbritur Kurani famëlartë. Muhamedi a.s. thotë se dhjetë ditët e para të Ramazanit janë mëshirë, ato kaluan; dhjetë ditët e mesme janë falje e magfiret, edhe ato shkuan; dhjetë ditët e fundit janë ditë që neve na largojnë nga zjarri i Xhehenemit. Pra, këto dhjetë ditë janë kurora e njëzetë ditëve të tjera të agjërimit të Ramazanit, kurse në krye të kësaj kurore e kësaj begatie është Nata e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj, se në të është zbritur Kurani. Allahu për çdo vit e dërgonte xhibrilin te Muhamedi a.s., dhe pjesët e Kuranit që kishin zbritur më herët Xhibrili i dëgjonte duke i recituar vetë Muhamedi a.s. Ai pra vinte po në Natën e Kadrit. Krahas melekëve të shumtë që zbresin



*Iftari i organizuar nga Departamnenti i të Rinjve*



*Myftiu në hytben e mbajtur në xhaminë "Sulltan Fatih"*

në tokë në Natën e Kadrit, kemi edhe melekun Xhibril, e që e shohin për së afërmi umetin e Muhamedit a.s. duke bërë ibadet, duke adhuruar Allahun, dhe duke u kënaqur me atë ibadet me të cilin kënaqen besimtarët, në shenjë besatimi që ia kanë dhënë besën Allahut xh.sh. Ne duhet ta kërkojmë Natën e Kadrit në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, në netët tek. Edhe pse ulemaja janë të mendimit se Nata e Kadrit mund të jetë në natën e 27-të, ne duhet të shtojmë edhe më shumë ibadetin në këto net, se Muhamedi a.s. tërë kohën e kaluar në ibadet e adhurim."

Myftiu Tërnava në fund kërkoi nga xhemati që edhe më shumë t'i përkushtohemi këtij dini, të marrim edhe më shumë nga kjo kryemrekulli hyjnore (Kurani), që na e dhuroi Zoti në këtë muaj me plot begati. *(R.S.)*

### Kryesia e BIK-ut shtroi iftar për imamët e rajonit të Prishtinës

*Prishtinë, 24 qershor 2016*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, ka shtruar iftar për imamët e rajonit të Prishtinës. Në këtë iftar qe i pranishëm edhe vetë Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, si dhe drejtuesit e Këshillave vendorë.

Në fjalën e tij myftiu Tërnava, duke iu drejtuar të pranishmëve, i përgëzoi për punën madhore që po bëjnë në xhamitë e tyre, si dhe u lut që Allahu të pranojë agjërimin dhe ibadete tona, dhe të na fuqizojë edhe më në besimin tonë, ndërsa në këtë dhjetëditëshin e fundit të shtojmë edhe më shumë ibadetet, bamirësinë, solidaritetin dhe sjelljet e mira me njëri-tjetrin, sidomos edhe me ata që kanë nevojë për ndihmë tonë dhe dorën tonë, pra që të gjendemi pranë tyre.

Myftiu po ashtu kërkoi nga imamët që të jenë edhe më në krye të detyrave, sepse kemi marrë një përgjegjësi të madhe ndaj këtij vendi dhe populli, e nesër para Zotit do të japim llogari për këtë. "Feja jonë e bekuar asnjëherë nuk e ka lejuar përtacinë dhe papunësinë e neglizhencën, për të mos pasur rrëshqitje pa dashje, që ne të irritojmë fenë te të tjerët, dhe që ata ta shikojnë fenë tonë si një fe që thërret në antivlera, gjakderdhje, në vrasje, në krime e tortura, si dhe shumë gjëra që nuk i përkasin fesë sonë", ka shtuar myftiu Tërnava. *(R.S.)*

### Kryeministri Mustafa shtroi iftar për myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij

*Prishtinë, 26 qershor 2016*

Kryeministri Isa Mustafa të dielën ka shtruar iftar për Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava. Duke falënderuar myftiun Tërnava për pjesëmarrje në këtë iftar, ai mes tjerash vlerësoi lart mesazhet dhe vlerat që muaji Ramazan po përçon te besimtarët. "Muaji Ramazan dhe agjërimi te besimtarët dhe njerëzit e vullnetit të mirë përçojnë mesazhet e humanizmit, përkushtimit e solidaritetit, duke fuqizuar vlerat e tolerancës dhe të dashurisë ndërmjet njerëzve, pa dallime", tha kryeministri Mustafa.

Duke shprehur respektin e Qeverisë së Kosovës për komunitetin mysliman dhe komunitetet tjera fetare, kryeministri Isa Mustafa, theksoi rëndësinë e fuqizimit të harmonisë tradicionale ndërfetare të popullit të Kosovës.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, duke falënderuar kryeministrin Mustafa për iftarin e shtruar, uroi që në këtë muaj të bekuar të jenë të pranishme mëshira, harmonia dhe shëndeti. "Muaji i bekuar Ramazan na bën të jemi më afër njëri-tjetrit, të jemi përreth sofrave të Zotit, të jemi në vazhdimësi në ndihmë të atyre që janë në nevojë, të varfërve dhe skamnorëve. Ky është muaj i



*Myftiu në iftarin e organizuar me imamët e rajonit të Prishtinës*



*Myftiu në iftarin e organizuar nga kryeministri Isa Mustafa*

sakrificës, kur çdonjëri prej nesh duhet të japë nga vetja atë që ka nevojë tjetri", tha myftiu Tërnava. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava merr pjesë në iftarin e përbashkët të shtruar nga Komuna Haliliye e Turqisë dhe KBI në Prizren

*Prizren, 25 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorët e tij ka marrë pjesë në iftarin e përbashkët në xhaminë Bajrakli të Prizrenit, iftar ky i shtruar nga KBI në Prizren, në bashkëpunim me Komunën Haliliye nga Turqia. Në këtë iftar mori pjesë kryetari i KBI të Prizrenit, Besim Berisha, ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç, ministri turk i Ushqimit, Bujqësisë dhe Blegtorisë, Faruk Çelik, kryetari i Komunës Halilye, Fevzi Demirkol, ministri i Administratës së Kosovës, Mahir Yağcılar, deputetë dhe qindra qytetarë.

Myftiu Tërnava, fillimisht falënderoi Zotin e pastaj shtetin e Turqisë, për ndihmën e ofruar Kosovës deri më tani, duke shtuar se ky ushqim i përbashkët nuk është diç tjetër, sepse ne kemi ngrënë bashkë përgjatë shekujve të kaluar. "Sigurisht që është e ditur që Turqia për çdo natë shtron tre mijë iftare e syfyre në Kosovë, dhe kjo është në vazhdën e aktiviteteve dhe bashkëpunimit shumë të mirë që kemi ne si Bashkësi Islame, por edhe si dy shtete, popuj e vëllezër mes vete, dhe besoj se kjo traditë do të vazhdojë edhe në të ardhmen dhe do të kemi mundësi bashkëpunimi edhe më shumë", ka thënë Tërnava.

Ministri turk i Ushqimit, Bujqësisë dhe Blegtorisë, Faruk Çelik, tha: "Ndiej kënaqësi të madhe kur atmosfera e njëjtë është edhe këtu. Organizimi i iftareve të tilla është shumë me rëndësi për vëllazërinë dhe unitetin e tërësinë, si për Kosovën ashtu edhe për tërë Ballkanin".

Ndërsa kryetari i Komunës Haliliye, Fevzi Demirkol, u shpreh se ndihet si të ishte në ndonjë qytet të Turqisë, dhe se qëllimi i organizimit të iftareve është krijimi i lidhjeve shoqërore dhe kulturore në mes njerëzve. "Edhe pse ne jemi larg, megjithatë ne veten e konsiderojmë aq afër sikur të ishim në shtëpinë tonë.

Në iftar morën pjesë 700 persona, nga të gjitha shtresat e shoqërisë prizrenase. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava merr pjesë në iftarin e shtruar nga ambasadorja turke Kiliç

*Prishtinë, 27 qershor 2016*

Ambasadorja turke në Kosovë, znj. Kivilcim Kiliç, ka shtruar iftar për Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Me këtë rast ambasadorja turke falënderoi myftiun dhe bashkëpunëtorët e tij që iu përgjigjen ftesës, dhe theksoi se marrëdhëniet mes Turqisë dhe Kosovës janë shumë të mira, prandaj vazhdojmë në realizimin e projekteve me interes të përbashkët mes dy vendeve. Ajo ndër të tjera tha: "Ne gjatë këtij muaji edhe më do të jemi solidarë e të ndihmojmë njëri-tjetrin, dhe t'ia ofrojmë ndihmën kategorive të nevojshme të shoqërisë".

Nga ana e tij myftiu Tërnava në fjalën e tij të rastit falënderoi ambasadoren Kiliç për këtë iftar, dhe shprehu mirënjohjen dhe falënderimin e tij të thellë për Qeverinë dhe Presidentin e Turqisë, që po vazhdojnë ta përkrahin popullin, qeverinë e Kosovës dhe në veçanti Bashkësinë Islame të Kosovës, në të gjitha fushat, dhe se ky bashkëpunim do të shtohet edhe më, në të mirë të dy popujve. Ai tha se Ramazani është një muaj i begatshëm, që na e përkujton sakrificën dhe vuajtjen e hallexhinjve dhe atyre që kanë nevojë për ndihmën dhe përkrahjen tonë. *(R.S.)*



*Iftari i organizuar nga Komuna Haliliye dhe KBI i Prizrenit*



*Iftari i organizuar nga ambasadorja e Turqisë znj. Kiliç*

**Myftiu Tërnava ka shtruar iftar për drejtuesit e medieve dhe gazetarët**

*Prishtinë, 28 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ka shtruar iftar për përfaqësuesit e medieve dhe gazetarët. Në fjalën e tij para mysafirëve ai theksoi se në dhjetëditshin e fundit të muajit Ramazan, me këtë iftar po i falënderon shumë mediet për bashkëpunimin që kanë pasur me Bashkësinë Islame të Kosovës, dhe kjo që nga vitet e nëntëdhjeta, e në veçanti pas luftës së fundit në Kosovë. "Zhvillimi i teknologjisë dhe medies e ka bashkuar botën duke e bërë një fshat të vogël. Ju gazetarë bëni një pune madhore, e cila në vete ngërthen njoftimin drejt të qytetarëve. Misioni ynë si bashkësi fetare, dhe misioni juaj si medie, janë të një rëndësi të veçantë për tërë shoqërinë. Ne, bashkësitë fetare, e kemi për obligim dhe detyrë që ta edukojmë masën, ta fisnikërojmë atë, dhe ta kalitim atë me devotshmëri, sinqeritet dhe me ndjenjën e bamirësisë. Kurse ju keni për mision informimin e masës, kultivimin e fjalës së lirë, promovimin e vlerave dhe demaskimin e të këqijave që ndodhin në shoqërinë njerëzore", ka thënë Tërnava, duke shtuar se shpreh gatishmërinë e tij dhe të BIK-ut që gjithherë të jetë bashkë në të mirë të vendit, popullit dhe njerëzimit. "BIK-u asnjëherë nuk do të lejojë interpretimin jo të drejtë të parimeve të fesë, por do të mundohet që interpretimi të jetë i drejtë. BIK-u do të angazhohet që interpretimet e fesë të jenë larg çdo interpretimi ekstrem dhe larg rrymave e doktrinave të huaja dhe atyre që nuk ia duan të mirën këtij vendi dhe këtij populli. Prandaj, me këtë rast kërkojmë që të bashkëveprojmë për demaskimin e çdo gjëje që është e keqe, por jo duke i bërë keq fesë, respektivisht Islamit si fe", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Në fund ai gjithashtu shtoi edhe një mesazh për të pranishmit: "BIK-un duhet ta konsideroni gjithnjë si tuajin, për çuarjen para të proceseve, dhe assesi në Kosovë dikush ta ruajë shpinën nga Bashkësia Islame e Kosovës. "BIK-u do të vazhdojë misionin për paqe, tolerancë, mirëqenie, mirëkuptim dhe mirëbesim", tha në fund të fjalimit të tij myftiu Tërnava. *(R.S.)*

**Këshilli i BI-së të Gjilanit shtron iftar për 1000 persona**

*Gjilan, 29 qershor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë ka marrë pjesë në iftarin që e ka organizuar KBI e Gjilanit në platenë e teatrit të qytetit.

Në fjalimin e tij myftiu Naim ef. Tërnava përshëndeti të gjithë besimtarët e besimit islam, si dhe donatorët që e kanë mundësuar këtë iftar të madh, duke shpresuar se qytetarët gjilanas do ta vazhdojnë traditën e organizimit të mirëfilltë në muajin e bekuar Ramazan. Myftiu Tërnava gjithashtu dënoi ashpër sulmet e fundit në shtetin e Turqisë, me ç'rast mbetën të vdekur shumë persona, si dhe shprehu ngushëllim për familjarët e viktimave dhe uroi shërimin e të plagosurve. Ai po ashtu shprehu edhe përkrahjen dhe mbështetjen për popullin dhe shtetin turk, si dhe uroi që paqja të mbizotërojë në gjithë botën.

Në në emër të Komunës së Gjilanit foli nënkryetari i saj, Rexhep Kadriu, që gjithashtu përshëndeti besimtarët, duke e lutur Zotin që në familjen tona të mbretërojë begatia dhe lumturia.

Gjithashtu edhe kryetari i KBI të Gjilanit, Naim ef. Aliu, përshëndeti të pranishmit, si dhe falënderoi gjithë ata që kanë ndihmuar në shtrimin e këtij iftari. *(R.S.)*



*Myftiu Tërnava në iftarin e organizuar me përfaqësues të medieve*



*Iftari në Gjilan*

**Presidenti Thaçi shtroi iftar për myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij**

*Prishtinë, 30 qershor 2016*

Presidenti i Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi, shtroi iftar për myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Në fjalimet e tyre presidenti Thaçi dhe myftiu Naim ef. Tërnava dënuan sulmin e fundit në aeroportin e Stambollit, si dhe bënë thirrje për të luftuar terrorin dhe ekstremizmin. Në fjalimin e tij presidenti Thaçi theksoi se agjërimi vë në pah virtytet më të larta morale të njeriut, duke forcuar disiplinën personale si dhe rezistencën ndaj lakmisë dhe tundimit. Ai gjithashtu shprehu dhembje për myslimanët që jetojnë në gjendje të rëndë, në zona të prekura nga lufta, si në Siri e Irak. Ai po ashtu në këtë vazhdë tha se në këto ditë lutjet shkojnë për familjarët dhe viktimat e terrorit. Thaçi shprehu mbështetjen morale për popullin mik turk, pra për tragjedinë me të cilën është ballafaquar.

"Ngjarjet dramatike në aeroportin e Stambollit tregojnë edhe një herë që terrorizmi nuk njeh përkatësi fetare apo etnike, se myslimanët janë viktimat më të shumta nga ky fenomen jonjerëzor. Ne të gjithë, si kurrë më parë, duhet të angazhohemi që ta luftojmë pa kompromis ekstremizmin e dhunshëm. Unë vlerësoj lart rolin që luani në shoqërinë e besimit fetar, dhe ju përgëzoj si udhëheqës shpirtërorë të Bashkësisë Islame për punën e palodhur që bëni me besimtarët", tha presidenti Thaçi, duke vlerësuar dhe çmuar punën e BIK-ut dhe të imamëve, e posaçërisht shprehu mirënjohje për përpjekjet e tyre edukative, që synojnë që qytetari të përqafojë vlerat themelore të shoqërisë sonë.

Ndërkaq, myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, falënderoi presidentin Thaçi për këtë iftar të shtruar, duke vënë në dukje se muaji Ramazan begaton njerëzit me ndjenjën e fisnikërisë dhe të bujarisë, me shtrirjen e dorës ndaj atyre që kanë nevojë. "Falënderoj gjithë ata që nëpërmjet Bashkësisë Islame ndihmuan mbi 15 mijë familje nevojtare gjatë këtij muaji Ramazan", tha myftiu Tërnava, duke përmendur edhe ngjarjen tragjike që ndodhi në aeroportin "Ataturk" të Stambollit , për çka u shpreh se BIK-u solidarizohet me familjarët e njerëzve të pafajshëm që pësuan nga kriminelët terroristë.

"Krimi, terrori, ekstremizmi nuk njeh as komb, as ngjyrë, as racë dhe as fe. Andaj, të gjithë ne duhet të bashkëpunojmë edhe më shumë që një e keqe e tillë, asnjëherë mos dhëntë Zoti, të mos ndodh më askund në botë, e në veçanti edhe në shtetin tonë. Sigurisht që BIK-u në këtë drejtim ka dhënë dhe do të japë një kontribut jashtëzakonisht të madh", u shpreh myftiu Tërnava, duke shtuar se nesër në të gjitha xhamitë e Kosovës do të ketë lutje për viktimat, dhe do të dërgohet një mesazh i përbashkët për popullin turk. *(R.S.)*

**Myftiu në ambasadën turke**

*Prishtinë, 1 korrik 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, sot vizitoi Ambasadën turke në Prishtinë, ku u prit nga ambasadorja, znj. Kivilcim Kiliç, të cilës myftiu Tërnava i shprehu ngushëllimet e BIK-ut dhe besimtarëve të Kosovës për sulmin terrorist në aeroportin e Stambollit. Gjithashtu myftiu Tërnava shënoi edhe në librin e zisë, të hapur nga Ambasada turke në Prishtinë. *(R.S.)*



*Iftari i organizuar nga Presidenti i Kosovës*




*Myftiu në vizitë ngushëllimi në ambasadën e Turqisë në Prishtinë*

### KBI e Kamenicës shtron iftar

*Kamenicë, 2 korrik 2016*

Këshilli i Bashkësisë Islame në Kamenicë ka organizuar iftar, ku morën pjesë strukturat e Komunës së Kamenicës, me në krye me Begzad Sinanin, pastaj përfaqësues të policisë së Kosovës, shoqëria civile, imamë dhe shumë xhematlinj të tjerë. Në emër të Kryesisë së BIK-ut mori pjesë Prof. Dr. Fahrush Rexhepi, i cili në emër të myftiut Tërnava edhe i përshëndeti të pranishmit dhe mbajti një fjalë rasti. "Organizime të tilla të iftareve vetëm sa e shtojnë edhe më bereqetin dhe dashurinë mes nesh, në këtë muaj të rahmetit e bereqetit, dhe na e kujtojnë se Islami është fe që i bashkon dhe lidh njerëzit, dhe se mësimet e veta janë të ndërtuara mbi paqe, dashuri, vëllazëri, harmoni e tolerancë", ka thënë dekani Rexhepi.

Ky organizim i mbrëmshëm shpërfaq një simbolikë të mirë të grumbullimit të mbi 650 agjëruesve të të gjitha shtresave të Kamenicës. *(R.S.)*



*Iftari në Kamenicë*

### Iftar tradicional në xhaminë e Bernës

Më 2 korrik në xhaminë e Bernës u shtruar një iftar ndërfetar, në të cilën morën pjesë ambasadorja e Shteteve të Bashkuara të Amerikës, znj. Suzan G. LeVine, ambasadori i Kosovës, z. Mustafë Xhemaili, përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Ekrem ef. Simnica, kryetari i Rrjetit të Bizneseve Shqiptare, z. Naser Mustafa, si dhe përfaqësues dhe imamë të tjerë nga mbarë Zvicra. Më shumë se 300 mysafirë ishin të pranishëm në iftar, dhe kishte një atmosferë vëllazërore dhe ndërfetare. Përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Ekrem ef. Simnica, në fjalimin e tij uroi mërgatën për agjërimin dhe festën e Bajramit të Fitrit,



*Iftari në Bernë*

dhe njëherazi i siguroi bashkatdhetarët tanë në mërgatë se BIK-u gjithnjë do të angazhohet që gjithherë të jetë me ta, dhe asnjëherë nuk do të hezitojë në realizimin e projekteve të përbashkëta dhe përkrahjen e nevojshme. *(Ekrem Simnica)*

### Dua hatmeje në fshatin Siçevë

Më 3 korrik 2016, pas namazit të teravive, në xhaminë e fshatit Siçevë të Prishtinës, në prani të xhematit dhe me rastin e duasë së hatmes u prezantua program i përgatitur nga imami Sead Llumnica. I pranishëm në këtë ngjarje ishte kryeimami KBI-së të Prishtinës, Burhan ef. Hashani, i cili edhe mbajti një fjalë rasti për vlerën e Kuranit. Kurse pas programit secilit nxënës iu dhurua certifikatë nga kryeimami i KBI-së. Duanë e hatmes e bëri njëri nga nxënësit, respektivisht Gramos Pllana.

Nxënësit që bënë hatme janë: Ismet Musliu, Gramos Pllana, Fatbardh Berisha, Feti Berisha. Genis Berisha, Ramiz Berisha, Endrit Musliu, Emin Musliu, Murat Berisha, Anesa Berisha dhe Endrita Berisha. (Sead Llumnica)



*Me rastin e duasë së hatmes ne Siçevë*

# Në Kosovë u prit dhe u kremtua festa e Fitër Bajramit

*Prishtinë, 5 korrik 2016*

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit Ramazan, më 4 korrik 2016, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare u kremtu përfundimi i muajit të agjërimit – Ramazanit sherif, duke falur namazin e Fitër Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër Bajramit për Kosovë u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" në Prishtinë, ndërsa nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Vedat ef. Sahiti. Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside e këndim Kurani, ndërsa ligjëratën tematike kushtuar festës së Fitër Bajramit e mbajti Sulejman ef. Fejzullahu, i cili përveç tjerash tha se dita e Fitër Bajramit është ditë e festimit, gëzimit dhe paqes, mirëkuptimit, tolerancës dhe solidaritetit me njeri-tjetrin. Ai më tutje vuri në dukje se sot besimtari ka fituar hyrjen në Xhenet, nga një derë e cila është speciale-Rejanit, për të cilën Muhamedi a.s. ka thënë se nëpër atë derë do të hyjnë të gjithë agjëruesit. Po ashtu sot besimtari duhet të gëzohet se është i falur nga mëkatet. "Ramazani na pajisi e pasuroi me disa cilësi që duhet t'i ketë çdo besimtar, si: durimi, solidariteti, humaniteti dhe të gjitha cilësitë e mira. Kjo nisi që në momentin kur ne u solidarizuam dhe dhamë sadekatul fitrin, që është pastrim i agjërimit dhe njëkohësisht edhe ushqim për ata që kanë nevojë", tha Sulejman ef. Fejzullahu. Ai më tutje ka veçuar se festa e Bajramit është një rast i mirë, e që patjetër duhet shfrytëzohet, sidomos për përmirësimin e marrëdhënieve familjare dhe shoqërore; t'i zgjatet dora dhe të falet edhe ai që na ka dëmtuar. "Është pyetur Muhamedi a.s. se cilët njerëz janë më të mirët? Ka thënë: "Çdo zemër e devotshme që nuk ka gjynahe, xhelozi, mashtrime dhe asnjë të keqe."

Namazit të Fitër Bajramit i priu Sabri ef. Bajgora-kryeimam i Republikës së Kosovës, ndërsa hytben e Bajramit e mbajti Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili edhe iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

"Sot, në këtë ditë gëzimi e hareje bota mbarë me të drejtë po e feston ditën e Fitër Bajramit. Festë e cila vërehet në fytyrat e të gjithë atyre që me bindje,



vullnet, devotshmëri e sakrificë një muaj të plotë ishin edhe më shumë se muajt e tjerë në adhurim ndaj Krijuesit të këtij universi. Përmes agjërimit dhe adhurimeve të shumta, përmes iftareve të shtruara nga njerëz të vullnetit të mirë, namazeve e adhurimeve tjera,



besimtarët shprehën devotshmërinë dhe gatishmërinë për të treguar edhe njëherë se i qëndrojmë besnik fjalës së Allahut xh.sh., e me këtë i shtuan edhe më shumë vlerën, bukurinë dhe hijeshinë këtij muaji të bekuar Ramazan- muajit të Kuranit.

Sikur të gjithë ishim nisur në një rrugë, në një qëllim, në një pistë të njëjtë, se kush më shumë po përfiton nga të mirat e këtij muaji, se kush më shumë do të marrë nga begatit e të Madhit Zot, të cilat i ka premtuar se gjenden në muajin e shenjët e të bekuar Ramazan. Prandaj, të shtyrë nga kjo ndjenjë, e të motivuar nga fuqia e besimit, bashkërisht u gjendëm nëpër xhami, ligjërata, tribuna, programe televizive me përmbajtje fetare, me skamnorët e jetimët, njerëzit në nevojë, që sadopak të begatojmë sofrat e tyre për iftar e syfyr, dhe të forcojmë ndjenjën e besimit dhe përkushtimit ndaj Zotit Krijues. Në këtë drejtim, thirrjes sonë në fillim të këtij muaji, pra që të ndihmohen të varfrit, skamnorët dhe njerëzit në nevojë, në mënyrën më të mirë iu përgjigjën edhe disa nga bizneset e Kosovës, për çka unë në këtë ditë të Bajramit i falënderoi, sepse me ndihmën e tyre vetëm përmes Bashkësisë Islame u ndihmuan mbi 15 mijë familje. Vepra e tyre tregon se ky popull e këta besimtarë kanë zemër të madhe, kanë dëshirë e vullnet për të ndihmuar, dhe se nuk kursejnë asgjë nëse ata e fitojnë besimin aty ku e japin pasurinë e tyre", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava, duke folur për sigurinë, paqen e tolerancën, si dhe marrjen e masave kundër ekstremizmit, gjithashtu u shpreh: "Përkundër këtyre porosive, po e shohim se në botë nëpër shumë shtete është zbehur siguria, ka humbur ndjenja e vëllazërisë dhe respektit mes njerëzve; se shumë të pafajshëm, fëmijë e të shtyrë në moshë, vriten e dhunohen pa kurrfarë mëshire; nëpër vatra të luftës nuk respektohet kodi i të qenit njeri; shumë njerëz nëpër vende të ndryshme të botës janë viktima të njerëzve pa ndjenja njerëzore, njerëzve kriminelë, që përmes akteve të tyre terroriste po vrasin të pafajshëm nëpër qendra tregtare, nëpër sheshe, restorante aeroporte, e ku jo! Edhe një herë, sot në këtë ditë gëzimi e hareje, ju ftoj të gjithëve që të jepni kontribut për paqe, tolerancë, harmoni dhe mirëbesim. Ngase ky është edhe mesazhi i Fitër Bajramit. Rasti i fundit në Stamboll është rasti më i freskët për të parë se çfarë mund të bëjë krimineli, rast ky ku pësuan shumë njerëz të pafajshëm. Këto tmerre që po i përjetojmë janë akte barbare larg çdo dashurie, respekti e tolerance, për të cilat ka urdhëruar Allahu në Kuran. Islami është i pastër nga këto akte kriminale e barbare, dhe lufton çdo gjë që shkon në dëm të njerëzimit. Islami është kundër vrasjeve, dhe kundër çdo terrori të çfarëdo natyre qoftë.

Kjo që po ndodh nëpër botë, kinse në emër të fesë islame, assesi nuk ka të bëjë asgjë me Islamin. Islami nuk urdhëron në dhunë, por në paqe e harmoni, në solidaritet e jetë të përbashkët, ngase kështu na mëson Kurani, dhe kështu na mëson Muhamedi a.s. Trojet tona etnike shqiptare duhet t'i ruajmë si sytë e ballit, Kosovën tonë, për të cilën u sakrifikuan breza të tërë, për të cilën u derdh gjak i shumtë dhe ranë shumë dëshmorë që ne sot të jemi të lirë", theksoi myftiu Tërnava.

Edhe duanë e namazit të Fitër Bajramit e bëri myftiu Tërnava, pas së cilës uroi të gjithë besimtarët. *(R.S.)*

**Me rastin e festës së Fitër Bajramit Myftiun e Kosovës e vizituan udhëheqësit më të lartë të institucioneve dhe partive politike**

Krahas urimeve të shumta që ka pranuar myftiu Tërnava nga personalitetet më të larta të vendit, në shenjë respekti dhe me rastin e kësaj feste, si tradicionalisht, myftiu Tërnava organizoi pritje përurimi, me ç'rast për ta uruar erdhën edhe personalitetet më të larta të jetës institucionale e politike të vendit:

**Nga institucionet:**

Presidenti i Republikës së Kosovës, z. Hashim Thaçi, kryeparlamentar i Kuvendit të Kosovës, Kadri Veseli, Ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, Ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç, Oda e Avokatëve të Kosovës, Kuvendi i të Rinjve të Kosovës.

Nga partitë politike: Ismet Beqiri nga LDK, kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj, Famir Limaj, kryetar i Nisma për Kosovën, Kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje, Visar Ymeri, Ferid Agani, kryetar i PD-së, kryetari i AKR-së, Bexhet Pacolli, Gëzim Kelmendi nga partia "Fjala", kryetari i Lëvizjes për Bashkim, Valon Murati.

Përfaqësues nga familja Pacolli, në krye me Afrim Pacollin, si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Republikës së Kosovës. *(R.S.)*






### Një rrugë e Nju Yorkut emërohet "Muhammed Ali"

Vajza e bokserit legjendar, Lejla Ali tregon se qyteti i Nju York-ut e ka emëruar rrugën Vest 33rd Street, me emrin e babait të saj, Muhamed Ali, në prag të vdekjes së tij. Qyteti i Nju York-ut po e nderon Muhammed Ali-në, dhe ka emëruar një rrugë të Nju York-ut me emërin e tij. "Një nder i tillë është një nder për "Më të madhin e të gjitha kohërave", shkruan ajo. "Unë jam duke dërguar dashuri dhe ndjenja pozitive për të gjithë ju që keni humbur ndonjëherë dikë që e doni! Faleminderit për të gjithë ju, për fjalët e mira dhe ngushëllimet."

Në fotografi, një punëtor ndërtimi vendosi shenjën e rrugës - Muhammad Ali, ku një foto e madhe e Aliut varet në sfond në Madison Square Garden.

Bota mbajti zi, kur u dha lajmi se Muhammed Aliu




kishte vdekur në një spital në zonën e Phoenix-it, pas disa ditëve që ishte duke u trajtuar për komplikacione të frymëmarrjes. Pas një beteje 32-vjeçare me sëmundjen e parkinsonit, Muhammad Ali ka ndërruar jetë në moshën 74 vjeçare.

Familja e Muhammed Ali-së dëshiron të falënderojë të gjithë për mendimet dhe lutjet e tyre në këtë kohë. Vetëm disa orë para vdekjes së tij vajza Lejla, 38-të vjeçare, shpërndau në mediet sociale një foto të dashur të babait dhe vajzës së saj. Unë e dua këtë foto të babait tim dhe vajzës sime, Sydney, kur ajo ishte bebe", kishte shkurar Lejla.

### Policia skoceze do të pranojë shaminë në uniformën e saj në Planin e Diversitetit

Policia e Skocisë do të paraqes shaminë në uniformë të saj, si një përpjekje për të tërhequr më shumë femra myslimane në një forcë që ka dështuar në reflektimin e diversitetit të popullsisë në vend. Aktualisht vetëm 1%




e policëve të Skocisë vijnë nga mesi i zezakëve ose i pakicës, krahasuar me 4% të popullsisë së përgjithshme. Komunitetet etnike minoritare kanë përqindjet më të larta në qytetet e Skocisë, të tilla si Glasgov (12%), Edinburg dhe Aberden 8%.

Shamia u paraqit nga Autoriteti i Policisë Skotlandeze, në një takim publik në Glasgov, si pjesë e Strategjisë së tyre të Diversitetit të Forcës, me qëllim të inkurajimit të njerëzve që janë pakëz të përfaqësuar, për t'i marrë në konsideratë për të filluar karierën në polici. Ky prototip tani do të paraqitet te Grupit Punues i Uniformave Standarde për shqyrtimin e tyre, thuhet në dokumentin e policisë. Peter Blair, kreu i menaxhimit të burimeve në Policinë e Skocisë, tha se masa ka për qëllim të trajtojë barrierat e panevojshme që ndikojnë në rekrutim, dhe shpreson të replikojë praktikën e mirë, siç shihet në mesin e organeve të tjera të policisë në mbarë botën, raporton skocezi.

### Myslimanët në Kanada shtrojnë iftar për vendasit

Udhëheqësit myslimanë në provincën Manitoba, në qendër të Kanadasë, kanë ftuar banorët vendas për të ndarë atmosferën e Ramazanit bashkë me komunitetin.

"Ramazani është një kohë që ne të përpiqemi të sjellim përpara vlerat e bamirësisë duke iu dhuruar të tjerëve", tha Idriz Elbakri-kryetar i Shoqatës Islamike Manitoba. Vitin e kaluar kemi bërë një iftar me Misionin Siloam, dhe këtë vit kemi parë se është koha që ne të ndërtojmë ura të mira me komunitetin autokton. Iftari ishte i hapur për publikun. Iftari u mbajt në Xhaminë e Madhe të Vinnipeg, e cila është xhamia më e madhe e qytetit, në rrugën Vaverley Street. Sipas Elbakriut, Shoqata Islame iftarin e së dielës e ka pranuar si diçka me vlerë për vendasit autoktonë. "Është shumë mirë që shumë prej nesh janë duke shijuar privilegjet e jetesës në Kanada, kështu që edhe ne kemi filluar të bëjmë një pagesë të një borxhi që e kemi vonuar", tha Elbakri, i cili bëri një prezantim të shkurtër mbi procesin e agjërimit dhe udhëtimit shpirtëror gjatë Ramazanit.

Ngjarja u vlerësua nga përfaqësuesit e popullit vendas, sidomos për ofrimin e një frymë të dhënies mes dy komuniteteve. "Unë e vlerësoj çdo mundësi kur komunitetet afrohen së bashku, për të krijuar ato mundësi për të mësuar për njëri-tjetrin, të ulen me njëri-tjetrin, të tubohen me njëri-tjetrin dhe me të vërtetë në ato momente ju jeni duke krijuar një familje", tha Nahanni Fontaine, i MLA për Shën Gjonin, dhe ish-këshilltarin special të Kabinetit për Çështjet e Grave Vendase. Ky është një nder me vlerë, dhe unë jam shumë e kënaqur në lidhje me faktin se Shoqata Islamike na është afruar. Jo të gjithë i përjetojnë këto momente të bukura. Kjo është një mundësi e bukur për t'u afruar komunitetet tona, por më e rëndësishmja për të krijuar lidhjet familjare në komunitetet tona. Nga ana tjetër, Tasnem Vali,



menaxhere e Zyrës për Shoqatën Islame Manitoba, shpjegoi mesazhin e muajit Ramazan për fukarenjtë. "Muaji Ramazan është një muaj shpirtëror për ne. Nuk është vetëm agjërimi, kur është i ndaluar ushqimi dhe pija, por kjo është për të përmirësuar vetveten", tha Tasnim Vali. Ajo tha se Shoqata Islamike Manitoba tre vjet më parë ka marrë pjesë në fushatën Jep-Dhuro 30, një fushatë kombëtare për luftimin e urisë për çdo vit, që nga viti 2012. Ajo vazhdon këtë vit, dhe është duke u udhëhequr nga 11 banka ushqimore, në të gjithë Kanadanë, duke përfshirë edhe Vinnipeg Harvest.

### Koreja e Jugut ka 200.000 myslimanë, duke përfshirë 2000 vendas

Rreth 2.000 shtetas të Koresë së Jugut janë myslimanë dhe, duke marrë parasysh pasuesit e Islamit të cilët kanë ardhur në këtë vend të Azisë Lindore nga vende të tjera, del se aktualisht në Korenë e Jugut jetojnë rreth 200.000 myslimanë. Kjo është sipas Kim Kwang, sekretar i Përgjithshëm i Konferencës Koreane të Feve për Paqen, adresuar në raundin e 5-të të dialogut në mes Organizatës për Kulturën Islame dhe Marrëdhënie (ICRO), Qendra për Dialogun Ndërfetar (CID) dhe



Konferenca Koreane e Feve për Paqe (KCRP). "Ne në Konferencën Koreane të Feve për Paqe (KCRP) bëjmë përpjekje për të rritur njohuritë tona në lidhje me myslimanët, në mënyrë që të parandalohet keqkuptimi në lidhje me pasuesit e fesë islame në shoqëri", tha ai.

"Konferenca Koreane e Feve për Paqe (KCRP), e cila merr parasysh fetë e ndryshme të pranishme në Kore, duke përfshirë Budizmin, Islamin, Krishterimin dhe Konfucianizmin promovon mesazhin e paqes", theksoi ai. Ai shtoi se Konferenca Koreane e Feve për Paqe (KCRP), planifikon të mbajë një seminar mbi Islamin, që synon promovimin e mirëkuptimit për Islamin dhe myslimanët. Sipas Kim Kwang-jun, misioni kryesor i Konferencës Koreane të Feve për Paqen është luftimi i ekstremizmin fetar. Konferenca Koreane përpiqet të identifikojë dhe parandalojë çështjet që çojnë në ekstremizëm.

### Organizata islame nga Malajzia filloi radion e parë kuranore

Këshilli i Organizatës Malajziane Islamike të dielën filloi stacionin e parë të Radio Kuranit, e njohur si "Radio Nur ul Kuran Nusantara". Ky veprim është një përpjekje për të ofruar dashuri për Kuranin, sidomos në mesin e të rinjve. Kryetari i Këshilli i Organizatës Malajziane Islamike, Muhd Azmi Abd Hamid, tha nëpërmjet Radios "Drita e Kuranit", "Drita e Jetës", se secili nga programet e radios do të prek në konceptin e zbatimit të Kuranit në jetën e përditshme, njoftoi astroawani.com. Përmbajtja e radios është 24-orë, dhe është dedikuar vetëm për ata që kanë njohuri për Kuranin, duke përfshirë njohuritë se si mësohet Kurani përmendësh, si dhe si duhet të jetë leximi i Kuranit sipas rregullave. "Radio nuk do të transmetojë reklama jokuranore e komerciale", u tha ai gazetarëve të dielën, pas fillimit të transmetimit, të cilën e përuruan Myftiu i shtetit Perak, Myfti Tan Sri, Dr. Harussani Zakaria, në sallën e leksionit të xhamisë "Sultan Azlan Shah", në Ipoh, kryeqytetin e shtetit Perak, në Malajzi. *(R. Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | PËRFUNDIMI | KRYEQYTETI I JORDANISË | 1/1000 E METRIT | PËRDEMËR DËFTOR | KOHË, EPOKË | AUTOMATIC TELEPHONE EXCHANGE | VLERËSIM ME NOTA | IRIDI | | SHKRONJA IV | LLOJ SHAMIE | GRIMËCOVA | STUDIUES I NJË SHKENCE EKZAKTE | STARTET, FILLIMET, NISJET |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I NATËS SË KADRIT | | | | | | | | | VLERA / PASURI E PATUNSHME | | | | | |
| LLOJ AKTORI | | | | | | | | | | TË LUTEM! / INTERN. TRAINING INSTITUTE | | | | |
| KALESAT | | | | | | | | VËLLAI I ADEMIT E HAMZËS / NATRIUMI | | | | | | |
| MJET TRANSPORTI | | | | | | MËRI (SH.PASHQ.) / GRUP GJAKU | | | | | | EUROPEAN COUNCIL | | |
| PERSONAL INFORMATION MANAGER | | | | PESHPËRIS / MIRATIMI I NJË MARRË-VESHJEJE | | | | | | | | 1001 ROMAK / DISIPLINA MË E GJATË E VRAPIMIT | | |
| ITALIA | | ERBIUMI / SHKRONJË ARABE | | | | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | |
| SHIFRA 8 | | | | | | | | | | | AFTER THE EVENT / I REGJUR | | | |
| JO LART | | | | | | | | | | LLOJ MINERALI | | | | |
| PAQE | | | | | | | | | | KEY-AUTO-KEY | | | | ZYRAT |
| NËSE (ANG.) | | | FRANCA / SHPUZORE | | | | | | | SULM | | | | |
| LEGJENDA | | | | | | | | | | PËREMËR PRONOR | | | | |
| 1 ROMAK | | ADRIAN KRASNIQI / PASURITË E MAFTUESHME | | | | | | | | NË (ANG.) | | | GRUP GJAKU / QYTET VNI | |
| | SHKOI / DUNJAJA | | | | | | | | | USHQIM LOPËSH | | | | |
| NJERIU I PARË | | | | | QENDRA | ELECTRONIC DATA EXCHANGE | FRIKA | | KRYEQYTETI I PERUSË | UNIVERSITETI / BESIM | | ACCOUNT NUMBER / LARGOHEM | | |
| SKALITJET | | | | | | | | JO EPIKE / KALIUMI | | | | | | |
| EARTH RATE UNIT | | | | ARSIMIM / ASTATI | | | | | | | BADHAVA / NË Ç'SASI? | | | |
| DISA NGA SURETË E KUR'ANIT (sipas vendit) | | | | | | | | E SHUMTË / GJERMANIA | | | | | | |
| NUMËR RENDOR | | | | | | QYTET TURK | | | | | | AIR TRAFFIC | | |



**Këshilli i Bashkësisë Islame në Istog**

*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në këto xhami:

**1. Xhaminë e fshatit Staradran, dhe;**

**2. Xhaminë e fshatit Vrellë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Istogut.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".




Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
ORGANIZON SHKUARJEN NË HAXH
HAXHI 2016
Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër Këshillat vendorë.
Aranzhmani për këtë vit është:
Udhëtimi me aeroplan:
3400 €
(Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit)
Informata të tjera lidhur me Haxhin 2016 mund të merrni çdo ditë,
në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në telefonat:
038 224 001, 038 224 022, 038 224 024,
ose në Zyrat rajonale të Këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës